# DITURIA ISLAME

NUMER 236 | VITI 25 | MARS 2010 | REBIUL-AHIR 1431 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€

## MYFTIU TËRNAVA U PRIT NGA MINISTRI I JASHTËM TURK AHMET DAVUTOGLU



Muhamed Sytari

## KUSH PO NXIT URREJTJE?

Mr. Qemajl Morina

## MBYLLJA E XHAMISË
së Marinës imazh i keq për Kosovën

Muhidin Ahmeti

## ZOTIMI PËR DASHURI DHE UNITET VËLLAZËROR



www.dituriaislame.net




**EZ ZAHIR**

**“Ai është i pari që s’ka fillim dhe i fundit që s’ka mbarim,
i DUKSHMI (ZAHIR) dhe i padukshmi, dhe Ai është më i dijshmi për çdo gjë.”**
**EL HADID, 3**

**DHE TË ALLAHUT JANË TË GJITHË EMRAT MË TË BUKUR, KËSHTU QË LUTENI ATË ME TA... AL-A’RAF, 180**

PJESA FETARE

SABRI BAJGORA
Komentimi i kaptinës "Et-Tekvir" (3) f5

DR. SULEJMAN OSMANI
Dënimi në varr (3) f8

DR. FAHRUSH REXHEPI
Umer Ibn Hatabi r.a. f10

RRUSTEM SPAHIU
Xhamia 14

NEXHAT IBRAHIMI
Përmasat e ibadetit në Islam f16

ORHAN BISLIMAJ
"Et-Taklidu" - të besuarit me imitim f18

SEDAT ISLAMI
Cilësitë e robërve të Allahut f20

MUHIDIN AHMETI
Zotimi për dashuri dhe unitet vëllazëror f22

PJESA SHKENCORE

PRIM.DR.MED.SC. ALI F. ILJAZI
Ruajtja e shëndetit sipas Islamit f25

DR. AYHAN TEKINES
Materiet që krijojnë lidhje përdorimi dhe drogat f28





MR. QEMAJL MORINA
Mbyllja e Xhamisë f54
SË MARINËS IMAZH I KEQ PËR KOSOVËN





MUHAMED SYTARI
Frymëra kryqtare f55


FRYMËRA MESJETARE QË NXISIN URREJTJE KOMBËTARE, FETARE, NJERËZORE!

E kam dëgjuar disa herë atë fjalim të çuditshëm! E kam dëgjuar me habi, por edhe pa habi! Me habi, duke marrë parasysh kurajën e përzier me servilizëm të një prifti shqipfolës, që duke përzier kurajën për të hedhur vrer mbi myslimanët, përzier me servilizmin ndaj vendit që i ha bukën, nxit urrejtje kombëtare, fetare e humane! E kam dëgjuar atë fjalim të frikshëm (por aspak frikësues, sepse kjo është natyra e këtij soji) të priftit shqipfolës që krahason të vrarët e kasaphanës njerëzore të Srebrenicës me diçka që për etikë të shkrimit, misionit e vetë tragjedisë makabre në fjalë, nuk mund ta riprodhoj siç me krenari e deklaronte ai, prifti mesjetar i kohëve tona!


DEKLARATË
e Kryesisë së BI-së të Republikës së Kosovës ndaj fjalimit të don Anton Kçirës në Detroit (ShBA) f53

DR. JUSUF EL-KARDAVI
Sëmundja e Sidës f31

MR. SAMIR B. AHMETI
BENINI f34

MR. RAMADAN ASLLANI
Veteranë të arsimit fetarë f36

ARBËR BERISHA
Miti, Komunizmi, Historia...! f38

PJESA KULTURORE

DRITON ARIFI
Veçoritë esenciale të Islamit mesatar f39

MR. HAMDI THAÇI
Rrena, paraja dhe kallashi f42

LAVDIM BEHRAMI
Një vështrim kritik librit të Emin Behramit (2) f44

ALI VEZAJ
U këndua edhe shqip F46

PJESA FAMILJARE

ARSIM DAUTI
Ndërtimi i një shoqërie ideale nën hijen e sures El-Huxhurat f47

MR. SABRI JONUZI
Barazia ndërgjinore f50

DR. ZAKIR NAIK
Islami dhe myslimanët f52



DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë / Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Bahri Simnica, Driton Arifi, Dr. Fahrush Rexhepi, Mr. Flamur Sofiu, Nexhat Ibrahimi, Mr. Qemajl Morina, Sabri Bajgora, Dr. Sulejman Osmani / Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi/ Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com / **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Koha, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!







# ANALFABETË ME DIPLOMA!?

*Titulli i këtij editoriali në pamje të parë duket të jetë paksa provokues për opinionin dhe në veçanti për autoritetet dhe politikëbërësit e arsimit në Kosovë, por ky lidhet shumë ngushtë me një realitet shumë shqetësues në sferën e arsimit. Para disa ditësh më rastisi të shihja në një nga televizionet tona një kronikë të përgatitur nga një qytet i Kosovës (Gjilani), që vërtet për mua ishte rrëqethëse, sa edhe shokuese. Me fjalë të tjera, disa nxënës të klasave të teta e të nënta nuk paskan problem me mosfurnizimin me tekste shkollore, as me inventar, dhe as me ngrohje qendrore etj etj.. Janë këto gjëra kaq të zakonshme për një shoqëri siç është kjo jona, por ata, për fat të keq, nuk dinin të lexonin e lëre më të flasim për shkrimin e tyre, që vërtet i ngjasonte si një shkrimi pule! Mendoja me vetveten, a jam në ëndërr apo zhgjëndërr. Si ka mundësi që të jetë realitet një gjë e tillë, kur hidhen pankarta e mbahen simpoziume e tubime akademike për realizimin e platformave, po dhe të reformave arsimore, kurse harrohet baza, themeli, aty ku merret mësimi, leximi, që është baza dhe investimi më i mirë dhe i domosdoshëm. Lutesha që nxënës të tillë të mos ketë në shkolla të tjera anekënd Kosovës, por tanimë dyshimet janë ngritur dhe kjo çështje kërkon qasje e studim dhe zgjidhje, sa më shpejt që të jetë e mundshme. Shtrohen pyetjet: Si kanë mundur nxënës të tillë të arrijnë deri në këto klasa, kush i ka mësuar ata? Kush po nxjerr analfabetë me diploma? Sigurisht që përgjigjen duhet ta kërkojmë në mesin tonë, se askush nuk na ka faj për krijimin e situatave të tilla. Shteti ynë i ri, megjithatë investon vetëm 4 për qind të buxhetit qendror në arsim, që është tri herë më i vogël sesa i Shqipërisë, Maqedonisë dhe vendeve të tjera të rajonit. I gjithë buxheti i arsimit i shtetit tonë, për vitin e kaluar ishte 58 milionë euro. Kurse departamenti i Edukimit i Shteteve të Bashkuara, për arsimin në këtë vit ka ndarë hiç më pak se 63.7 miliardë dollarë. Maqedonia për arsim e ka buxhetin 278 milionë, ndërsa Shqipëria 326 milionë euro. Për këtë sektor me buxhetin e këtij viti janë ndarë vetëm 4.1%, ndërsa dy vendet e lartpërmendura këtë vit kanë ndarë nga 11 për qind nga buxheti i tyre i përgjithshëm. Ndoshta për shkak të rrogave të ulëta, disa arsimtarë të lëndëve specifike janë bërë si mjekët: që nga dita e parë e shkollës fillojnë rekrutimin e nxënësve për kurse private pas mësimit. Kjo do të thotë se disa arsimtarë nuk çajnë kokën për nxënien dhe cilësinë e mësimit në shkollat publike.*

*Arsimi i mesëm profesional nuk ka marrë seriozitetin e duhur, qoftë si ofertë dhe aq më pak si kërkesë, në mungesë të fushatave informuese. Niveli i cilësisë në shkolla të mesme duhet të merret me shumë seriozitet. Edukimi në fëmijëri duhet të ketë një trajtim më rigoroz, në mënyrë që të theksohet fakti se shumë studime bashkëkohore demonstrojnë se programet e edukimit me cilësi të lartë në fëmijëri, garantojnë dhe sigurojnë sukses në shkollë dhe në jetën e tyre të mëvonshme. Dhe, a nuk thuhet:"Të skalitësh në rini është sikur të skalitësh në gur"?. Edukata e fëmijëve ka qenë dhe vazhdon të mbetet një nga ibadetet më me vlerë dhe një nga punët që ofrojnë tek Allahu xh.sh., e si të mos jetë kështu (!!), kur edukimi i fëmijëve është edhe një lloj xhihadi, edhe më i madh dhe më me vlerë se shumë ibadete, sepse fëmijët e sotëm janë burrat e nesërm, janë burrat e gratë e së ardhmes. Për ta bërë edhe më të qartë dhe më bindëse këtë, kemi një thënie të Pejgamberit a.s. që transmetohet nga Xhabir bin Semre, se Pejgamberi a.s. ka thënë : "Të edukojë njeriu fëmijën e tij, është më e mirë se sadakaja sa një sa'a". (Tirmidhiu, 4/327-328)*

*Për çudi, shumë zhurmë është bërë në disa medie nëse duhet të futet ose jo lënda fetare në shkolla. Lënda fetare, sipas tyre, i përçan nxënësit dhe prish raportet në mes tyre, dhe, po sipas tyre, kinse paska arsye e arsye, që nuk janë arsye dhe as justifikim. Le të edukohen nxënësit tanë edhe në aspektin shpirtëror, në mënyrë që me këtë besim të forcohet e të sigurohet një stabilitet i qëndrueshëm i të rinjve tanë në shtetin tonë të lirë. O njerëz të arsimit dhe ju o hartues të politikave arsimore, wake up (zgjohuni), shikoni se ku po shkojnë fëmijët tanë! Mjaft më me retorikë boshe, populli dëshiron rezultate konkrete. Lënda fetare, patjetër që, herët a vonë, me dëshirën tonë apo pa të, do të përfshihet në sistemin arsimor të shkollimit publik. Por gjeneratat e ardhshme do të na akuzojnë për dembellëk e mosefikasitet, kur dihet mirëfilli se ky vend ka njerëz shumë të zot, si për fe ashtu edhe për atdhe.*

*Mr. Rexhep Suma*





Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës “Et-Tekvir” (3)



وَإِذَا الْمَوْءُودَةُ سُئِلَتْ
بِأَيِّ ذَنْبٍ قُتِلَتْ
وَإِذَا الصُّحُفُ نُشِرَتْ
وَإِذَا السَّمَاءُ كُشِطَتْ



**8. Dhe kur të pyeten ato vajza të varrosura të gjalla,**
**9. Për çfarë mëkati ato janë mbytur,**

Tashmë gjendemi në fillimin e Llogarisë, ku do të ndeshemi me një prej pamjeve më të dhimbshme, por njëkohësisht më madhështore, që simbolizon Drejtësinë e përkryer dhe absolute të Allahut.



Pas ringjalljes së njerëzve, do të jetë momenti kur do të pyeten vajzat e gjora, të cilat qenë varrosur për së gjalli nga prindërit e tyre, se për çfarë mëkati ishin mbytur. Është i njohur fakti se në kohën e injorancës, arabët, sidomos ata të Nexhdit, kishin një zakon të mbrapshtë e johuman, që t'i varrosnin vajzat e tyre për së gjalli. Këtë e bënin për dy arsye:

1. Nga frika e varfërisë dhe skamjes, për se flet dhe ajeti kuranor:

"Ju mos i mbytni fëmijët tuaj nga frika e varfërisë, se Ne u sigurojmë furnizimin atyre dhe juve, e mbytja e tyre është mëkat i madh." - (El-Isra'ë, 31) dhe:

2. Nga frika e zënies robër e bijave të tyre dhe shndërrimi në skllave (robëresha) nga ana e armiqve. Ata që i mbytnin bijat e tyre nga frika e varfërisë, bënin një krim të madh, sepse rrësku i tyre është çështje e Allahut, dhe furnizimi vjen vetëm prej Tij. Madje, i Madhi Allah, për hir të fëmijëve, e sidomos të vajzave, furnizon edhe prindërit e tyre. Tregohet se arabët e injorancës, nëse u lindte vajzë, mërroleshin në fytyrë dhe vrenjteshin nga mërzia që i kaplonte. Në lidhje me këtë, flet edhe ajeti kuranor: "Kur ndonjëri prej tyre lajmërohet për (lindjen) vajzë, fytyra e tij prishet dhe bëhet plot mllef. Fshihet prej njerëzve, për shkak të asaj të keqeje për të cilën ishte lajmëruar (e konsideron bela, e jo dhuratë prej Zotit). Mandej, (mendon) a do ta mbajë atë, ashtu i përulur, apo do ta mbulojë atë (të gjallë) në dhe. Sa i keq është ai gjykim i tyre." – (En-Nahl, 58-59) Në lidhje me këtë, dijetarët kanë cekur edhe faktin se idhujtarët mekas dhe arabët në përgjithësi, melaiket (engjëjt) i konsideronin "bija të Allahut"- i Pastër dhe i Zhveshur është Allahu nga ky cilësim, dhe, me varrimin e tyre për së gjalli, konsideronin se këto vajza i përkasin Atij (Allahut), prandaj sa më shpejt duhej të shkonin tek Ai!!! Fisi "Beni Temim", ishte më i vrazhdi ndaj vajzave, aq i vrazhdë, saqë njëri prej zotërinjve të tyre - Kajs bin Asimi, kur njëri prej anëtarëve të delegacionit të fisit të vet kishte takuar të Dërguarin e Allahut dhe kur e kishte marrë vesh se Islami kishte ndaluar rreptësisht varrosjen e vajzave të vogla për së gjalli, kishte psherëtirë nga dëshpërimi i madh dhe i kishte thënë Resulullahut a.s..: "O i Dërguar i Allahut. Unë me dorën time kam groposur për së gjalli tetë vajzat e mia, të cilat i kisha në kohën e injorancës. Më thuaj si të shpaguhem për këtë dhe si të veproj"? I Dërguari a.s. i kishte thënë: "Për secilën prej tyre duhet të lirosh nga një rob!". Ai i kishte thënë përsëri: "O i Dërguar i Allahut, unë kam shumë deve..., e Resulullahu a.s.. i tha: "Për secilën prej tyre flijo nga një deve të madhe, po deshe!"[1] Ndërsa grupi i dytë që i mbytnin bijat e tyre, ishin ata që kishin frikë se ato, kur të rriteshin, mund të ziheshin robëresha nga fiset kundërshtare, dhe ashtu si skllave, të shfrytëzoheshin pa mëshirë si një plaçkë e rëndomtë tregu. Arabët e ndienin veten të poshtëruar e të turpëruar, kur u ndodhte ndonjë që dikush t'ua robëronte bijat, prandaj nga injoranca dhe pamëshira e tyre, preferonin që ato t'i mbysnin me dorën e vet e të mos i linin të robëroheshin e të keqtrajtoheshin. Transmeton Imam Amedi nga Hansa'ë bintu Muavije, e kjo nga xhaxhai i saj, të ketë thënë: E pyeta të Dërguarin e Allahut se kush do të hyjë në Xhenet. E ai tha: "I Dërguari i Allahut (të gjithë të dërguarit) do të jetë në Xhenet, dëshmori (shehidi) do të jetë në Xhenet, i porsalinduri (fëmija i cili vdes para moshës së pubertetit) do të jetë në Xhenet dhe vajza e vogël e varrosur për së gjalli, do të jetë në Xhenet".[2] Ndoshta kjo është arsyeja që Islami bëri një revolucion të vërtetë në raport me të drejtat e femrës, duke e ngritur atë në shkallën më të lartë të respektit e nderimit, qoftë si bashkëshorte, qoftë si nënë. Siç dihet, edhe i Dërguari i Allahut, në Haxhin lamtumirës, ka porositur që të sillemi mirë e me dhembshuri ndaj grave. Ka porositur që ato t'i trajtojmë me respekt, dhe ka thënë: "Xheneti është nën këmbët e nënës". Më pastaj, në një hadith tjetër, kur njëri e kishte pyetur se cilit njeri i kishte më së shumti borxh në këtë botë, i qe përgjigjur "tri herë – nënës, e pastaj babait". Na mjafton këtu të përmendim edhe shembujt e dashurisë së lartë prindërore të Resulullahut a.s. ndaj bijave të tij, sidomos ndaj Fatimes r.a., pastaj dashurinë dhe respektin ndaj bashkëshorteve të tij-nënave të besimtarëve" etj....

**10. Dhe kur fletushkat të jenë shpaluar,**

Të gjithë dijetarët myslimanë janë unikë se këto fletushka që do të shpalosen nesër në Ditën e Gjykimit, janë fletushkat me shënimet e veprave tona në këtë



botë, qofshin ato të mira a të këqija. Këto fletushka do të shpalosen, pasi qenë palosur me rastin e vdekjes së njeriut në këtë botë. Në to gjenden shënimet e përpikta që kanë regjistruar engjëjt fisnikë, pa shtuar a munguar asgjë nga veprat tona. Njerëzit mëkatarë, mbase, do të shtangen nga habia kur para tyre të shpalosen librat e veprave të tyre dhe (do të) thonë:"Të mjerët ne, ç'është puna e këtij libri që nuk ka lënë as (mëkat) të vogël e as të madh pa përfshirë?" (El-Kehf, 49) Ne të gjithë, duke u nisur nga Fjalët e Allahut dhe porositë e Pejgamberit a.s., e kuptojmë se gjatë jetës në këtë botë, secili prej nesh, në të djathtë dhe të majtë, ka një melek, të cilët shënojnë çdo vepër dhe fjalë të thënë nga ana jonë. Ne, të rrëmbyer nga valët e jetës, mbase dhe mund të kemi harruar ndonjë prej veprimeve tona, qoftë e mirë apo e keqe, por ato megjithatë regjistrohen, dhe nesër do t'i gjejmë të shfaqura para nesh, kështu që çfarëdo arsyetimi për mohimin e tyre, do të jetë i kotë.

Disa nga tefsirologët kanë dhënë mendime se në Ditën e Gjykimit, në shenjë nderimi, nga poshtë Arshit do të fluturojnë fletushkat e besimtarit dhe do të bien në dorën e tij, në të cilat janë të shënuara ajetet 22-24 të sures "El-Hakkah": "Në një Xhenet të lartë. Pemët e tij i ka krejt afër. (E thuhet) Hani e pini shijshëm, ngase në ditët e kaluara ju e përgatitët këtë".

Ndërsa pabesimtarëve do t'u bien në dorë fletushkat, në të cilat janë të shënuara ajetet 42-44 të sures "El-Vakiatu": "Janë në vapë të zjarrit dhe në ujë të valë. Dhe në errësirë nga tymi. As e freskët e as e këndshme". Është më se e qartë se këto fletushka nuk janë fletushkat e veprave të punuara në këtë botë, por të tjera, të cilat në mënyrë simbolike përcaktojnë fatin përfundimtar të të dy grupeve. Disa nga tabiinët, në lidhje me fletushkat e veprave tona, kanë thënë: Fletushkat e njerëzve do të hapen dy herë e do të mbyllen (palosen) një herë. O njeri, kur të vish në këtë botë, fletushka jote do të jetë e hapur dhe mbushe si të duash me amelet e tua. Pas vdekjes sate ajo të paloset derisa të ringjallesh kur ajo do të hapet sërish e në kopertinat e saj do të shkruajë: "Lexo librin tënd, mjafton të jesh sot vetë llogaritës i vetvetes". - (El-Isra'ë. 14) Atë ditë gjen shprehjen Drejtësia absolute e Allahut, i Cili askujt nuk do t'i bëjë padrejtësi, por secilin do ta gjykojë në bazë të asaj që ka vepruar.

**11. Dhe kur qielli të jetë hequr,**

Fjala "kushitat" nënkupton heqjen apo ngritjen e diçkaje nga ndonjë gjësend, me të cilin kemi mbuluar diçka përsipër, ose tërheqjen me forcë të diçkaje nga pjesa tjetër, me të cilën kanë qenë të lidhura me lidhje të fortë, ashtu siç rripet e ndahet lëkura e deles së prerë..

Ndërsa në kontekst të këtij ajeti, kjo fjalë nënkupton heqjen dhe largimin e kupës qiellore nga vendi i saj, ashtu siç largohet a hiqet çatia e shtëpisë. Të gjitha këto janë përshkrim përfytyrues i asaj që do të ndodhë nesër në Ahiret, sepse atje çdo gjë do të ndryshojë nga forma e mëparshme e asaj që kemi parë e njohur në këtë botë. As Toka nuk do të jetë më e njëjta, po as qielli nuk do të jetë po ai. Në lidhje me Tokën, nga ajetet e mëparshme mësuam se kodrat e saj do të lëvizin, do të fluturojnë e do të copëtohen duke u shndërruar në thërrmija pluhuri, dhe atë do ta kaplojë flakërima e deteve etj..., ndërsa qielli do të errësohet, Dielli e yjet do të fiken e do të shkapërderdhen... Kur të ringjallen për t'u ballafaquar me veprat e tyre, njerëzit do të çuditen se mbi ta nuk qëndron më qielli që ishin mësuar ta shihnin, po as Toka nuk do të jetë ajo ku kishin jetuar më parë. Allahu xh.sh., në lidhje me këtë, thotë:"(ndëshkon kundërshtarët) Ditën kur toka ndryshohet në tjetër tokë, e edhe qiejt (në të tjerë qiej), e ata (njerëzit) të gjithë dalin sheshazi para Allahut, Një, Mbizotërues". – (Ibrahim, 48) Më nuk do ta shohin qiellin të zbukuruar me yje, me Diell e me Hënë. Nuk do ta shohin Tokën me malet, lëndinat, detet, lumenjtë dhe natyrën që ishin mësuar të shihnin çdo ditë. Thjesht, çdo gjë është një krijim i ri. Përderisa në këtë botë në mes njeriut dhe hapësirës qiellore, ishte njëfarë mbulese, tash ajo do të hiqet. Ata do ta shohin veten në një botë të re, tërësisht ndryshe nga ajo e vjetra. Tash para njerëzve do të shfaqen dy vendqëndrime, ose Xheneti dhe kënaqësitë e pafundme të tij, si shpërblim nga Allahu i Madhërishëm, ose qëndrimi dhe ndëshkimi në humnerat e Skëterrës... (vijon)

(1)Transmetojnë El-Bezzari në "Musnedin" e tij (237); Taberaniu në "El-Mu'xhemul kebir" (18/863); Shih Tefsirin e Kurtubiut vëll. 22, f. 103. (2) Tefsirul Munir", vëll. 30, f. 83

Dr. Sulejman Osmani

# Dënimi në varr 3

Në rastet kur marrim pjesë në varrime, është gjë e zakonshme të shohim se si ngulen dy kunja mbi varr, njëri te koka e tjetri te këmbët e të vdekurit. Largësia në mes njëri-tjetrit tregon madhësinë e të vdekurit. Kjo veprohet me të gjitha moshat dhe gjinitë, pa kurrfarë dallimi. Kunjat mund të jenë nga druri i thatë, të gdhendur e të lëmuar e të përpunuar, si në kënde ashtu edhe në majë të tyre. A duhet të vëmë kunja mbi varr apo jo? Si rezultat i studimit, del se kemi dy mendime kryesore. (1)Vënia e kunjave mbi varr është veprim i ligjshëm fetarisht, që vjen në përputhje me Synetin. (2) Nuk është e ligjshme dhe, si e tillë klasifikohet në kategorinë e bidateve.

QËNDRIMET E KATËR MEDHHEBEVE DHE DEKLARIMET E TYRE.

Hanefinjtë - Në literaturën e medhhebit hanefi, në librat e fikhut dhe hadithit gjejmë titullin e veçantë "Vënia e degës (kunjave) a diçka të ngjashme, mbi varr", ku trajtohet kjo çështje në mënyrë të specifikuar. Ibn Abidijn, duke shkruar rreth kësaj çështjeje, thotë se është veprim i urryer (mekruh) prerja dhe largimi i barit apo i bimëve të njoma që mbijnë mbi varrezat, ngase, gjersa janë në gjendje të tillë, të njoma, ato falënderojnë Allahun xh.sh.. Kjo e ndihmon të vdekurin, ia lehtëson gjendjen dhe bëhet shkak për mëshirimin e tij. Kjo konfirmohet edhe nga autorë të tjerë dhe që të gjithë ata kanë për bazë hadithin e Muhamedit a.s. dhe kalimin e tij pranë dy varreve, kur u kishte thënë shokëve të tij për dënimin që ata (dy të vdekur në varre) po vuanin, kishte marrë një degë hurme, të cilën e kishte ndarë përgjysmë, pastaj, mbi secilin prej varreve kishte vënë nga një copë, duke thënë se falënderimi që dega e njomë I bën Allahut, do të bëhet shkak që t'u lehtësohet dënimi.[1]

Theksimi i objektit të njomë (drurit a degës) ka për qëllim efektet e gjallërisë që ajo përmban derisa është në atë gjendje, dhe, si e tillë, është më e plotë për falënderimin ndaj Allahut.

Malikinjtë - Imam Kurtubiu, duke i bërë koment hadithit në fjalë, thotë se fjala e Pejgamberit a.s. "Ndoshta do t'ua lehtësojnë (dy të vdekurve) derisa të mos thahen", sinjalizon se, përderisa janë të njoma, falënderojnë Allahun, e kur të thahen, kalojnë në gjendje të ngurtë. Pastaj sjell versionin e hadithit të transmetuar në Musnedin e Ebu Davud Et Tajalisit, ku thuhet Sipas dijetarëve të medhhebit shafii, është synet vënia e degëve të njoma mbi varr, po ashtu e trëndafilave dhe bimëve të tjera aromatike, të freskëta- të njoma- duke theksuar se nuk lejohet heqja e tyre nga varret (mbi varret) derisa të thahen plotësisht. Ato nuk bën të merren, sepse, derisa janë të njoma, falënderojnë Allahun dhe kështu i vdekuri përfiton si rezultat i shprehjes së falënderimit. Duke bërë analogji me vënien e degës së njomë, dijetarët thonë se lejohet vënia e degës së njomë, e trëndafilave të freskët dhe rekomandohet ndërrimi i tyre sa herë të thahen. Sipas tyre, ndalohet heqja e atyre që nuk janë tharë, ngase kështu bëhesh shkaktar për ndërprerjen e falënderimit që bën dega, dhe ndërpret kërkimin për falje. Ndalesa ka karakter të përgjithshëm, si për të afërmin e të varrosurit, ashtu edhe për të tjerët. Disa barin, ose bimët e tjera që mbijnë mbi varr, i llogarisin si pronë të të vdekurit, që nuk bën të merret kurrsesi, përveç në rastet kur i gjalli ka ndonjë interes të madh dhe i lejohet ta marrë.[3]

Hanbelinjtë - Për atë që viziton varrezat, është synet të bëjë atë që i lehtëson të vdekurit, qoftë edhe me vënien e një dege të njomë, mbi varr. Kjo vlen edhe për mbjelljen e bimëve të tjera.[4]

MENDIMI MBI NDALIMIN

Sipas mendimit të dytë, hadithi është shumë specifik dhe veprimi është i veçantë për Pejgamberin a.s., prandaj në të nuk ka ligjshmëri për vënien e kunjave apo mbjelljen barishteve të tjera mbi varr. Ata janë të mendimit se e tërë çështja e cekur në hadith, në mënyrë specifike i atribuohet Pejgamberit a.s. dhe bereqetit të duarve të tij. Kështu mendojnë Hatabiu dhe Tartushi, që të dy nga medhhebi maliki,[5] nga gjeneratat e mëhershme, kurse nga dijetarët e periudhave të mëvonshme, në këtë krah mendimi është radhitur edhe Ibn Bazi, i cili mendimin e tij e ka bërë të qartë në redaktimin e pjesërishëm që i ka bërë librit Fet-hul Bari[6]. Në kohën e sotme ka edhe dijetarë të tjerë që përkrahin fuqishëm këtë mendim dhe shumë herë jepet shpjegim fetar në bazë të tij. Ibn Bazi thotë se mendimi më i saktë në këtë çështje është ajo që thotë Hatabiu, prandaj nuk është e pëlqyer që mbi varr të vëmë ndonjë degë a diçka të ngjashme, ngase Pejgamberi a.s. këtë e kishte bërë vetëm në raste të veçanta, kur, si në rastin e cekur, bënte të njohur ndëshkimin që vuanin të vdekurit në varre.



## ARGUMENTET MBI LIGJSHMËRINË

Argumenti i parë. Mbështetja bazë është në hadithin e temës, ku bëhet e qartë se Pejgamberi a.s. kishte vënë degën e ndarë përgjysmë mbi dy varret, me shpresën se do t'ua lehtësonin ndëshkimin. Në një rast tjetër, të ngjashëm, ashabi i mirënjohur, Xhabir bin Abdilah, transmeton një hadith të gjatë dhe tregon se ai kishte marrë një gur, e kishte thyer përgjysmë dhe me pjesën e mprehtë e kishte çarë degën përgjysmë e ia kishte dhënë Pejgamberit a.s. dhe ai i vuri ato mbi dy varret, në secilin nga një. Kur Xhabiri e pyeti pse e kishte bërë atë, Pejgamberi a.s. i kishte thënë se po kaloja pranë dy varreve që ishin duke u dënuar në të cilat po ndëshkoheshin të varrosurit, prandaj desha që, me shefatin tim, t'u lehtësohej ndëshkimi, derisa ato të jenë të njoma.

Argumenti i dytë. Njëri nga shokët e Pejgamberit a.s. - Burejde bin Hasijb El Eslemi, kishte urdhëruar që mbi varrin e tij të viheshin dy degë të njoma. Ai vdiq diku në Horasan.[7] Po ashtu, Ebu El Alijete kishte porositur El Muverrikin El Axhli, që mbi varrin e tij të vinte dy degë.[8]

## ARSYESHMËRIA E ARGUMENTIMIT

Sikur theksohet në hadithin e përmendur, kur po kalonte pranë dy varreve dhe kishte kuptuar se në to po ndëshkoheshin të varrosurit. Pejgamberi a.s. kishte reaguar duke ndërmarrë masën e cila do t'ua lehtësonte ndëshkimin. Lutja për të vdekurin, kujtimi i veprave të mira që ka bërë në jetën e tij, mirësitë e ndryshme, devotshmëria dhe përkushtimi, korrektësia e duhur ndaj Islamit dhe mësimeve të tij, - janë faktorë që njeriut i sjellin një jetë të rehatshme në Ahiret, e cila vazhdimisht vjen me ngritje me pozita më të larta në Xhenet, saqë, edhe vetë besimtari, i magjepsur, habitet për shpërblime të tilla, derisa t'i thuhet se kjo është si rezultat i duasë apo veprave të mira që kishte bërë pasuesi i tij. Në rastin e cekur në hadith, Pejgamberi a.s. kishte kërkuar një ndihmë, qoftë edhe të vogël, si zgjidhje e mundshme në atë situatë, por që falënderimi i saj do të vazhdojë për një kohë të gjatë, ngase procesi i tharjes së një druri është i tillë. Një dijetar i mirënjohur islam, muhadith dhe mufesir i dëshmuar, në lidhje me këtë, thotë:" Këto argumente janë dëshmi se dega e njomë, drunjtë dhe gjërat e ngjashme, nga çfarëdo lloji, gjersa të mos jenë tharë, falënderojnë (tesbijh) Allahun dhe kërkojnë falje (istigfar) për të vdekurin". Ai në vazhdim thotë se disa nga dijetarët që kanë folur rreth këtij hadithi, kanë shtuar se falënderimi është i kufizuar me periudhën e njomështisë, ndërsa kur thahet (dega a bima), ndërpritet.[9] Po ashtu, Ibn Dekijk El Ijd shkruan se bimët shprehin falënderimin ndaj Allahut derisa janë të njoma dhe kur ky falënderim ndodh në afërsi të të vdekurit, atij i arrin bereqeti i duasë, prandaj për këtë arsye është veçuar periudha e njomësshtisë.[10]

## MËSHIRË DHE KËRCËNIM

Hadithi na zbulon mëshirën e Pejgamberit a.s. dhe brengën e tij për Ymetin duke u përpjekur për të gjallët dhe të vdekurit, për ata që jetuan me të dhe për të gjithë ata që do të vijnë pas tij deri në Ditën e Gjykimit. Edhe në gjendjen kur ishin të varrosur, si në hadithin e temës, u afrua t'u ndihmonte duke vënë pranë tyre një shoqërues me istigfarin e të cilit do të ngroheshin, qoftë ajo edhe një degë e njomë e ndarë përgjysmë. Hadithi i jep besimtarit kurajë që të bëjë punë të mira dhe t'u ndihmojë të tjerëve, të mundohet t'ua lehtësojë brengat dhe t'ua largojë të këqijat. Kush prej nesh ka shkuar te varri i një njeriu që e njohim se ka bërë mëkate, e të lutemi për falje! Është më afër mendjes të themi se ne nuk kujtohemi as për ata që i njohim si të mirë, i kemi të afërm dhe kemi obligime ndaj tyre, prandaj si të kujtohemi për ata që gjatë jetës nuk na kanë pëlqyer ose për të cilët më vonë kemi kuptuar se, me gjithë përkatësinë islame, nuk kanë bërë punë të mira...

## PASIM E JO DEVIJIM

Në bazë të hadithit, ne diskutuam një çështje të kufizuar që ka të bëjë me ligjshmërinë e vënies së ndonjë sendi të njomë mbi varr, pikërisht për kunjat a hunjtë (qoftë edhe në formë të modifikuar) që ne sot i vëmë mbi varr, njërin te kryet e tjetrin te këmbët, dhe çështjen e shtruam duke ballafaquar qëndrimet për dhe kundër. Ata që kanë thënë se kjo është e lejuar dhe mund të praktikohet, u kanë bashkëvënë edhe ndonjë bimë aromatike a diçka të ngjashme, e gjithë kjo me shpresën që të përfitojë i vdekuri, ashtu siç e bëmë të qartë më lart. Edhe ata që shprehin lejimin deri këtu kanë kufirin, dhe ky është maksimumi i tolerancës së mundshme përtej së cilës humbet pasimi dhe kalohet në devijim. Kurrsesi nuk kisha dashur që këto komente t'i shfrytëzojë dikush për të lejuar a për të pëlqyer atë që po veprohet sot me rastin e shumë ceremonive varrimi, kur shumë kurora nga materie plastike radhiten për ta përcjellë të vdekurin, e pastaj i hidhen mbi varr. Gjithsesi jemi të obliguar që njerëzve t'ua bëjmë të qarta udhëzimet e Islamit dhe për këtë të jemi të vendosur, ngase ky është misioni që ne u afrojmë atyre.

(1) Hashijetu Ibën Abidijn 2/245 dhe Hashijetu Et Tahtavi 1/414. (2) Tefsiri i Kurtubiut 1/267 (3) Ianetu Et Talibijn 2/119-120 Mugni El Muhtaxh 1/364 Fethul Muijn 1/119. (4) Kashfu El Kanaë 2/165 El Furuë 2/239. (5) Fet-hul Bari 1/320. (6) Fet-hul Bari 1/320 (komenti në fusnotë). (7) Sijer Eëlami En Nubela 2/470 dhe 4/213. (8) Burimi i njejt 4/116-213. (9) Tefsiri i Ibën Kethirit 3/44 (10) Ihkamu El Ahkam Sherh Umdetil Ahkam 1/64

Dr. Fahrush Rexhepi

# Umer Ibn Hatabi r.a.

Derisa Ebu Bekri r.a. forcoi bazat e shtetit islam duke i dhënë drejtim të duhur dhe duke e ndërtuar atë mbi bazat e librit (Kuranit), si dhe Synetit të Pejgamberit a.s., Umeri r.a., duke përballuar lloj-lloj sfidash dhe vështirësish me ashabët e tjerë, arritën t`i prinin botës drejt brigjeve të shpëtimit, jetës së lumtur dhe sistemit të të gjitha ligjeve përplot mëshirë. Ishte e domosdoshme për halifin Umer që, pas zgjerimit të tij me rastin e çlirimit të Shamit, Irakut, Persisë dhe Egjiptit, të ndërmerrte hapa për rregullimin edhe konsolidimin e shtetit islam. Duke u gjendur në Sham, Umeri r.a. shfrytëzoi rastin për organizimin e Kuvendit të Xhabisë, për t'u takuar dhe për t'u këshilluar me udhëheqësit e ushtrisë për të trajtuar çështjen e reformave të reja në shtetin islam në rrethana të reja, që kishin të bënin me çështje financiare për ushtrinë.[1]

### ORIGJINA E UMERIT DHE JETA E TIJ NË PERIUDHËN E INJORANCËS

Ibn Is`haku thotë: "Ai është Umer ibn El-Hattabi, Ibn Nufejl, Ibn Abdel-Uzza, Ibn Rabbah, Ibn Abdull-llah, Ibn Karat, Ibn Rezah, Ibn Adij, Ibn Ka`b, Ibn Lu`ej. E ëma e Umerit ishte Hajtheme Bint Hisham Ibn El-Mugire, Ibn Abdull-llah, Ibn Amr, Ibn Mahzum".[2] Me Pejgamberin a.s. takohet te gjyshi Ka`b bin Lu`ej.Umer Ibn Hatabi rrjedh prej kabiles Beni Adij, e cila njihet prej familjeve të vogla kurejshite. Babai i tij, Hatabi, njihej si njeri me zemër të ashpër, i cili e kishte munduar shumë djalin e të vëllait, Zejd Ibn Amrin kur, haptas dhe në prani të kurejshëve, kishte kundërshtuar adhurimin e idhujve, siç kishin vepruar edhe Verkatu Ibn Nufeili, Abdull-llah Ibn Xhahshi dhe Uthman Ibn Huvejrith, të cilët për herë të parë ishin vërejtur se nuk kishin marrë pjesë në një ceremoni të idhujtarëve, me rastin e një feste vjetore që shënonin mushrikët kurejshë në kohën e xhahilijetit.[3] Sipas burimeve dhe literaturës islame, këta të katër nuk kishin kaluar as në fenë hebraike, as në fenë e krishterë, por ishin në kërkim të fesë së babait (paraardhësit) të tyre, Ibrahimit a.s.. Umer Ibn Hatabi kishte lindur 42 vjet para hixhretit, e kur filloi t'i zbriste Shpallja Pejgamberit a.s., Umeri ishte 29 vjeç dhe kishte vazhduar jetën në mohim deri në vitin 6 të Shpalljes. Pra Umeri r.a. kishte jetuar 35 vjet në xhahilijet, ndërsa në Islam 30 vjet.[4] Para zbritjes së Shpalljes dhe para se ta pranonte Islamin, Umeri ishte martuar me tri gra. Kur zbriti ajeti kuranor: "Mos i mbani në kurorë idhujtaret"[5], ai në një mbrëmje, i tuboi gratë e tij dhe ua shfaqi Islamin. Pasi refuzuan fenë e re islame, ai i ndau ato duke qenë i gatshëm të respektonte ligjet e reja hyjnore, të zbritura në Kuran. Umeri r.a., pas zgjedhjes së tij halif i myslimanëve, ishte martuar edhe me një grua ndër më të njohurat, e cila quhej Umu Kulthum, bija e Ali bin Ebu Talibit dhe e Fatimes, mbesa e Pejgamberit a.s.. Umu Kulthumi ishte motra e Hasanit dhe Huseinit, nipave të Pejgamberit a.s.. Kur Umeri r.a. e kërkoi Umu Kulthumin nga babai i saj, Aliu i qe përgjigjur se ajo ishte e re për të, kurse Umeri ia kishte kthyer: "Ma jep të martohem me të, se, pasha Allahun, askush nga myslimanët nuk ia di vlerën si unë".[6] Kur u martua me Umu Kulthumin, duke e ditur se mund të përflitej, Umeri doli para njerëzve në xhami dhe tha: "Po thoni se jam martuar me atë që është ende e re? Pasha Allahun, jam martuar, sepse e di nga Pejgamberi a.s. që në Ditën e Kiametit vendosen së bashku të gjithë ata që janë të afërt dhe kanë lidhje miqësore (martesore, dhëndër e nuse), kurse unë me P.a.s. i kam të dyja, sepse P.s.a. është martuar me vajzën time, kurse unë jam martuar me mbesën e tij".[7]

### CILËSITË E UMERIT R.A.

Në ecje, Umeri r.a. dallohej me hapa të shpejtë dhe tundte tokën, ndërsa, kur fliste, të gjithë të pranishmit e dëgjonin, sepse kishte zë të furishëm. Rreth ngjyrës së tij ka mendime të ndryshme. Umeri r.a. ishte pa shenja në trup, ishte i gjatë dhe me flokë të lëshuar anash. Kishte sy të kuq, ishte i dobët dhe i thatë në fytyrë. Vehbiu ka thënë: "Umeri përshkruhet në Teurat si njeri i fortë si hekur dhe prijës i ashpër"[8]. Umeri r.a. nuk preferonte shumë ushqimin e yndyrshëm, mishin dhe ushqimet kalorike. Ai preferonte më shumë bukë të thatë, nganjëherë me vaj. Si shkak i mungesës së elementeve dhe vitaminave të ndryshme në ushqim, mendohet se i ishte ndryshuar edhe ngjyra e fytyrës. Për këtë arsye ai që e kishte parë Umerin para vitit të urisë e të varfërisë, e cilësonte si të bardhë, kurse ai që e kishte parë pas atij viti, e cilësonte si esmer.

### PRANIMI I ISLAMIT NGA UMER IBN HATABI

Umeri, shpeshherë edhe vetë vihej në situata të dyshimta përkitazi me fenë e vet, dhe mendonte se Islami është feja më e mirë nga të gjitha të tjerat. Kështu vazh-





doi jeta e tij gjersa nuk mbizotëroi ajo që mbizotëroi.[9] Tirmidhiu transmeton nga Ibn Umeri një hadith, të cilin e konsideron të vërtetë, që e transmeton edhe Taberaniu nga Ibn Mes'udi dhe Enesi, që Pejgamberi a.s. ka thënë: "O Allahu im, ndihmoje Islamin me njërin prej këtyre të dyve, që është më i dashur për Ty: me Umer ibn Hatabin ose me Ebu Xhehl bin Hishamin". Pra, më i dashuri për Allahun xh.sh. ka qenë Umeri r.a.. Pas trajtimit dhe studimit të të gjitha versioneve, të cilat flasin për rrugën e kalimit të Umerit në Islam, mund të përfundohet se Islami në zemrën e tij ka zënë vend në mënyrë graduale, por të sigurt. E gjithë përmbledhja e traditës për Islamin e Umerit, tregon se ai një natë kishte dalë për t`u argëtuar jashtë shtëpisë së vet, duke u drejtuar drejt Haremit në Qabe, dhe aty brenda kishte takuar të Dërguarin e Allahut (a.s.), që ishte duke bërë namaz. Pejgamberi a.s. në namaz ishte duke kënduar pjesë nga ajetet e para të sures "El-Hakka". Kur e dëgjoi, Umerit i pëlqeu këndimi i Kuranit dhe tha: "Thashë me vete-Ky, pasha Zotin, është poet, siç kanë thënë kurejshitët. Pastaj i dëgjova fjalët: "Kur`ani është me të vërtetë, Fjalë e shpallur Pejgamberit fisnik, e nuk është fjalë e poetit-sa pak jeni duke besuar!"[10] Pastaj mendova: "Ai është magjistar". Dhe dëgjova fjalët: "E nuk është fjalë e ndonjë magjistari- sa pak jeni duke menduar".[11] Pastaj Umeri r.a. tha: "Atëherë Islami hyri në zemrën time".[12] Me gjithë faktin se në zemrën e tij vibronte një ndjenë pozitive e fshehur thellë pas mburojës së tij trupore, ai ende mbeti aktiv dhe i palodhshëm në veprimet e veta kundër Islamit dhe i ndikuar nga fanatizmi fisnor e tradicional paraislamik. Në urrejtjen dhe fanatizmin e ashpër të Umerit njihet edhe vendimi i tij për ta mbytur Pejgamberin a.s.. Kjo kishte ndodhur një ditë kur ai kishte dalë me shpatën e mprehtë ngjeshur, për të realizuar vendimin e tij. Gjatë rrugës Umeri kishte takuar Nu`ajm bin Abdullah El-Adevijun , ose një tjetër nga fisi Benu Zehra, ose edhe nga fisi Mahzum, i cili e kishte pyetur: "Ku je nisur, o Umer?" Ai qe përgjigjur: "Dëshiroj ta mbys Muhamedin". Ky i tha: "Si do të mbrohesh nga familjet Benu Hashim dhe Benu Zehra, nëse e mbyt Muhamedin?" Umeri i tha: "Kështu mund të flasësh vetëm nëse e ke pranuar fenë e re, dhe ke braktisur atë të vjetrën, në të cilën ke lindur". Atëherë njeriu i tha: "Mirë, pra, po a dëshiron, o Umer, të të them diçka që ende nuk e di? Do të habitesh! Motra jote dhe dhëndri yt e kanë ndërruar fenë dhe e kanë braktisur fenë së cilës i takon ti". Umeri u trondit shumë dhe u nis në shtëpinë e tyre. Kur arriti aty, takoi Habab bin El-Eretin, i cili mbante në dorë një faqe të Kuranit me suren: "Ta-ha", të cilën ua lexonte atyre të dyve. Kur dëgjoi zërin e Umerit, Hababi u fsheh në shtëpi, kurse Fatimja, motra e Umerit-fshehu faqen e Kuranit. Kur hyri Umeri tek ata, tha: "Çfarë janë ato fjalë që i dëgjova, kur arrita këtu?". Ata u përgjigjën: "Kurrgjë, ne të dy bisedonim në mes nesh". Ai tha: "A mos, vallë, ju të dy e keni ndërruar fenë?". Zejdi tha: "O Umer, çka mendon nëse e vërteta është në anën e fesë tjetër dhe jo në anën tënde?". Umeri reagoi ashpër duke e goditur fort dhëndrin e vet, ndërsa motra e tij hyri dhe u përpoq ta largonte atë nga i shoqi. Në traditën e Ibni Is`hakut thuhet se e kishte goditur me shuplakë në fytyrë dhe i kishte shkaktuar plagë, e ajo, e hidhëruar, i qe drejtuar vëllait me fjalët: "O Umer, nëse feja tjetër është e drejtë, e feja jote e gabuar, atëherë dëshmo se nuk ka Zot tjetër përveç Allahut dhe dëshmo se Muhamedi është Pejgamber i Tij".[13] Kur e kishte parë Umeri se ç'i kishte bërë së motrës, së cilës i rridhte gjaku nga plaga në fytyrë, i erdhi keq dhe hoqi dorë nga dhuna e i la të lirë. Pasi u pendua, Umeri r.a. kërkoi nga ata letrën që po e lexonin. Motra i tha: "Ti je i papastër, e këtë nuk e marrin në dorë të papastrit, eja pastrohu e pastaj merre Kuranin". Kur u pastrua, e mori letrën dhe filloi duke thënë: "Në emër të Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit"! Dhe vazhdoi: "Sa emra të bukur dhe të pastër (duke aluduar Besmelen) janë dhe vazhdoi të këndonte nga sureja "Ta-ha" gjersa nuk erdhi tek ajeti:

"Vërtet vetëm Unë jam Allahu, nuk ka Zot tjetër përveç Meje, pra, vetëm Mua Më adhuro dhe fale namazin, që të Më kesh gjithnjë ndër mend"![14] Umeri u ndal dhe tha: "Sa ligjërim i mrekullueshëm, nuk ka fjalë më të bukura se këto! Më dërgoni tek Muhamedi!"[15] Pas kësaj ngjarjeje, Umeri mori shpatën në brez dhe u nis në drejtim të shtëpisë së Muhamedit a.s.. Kur u afrua, trokiti në derë. Umerin po e përcillte (vëzhgonte) një njeri që e kishte parë me shpatën ngjeshur, hyri brenda dhe e njoftoi Muhamedin a.s. për këtë. Të pranishmit në shtëpinë e Pejgamberit a.s. u shqetësuan, kurse Hamza r.a. pyeti: "Ç`keni?" Ata thanë: "E, ç'bëhet nëse vjen Umeri? Le të hyjë! Nëse ka ardhur me qëllim të mirë, do ta presim mirë, e nëse ka ardhur me qëllim të keq, do ta mbysim me shpatën e vet". Në ato çaste në shtëpi Pejgamberi a.s. ishte duke marrë Shpalljen nga Allahu xh.sh.. Kur doli nga shtëpia, Pejgamberi a.s. e takoi Umerin në dhomë. Pejgamberi a.s. i mori pelerinën dhe shpatën, e përqafoi e i tha: "O Umer, a je i përgatitur që Allahu të të shpëtojë nga mjerimi në të cilin gjendesh? O Allahu im! Ky është Umer ibnul Hatabi! O Allahu im! Ndihmoje dhe bëje të njohur Islamin me Umer Ibn Hatabin!" Umeri tha: "Dëshmoj se nuk ka Zot tjetër përveç Allahut dhe dëshmoj se ti je Pejgamberi i Allahut". Autorët e Sires (jetëshkruesit) thonë se Umeri ishte 26 vjeç kur hyri në Islam dhe ishte i 41-ti nga burrat.[16]

## RËNDËSIA E PRANIMIT TË ISLAMIT NGA UMERI R.A.

Seid ibn Mussejebi, për Islamin e Umerit thotë: "Hyri në Islam pas dyzet burrave e dhjetë grave".[17] Përcillet nga Kasim ibn Abdurrahmani se Abdullah ibn Mes`udi ka thënë: "Islami i Umerit qe fitore, emigrimi i tij ndihmë dhe përkrahje, drejtimi i tij mëshirë, aq sa, para se ta pranonte ai Islamin, askush nga ne nuk guxonte të falej në Qabe, e kur Umeri e pranoi Islamin, ai i luftoi ata që na ndalonin, derisa na lanë të faleshim".[18] Nga Ejub ibn Musa thuhet se i Dërguari a.s. ka thënë: "Allahu xh.sh. e vuri të drejtën në gjuhën e Umerit dhe zemrën e tij. Ai (Umeri) është "Faruk", meqë me të Allahu xh.sh.e ndanë të drejtën nga e kota". Ibn Amr Dhekvam transmeton se e kishte pyetur Aishen r.a.: "Kush e quajti Umerin "Faruk"? Ajo i tha: "I Dërguari i Allahut (a.s.)". Sipas këtyre argumenteve bien poshtë disa konstatime se ithtarët e librit të shenjtë (Çifutët) kanë qenë të parët që Umerin e patën quajtur me ofiqin "Faruk", dhe myslimanët kinse do ta kenë marrë prej tyre.

(1) Dr.Sejid Abdul Aziz Saalim (profesor i Historisë Islame dhe civilizimit në Universitetin e Aleksandrisë), Tarih Devletul Arabijje (Mundhu Dhuhur El-Islam Hata Sukut El-Devletu El-Emevije), shtëpia botuese kulturore universitare, Aleksandri, f.245-246.( 2)Transmeton Taberaniu në "El-Kebir".( 3) Mahmud Shakir, Tarihul Islami, 3, 1411 h-1991 m, Bejrut f.113.( 4)Ibid. f.114.(5) El-Mumtehin: 10. (6).Amër Halid, Katër halifët e drejtë, Prishtinë,2009,f.55.(7) Ibid.(8) Hasan Ejub, Katër halifët e drejtë, përktheu; Flori Kala, Alban Kodra, "Furkan ISM"-Shkup, 1424 h-2003 m, f.83. (shih edhe Amër Halid, Ibid.f..55.(9) Mahmud Shakir, Ibid.f.. 115.(10) Fikhu-s-Sire, nga Gazaliu, f.92-93



Rrustem Spahiu

# Xhamia

## Institucioni i parë në Islam

Xhamia është njëri prej institucioneve të para dhe më të rëndësishme, që paraqitet në historinë islame si institucion i imamit, madje shfaqet krah për krah me misionin e pejgamberit të zotit, pejgamberit a.s.Xhamia, në historinë islame dhe në jetën e myslimanëve, kishte një rëndësi të madhe, kishte rol që nderohej dhe përshtatej. Ishte vend i mësimit shumë profesioneve dhe të funksioneve. Duke filluar nga dedikimi i saj themelor, falja e namazit me xhemat, deri te funksionet e tjera, siç janë: shkolla, spitali, gjykatorja, vendi i zhvillimit të veprimtarive politike, madje-madje disa herë ka shërbyer edhe si burg. Xhamia ishte institucioni i parë shoqëror në historinë islame, që u ka shërbyer të gjithë myslimanëve dhe nga ky fakt bëhet shumë i kuptueshëm roli i saj i shumëfishtë. Sot roli dhe funksioni i xhamisë kryesisht ka të bëjë me faljen e namazit dhe marrjen e njohurive themelore nga fëmijët.

### DEFINICIONI I XHAMISË

1. Definicioni "xhami" ose mesxhid te ne ka shumë kuptime dhe shpjegime të ndryshme, në bazë të kontekstit që është përmendur. Fjala xhami (gjami në gjuhën arabe, ndërsa cami në gjuhën turke) na jep të kuptojmë shtëpinë ku i lutemi Zotit. Fjala xhami, mesxhid ka shënuar vendin ku falemi dhe ku i bëhet sexhde Zotit.

2. Ka prejardhje armene dhe në gjuhën arabe ka hyrë para shpalljes së Kuranit nëpërmjet hebrenjve ose të krishterëve.

3. Nocioni xhami është vështirë të definohet me një shpjegim, sepse roli dhe përdorimi i saj është i shumëfishtë.

4. Xhamia është vend në të cilin tubohen myslimanët, bashkërisht e falin namazin dhe ajo përfaqëson gjithmonë shenjën e jashtme të bashkësisë islame.

Thuhet se xhamia, gjithashtu, paraqet jo vetëm shenjën e jashtë të kultit islam, por ajo njëherësh është edhe universiteti më i madh, ku kultivohet shkenca, e cila është shpërndarë në të gjitha shtresat popullore. Kishte një rol me rëndësi për zhvillimin e islamit dhe të shoqërisë, kështu që ajo është definuar si një institucion shoqëror islam. Xhamia praqet edhe qendrën ku takohen dy lloje të artit islam.Me kalimin e kohës ka pasuar ndryshimi i kushteve shoqërore dhe roli i xhamisë ka mbetur vetëm në ruajtjen e jetës fetare. Mbi rëndësinë e xhamisë dhe ruajtjen e saj është konstatuar se xhamitë janë institucionet më të rëndësishme nga të cilat varet

bashkësia islame. Definicionin e plotë të xhamive e ka dhënë Hasan Shkapur. Sipas tij, ”xhamia është vend tubimi i të gjithë myslimanëve dhe vend për zgjidhjen e të gjitha problemeve të bashkësisë, ndërsa ne, për fat të keq, e kemi kthyer vetëm në tempull të lutjes dhe ziqrit. Xhamia duhet të jetë shtëpi e të gjithë myslimanëve të mirë, përparimtarë dhe fisnikë, tempull nga i cili do të shndrisin rrezet e dashurisë ndërmjet myslimanëve, vend i mirëbesimit, fidanishte e arsimit, e shkencës dhe e progresit, tempull i shpirtit monolit, ideja dhe aksioni i veprave të dobishme për bashkësinë tonë dhe për bashkësinë në të cilën jetojmë”. Është vërejtur se dy decenie nga dhënia e këtij definicioni, roli i xhamisë nuk ka ndryshuar shumë dhe se ai ka ardhur kryesisht në minimum.

KUR’ANI DHE HADITHI PËR XHAMINË

Në Kur’an më shpesh është përmendur fjala mesxhid për xhematë në gjithsej 28 vende, pastaj bejt (bujut) në kuptim të tempullit të shenjtë në 17 vende. Kaba përmendet në dy vende. Kibla në kuptim të tempujve të shenjtë në një vend. Në ajetin 96 të sures Ali Imran flitet për ndërtimin e xhamisë së parë, gjegjësisht shtëpisë së Zotit, e cila shërben për nevojat e njerëzve.“Tempull i parë, që është ndërtuar për njerëzit, është ai në Mekë, i bekuar, sepse është udhërrëfyes i botëve. Bekka është emër i vjetër i Mekës, e sipas tij emërtohet tërë lugina e Mekës. Në transmetimin e Imam Ahmedit nga Ebu Zerra, r.a., thuhet “ Kam pyetur, o Pejgamberi i Zotit se cili tempull është ngritur i pari, ndërsa më është përgjigjur se është tempulli i shenjtë Kaba; pastaj kam pyetur se cili është ndërtuar pas saj, më është përgjigjur tempulli i shenjtë “Mesxhidul Aksa”: kam pyetur prapë se sa është distanca kohore ndërmjet këtyre, ndërsa më është përgjigjur se është 40 vjet; pastaj e kam pyetur se cili është pas tyre, kurse më ka thënë: Ali ti falu ku të zërë koha e namazit, sepse e tërë bota është xhami, është mesxhid”.Në një vend tjetër Allahu xh.sh. është shprehur: “…e ne ua kemi dedikuar të gjithë njerëzve, si vendasve, ashtu edhe ardhacakëve (El Haxhxh 25)”, duke e lidhur universalitetin islam për Kuben, por edhe si institucion i tempullit të Zotit, për secilën xhami dhe mesxhid. Në ajetin vijues, Allahu i Lartmadhërishëm na i cakton marrëdhëniet e njerëzve që vijnë në xhami dhe thotë : O ju që besoni, mos i shkelni simbolet e Allahut, as muajin e shenjtë (mos e lejoni luftën) as kurbanin (mos e pengoni ) as atë me qafore (të caktuar për kurban), as (mos pengoni) ata që, duke kërkuar begati nga zoti i tyre dhe kënaqësinë e tij, kanë mësyrë për (vizitë) shtëpinë e shenjtë (Qabenë). E kur ta hiqni ihramin atëherë gjuajeni. Urrejtja ndaj një populli që ju pati penguar nga xhamia e shenjtë, të mos ju shtyjë të silleni në mënyrë të padrejtë ndaj tyre …”(Elmaide 2).Nëpër xhamia patjetër duhet të dominojnë paqja, rendi, siguria



dhe për xhaminë të kemi kujdes të posaçëm, sepse Allahu xh. sh. thotë: Aty ka shenja të qarta: vendi i Ibrahimit dhe kush hyn në të ai është i sigurt …”lidhur me këtë është edhe hadithi i Pejgamberit a.s., të cilin e transmeton Ebu Katade, ku thotë: Me një rast kam hyrë në xhami dhe e kam takuar Pejgamberin e njerëz të ulur. U ula edhe unë dhe pejgamberi më pyeti: Çka po të pengon e nuk po i fal dy reqate, para se të ulesh. Iu përgjigja se ju pashë se ishit ulur ti dhe njerëzit e tjerë. Pejgamberi a.s. tha: Kur dikush prej nesh hyn në xhami mos të ulet pa i falur dy reqate”. Gjithashtu, besimtari duhet të ketë kujdes se si vjen në xhami, sepse Allahu i Madhërueshëm thotë: O bijtë e Ademit, vishuni bukur kur doni ta kryeni namazin. Kjo është e arsyeshme, duke e pasur parasysh shpërblimin për atë që shkon në xhami, rri në të dhe e fal namazin. Ebu Dhere pohon se Pejgamberi a.s ka thënë: “Sa herë që dikush shkon në xhami në mëngjes ose në mbrëmje, Allahu ia përgatit vendin në xhenet.Ka shumë hadithe që bëjnë fjalë mbi vlerën e pastrimit e të mirëmbajtjes së xhamive, ndërsa në kohët e sotme kjo gjë po materializohet, megjithëse shumica e besimtarëve nuk kursehen kur është fjala për xhaminë. Nga Enesi r.a. transmetohet se Pejgamberi a.s. ka thënë: janë paraqitur shpërblime për ymetin tim, ndërsa njëri prej tyre është për pastrimin dhe mirëmbajtjen e xhamive.



## ROLI DHE ZHVILLIMI I XHAMIVE GJATË HISTORISË

Xhaminë e parë e ka ndërtuar Pejgamberi a.s. me shokët e tij në vendbanimin Kuba afër Medinës, në ditët kur po kryhej me sukses shpërngulja (hixhra) prej Mekës në Medinë. Kjo xhami e parë që u ndërtua i plotësonte nevojat e një numri të madh të besimtarëve për kryerjen e përbashkët të namazit, për arsimim islam dhe për zhvillimin e një jete të begatshme shoqërore. Kështu, kjo xhami ofronte hapësirë për namaz, për banim, për mësim, për gjykime, për pranimin e parisë së fiseve që vinin për t'i shprehur gatishmërinë e fisit të vet për ta pranuar Islamin, ose për të kërkuar sqarime për çështje të islamit, ose për të bërë kontrata me marrëdhëniet ndërmjet fiseve dhe myslimanëve.Në këto xhami të para nuk kanë ekzistuar gjëra që mbaheshin në xhami si shtëpi e zotit, me elementet e saja përbërëse, kibla te xhamitë e para është shënuar me një gur në mur, ndërsa mihrabi klasik është ndërtuar më vonë si edhe mimber. Na është njohur se Muhamedi a.s. gjatë hytbeve ka hipur në dy apo tri shkallë, ose në gurë, gjë që i nxiti besimtarët për ndërtimin e mimberit. Ndërtimi i minares, si pjesë përbërëse e xhamisë, bëhet më vonë. Na është e njohur e dhëna se xhamia e parë është ndërtuar në Damask nga kalifi El Velid. Përveç namazit të përbashkët në xhami, asaj i është dhënë edhe një rol shumë i rëndësishëm në sistemin e arsimimit Islam, ndaj, si e tillë, është më e vjetër se institucionet shkollore.

## ARSIMIMI, SHKALLËT E ARSIMIMIT DHE SISTEMET E ARSIMIMIT GJATË HISTORISË SË XHAMIVE

Disa xhami i kishin mësuesit e vet, të cilët i mësonin fëmijët. Këtë mësim të fëmijëve e quanin mësim fillestar. Kur nxënësi përparonte në dije, i arrinte rezultatet e para fillestare, mësonte shkrim-leximin dhe mësonte përmendsh diçka nga Kurani, sipas mundësisë që kishte, ai transferohej në shkallë më të lartë, ku mësoheshin disa libra me përmbajtje më të lehtë, me një zgjerim të lehtë, ndërsa ky sistem i arsimit i përgjigjej sistemit të mesëm të arsimit në shkollat e sotme zyrtare. Pas mbarimit të këtij sistemi, nxënësi kalonte në mësimin dhe studimin më të thuktë të librave, në të cilët disa lëndë zgjeroheshin më imtësisht, studioheshin dhe zhvilloheshin diskutime e debate shkencore. Secilin libër e shpjegonte profesori ekspert i lëndës. Ky sistem i arsimimit i përgjigjej shkallës universitare të arsimimit. Xhamia i zhvilloi këto metoda dhe drejtime në arsim. Metoda e arsimimit në rreth (hallkë). Në rreth të pranishmit e formojnë një grup monolit me anëtarë të barabartë, pa ndonjë dallim klasor apo racial. Secili vend në rreth është i mirë, sepse nxënësi asnjëherë nuk ia kthen shpinën shokut.Ligjërimi është njëra prej metodave të sistemit të arsimit në xhami. Profesori apo arsimtari ua transmeton dëgjuesve atë që ka mbajtur në mend, qoftë nga lëmi i traditës islame, të drejtës së sheriatit, letërsisë artistike, apo poezisë. Një prej metodave të arsimimit në xhami është edhe dëgjimi. Kjo metodë, në të kaluarën, ishte baza kryesore e arsimimit për shkak të arsimimit të ulët, mungesës së letrave, vështirësive gjatë regjistrimit dhe shkrimit, mungonte shtypi etj.. Leximi bëhet kur profesori ose mësimdhënësi u lexon dëgjuesve diçka nga disiplinat shkencore nga librat e autorëve të tjerë. Debati është një metodë tjetër arsimore. Secili nxënës në debat orvatet që të dalë fitimtar. Kështu asnjë nxënës nuk do të kursejë mundin në debat për të dalë fitimtar. Xhamia paraqet institucionin më të rëndësishëm në kulturën islame. Me vetë shpalljen është theksuar roli i rëndësishëm dhe i shenjtë i xhamisë – shtëpisë së Zotit . Xhamia, në të kaluarën, ishte nismëtare e arsimimit dhe e lirimit të myslimanëve nga mosdija. Lidhur me këtë mund të themi se roli më i rëndësishëm, më i suksesshëm ishte pikërisht në procesin e arsimimit, sidomos kur marrim parasysh faktin se ajetet e para kishin për bazë dijen, atëherë do ta kuptojmë roli e xhamisë si institucion i parë në islam. Kur islami u përhap gradualisht dhe shoqëria myslimane u zhvillua, ndërsa për zhvillimin e vet përqafoi metoda më të lehta, roli i xhamisë filloi të reduktohej në funksionin që e kanë xhamitë sot, përkatësisht në faljen e namazit.

Shukri Nijaz, "Mesgjidi i xhamija", Glasnik IVX, 1976, nr. 5, faqe 470. Hajredin Morina, "Xhamia", Islamska Misao, 1982, nr. 39, f 5. IBD, faqe 10. Hasan Shkapur, "Rëndësia dhe roli i xhamive", Takvimi 1969, f 64,

Nexhat Ibrahimi

# Përmasat e ibadetit në Islam

Dekadencën myslimane, perceptimi i ibadetit (adhurimit) në Islam gjithnjë e më tepër është bërë në mënyrë të reduktuar, si nga myslimanët aktivë, ashtu edhe nga të tjerë në përgjithësi. Te kjo mendësi ibadeti kuptohej zakonisht si praktikim i ritualeve të caktuara, si namazi, agjërimi, zekati, haxhi etj.. Ky perceptim i ibadetit është shumë i ngushtë dhe përfshin vetëm një pjesë të vogël nga mozaiku i pasur i domethënies së ibadetit në Islam. Nëse do të dëshironim ta përkufizonim ibadetin në kuptimin e zgjeruar, atëherë do të mund të thoshim: "Ibadeti është çdo gjë që Zoti e dëshiron dhe u përket veprimeve të brendshme e të jashtme dhe të folurit".[1] Me fjalë të tjera, ibadet quajmë të gjitha fjalët dhe të gjitha veprat me të cilat është i kënaqur Allahu. Në këtë perceptim bëjnë pjesë ritualet, bindjet, aktivitetet shoqërore dhe individuale për mirëqenie njerëzore. Islami individin e kundron si tërësi. Nga individi kërkohet që t'I nënshtrohet tërësisht Allahut, sikurse thuhet në Kuran:"Thuaj: "Namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime janë thjesht për Allahun, Zotin e botëve. Ai nuk ka shok (nuk adhuroj tjetër). Me këtë (thjeshtësi të adhurimit vetëm për Zotin) jam i urdhëruar dhe jam i pari i muslimanëve (i pari që pranoj dhe bindem)!" (El-En'am, 162-163). Është e natyrshme që nënshtrimi i njeriut të bëhet në pajtim me udhëzimet hyjnore. Islami si udhëzim dhe mënyrë hyjnore e jetës, kërkon nga pasuesit e tij që në të gjitha pikëpamjet, fetare dhe profane, ta jetojë jetën sipas mësimeve islame.

## IBADETI JORITUAL

Islami, në anën tjetër, nuk u kushton shumë rëndësi ritualeve formale, veprimit mekanik, pa e shoqëruar këtë veprim edhe me aspektin shpirtëror. Këtë e vërteton Kurani:"Nuk është tërë e mira (e kufizuar) t'i ktheni fytyrat tuaja nga lindja ose perëndimi, por mirësi e vërtetë është ajo e atij që I beson Allahut, ditës së gjykimit, engjëjve, librit, pejgamberëve, dhe pasurinë që e do, ua jep të afërmve, bonjakëve, të varfërve, udhëtarëve, lypësve dhe për lirimin e robërve, dhe ai që e fal namazin, e jep zeqatin, dhe ata që kur premtojnë e zbatojnë, dhe të durueshmit në skamje, në sëmundje dhe në flakën e luftës. Të tillët janë ata të sinqertët dhe të tillët janë ata të devotshmit." (El-Bekare, 177). Ibadeti i bazuar në Islam nënkupton praktikimin e ritualeve dhe mirësjelljen sipas hadithit të Muhamedit a.s.: "Imani përbëhet prej shtatëdhjetë e ca degëve. Më e larta është fjala se nuk ka zot tjetër përveç Allahut, dhe më e ulëta është të heqësh nga rruga diçka që e pengon njerëzinë".[2] Edhe puna në përputhje me rregullat hyjnore, është ibadet. Muhamedi a.s. thotë:"Kush ndien në mbrëmje lodhje nga puna e tij, Zoti do t'ia falë mëkatet";"Kërkimi i diturisë është detyrë (fetare) e çdo muslimani";"Kërkimi i diturisë një orë është më mirë se falja (vullnetare) shtatëdhjetë vjet". Madje edhe praktikimi i detyrave personale konsiderohet ibadet. Shpenzimi i të mirave materiale për nevoja familjare dhe mirësia ndaj tyre, është ibadet. Madje edhe jeta intime ndërmjet bashkëshortëve konsiderohet ibadet, dhe kjo arsyetohet me faktin se, nëse vepra e tillë e bërë në mënyrë jolegale do të konsiderohej mëkat i rëndë, po ashtu edhe vepra legale duhet të konsiderohet vepër e mirë. Koncepti i ibadetit në Islam është i gjerë dhe përfshin në vete të gjitha aktivitetet pozitive të individit: në rrafshin social, ekonomik, politik dhe shpirtëror. Është stimul i jashtëzakonshëm kur njeriu e kupton se të gjitha aktivitetet e tij te Zoti konsiderohen si ibadet. Kjo e shtyn njeriun të bëhet më i përgjegjshëm, më human e më altruist ndaj vetes, rrethit e të tjerëve dhe të gjurmojë drejt kënaqësisë së Krijuesit, Allahut të Madhërishëm.

## IBADETI RITUAL

Ibadeti joritual në Islam nuk supozon se me këtë mënyrë zhvlerësohet vlera e ibadetit ritual, vlera e veprimeve konkrete, si namazi, agjërimi etj.. Përkundrazi, ibadetet rituale që kryhen në frymën e plotë sheriatike-shpirtërore, mundësojnë ngritje fizike, morale dhe shpirtërore.

NAMAZI - Namazi është rituali me rëndësi të paçmueshme: pesë herë në ditë falësi i namazit komunikon drejtpërdrejt me Krijuesin, e ripërtërin kontratën me Të qysh nga bota primordiale, kërkon ndihmë e udhëzim shumë herë në ditë nga Ai, dhe tregon konkretisht se individi është besimtar, por i dobët dhe i nevojshëm për Krijuesin: "Vetëm Ty Të adhurojmë dhe vetëm nga Ti ndihmë kërkojmë. Na udhëzo në rrugë të drejtë." (El-Fatiha, 5-6). Muhamedi a.s. thotë: "Ata të cilët e kryejnë namazin e tyre me kujdes dhe saktësisht, do të gjejnë dritën, dëshminë e besimit të tyre dhe arsyen për shpëtimin në Ditën e Gjykimit". Namazi është një botë ndjenjash të papërshkrueshme, është një masë edukative-arsimore, po është edhe metodë e edukimit dhe



iluminimit islam. Namazi nuk bëhet nga myslimani për shkak të frikës apo interesit. Kjo formë e paraqitjes së namazit është bastardim i ritualit të namazit. Namazi individual, po edhe ai kolektivisht, njeriun falës e fut në harmoni me tërësinë kozmike dhe me bashkësinë e përkryer, bazuar në kontemplim dhe respekt.[3]

ZEKATI - Edhe zekati është ritual me rëndësi në Islam. Zekati, së bashku me namazin, përmenden shpesh në Kuran dhe manifestojnë besimin e mirëfilltë se Zoti është Një i Vetëm, Mëshiruesi, Falësi ...:"Merr nga pasuria e tyre sadakanë ...". (Et-Tevbeh, 103). Zekati e afron njeriun pranë Krijuesit, zekati ia fisnikëron shpirtin atij dhe humanizon trupin. Në rrafshin botëror, zekati ndihmon në fshirjen e klasave shoqërore, ndihmon në zbutjen e krizave materiale dhe kontribuon në qetësinë shoqërore, si fund i shoqërisë skllavo-pronare-plutokratike. Zekati humanizon pasanikun nga egoizmi, kurse e 'melhemon' varfanjakun nga urrejtja dhe dëshpërimi kundër shoqërisë; zekati rrit vëllazërimin dhe solidaritetin shoqëror, kurse shoqërisë myslimane i jep karakter institucional.[4]

AGJËRIMI - Agjërimi i Ramazanit në Islam dhe në përgjithësi si ibadet, është edhe një vlerë e jashtëzakonshme e Islamit. Ai është një rast ideal, rrugë unike dhe manifestim i ibadetit të jashtëzakonshëm, i vetëmohimit, maturisë dhe pastërtisë së shpirtit. Agjërimi e pastron njeriun nga brenda sikurse disa akte të tjera njeriun e pastrojnë nga jashtë. Edhe ajeti kuranor e dëshmon këtë:"O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm". (El-Bekare, 183). Në hadithin-kudsij, Allahu thotë:"Agjërimi është për Mua dhe Unë shpërblej në mënyrë të veçantë për të." Agjërimi e dobëson njeriun fizikisht, por e forcon dhe e disiplinon shpirtërisht, intensifikon bindjen fetare dhe unin religjioz të tij. Ai i përshkon të gjithë agjëruesit dhe u jep vend në piedestale të paarritshme deri atëherë. Agjërimi nuk është rrënim i barrierave ekzistenciale, po heshtje ripërtëritëse dhe zbrazje e kontrolluar e fuqisë negative. Ai është raport aktiv ndaj materies dhe epshit, duke u dhënë këtyre statusin e mjetit dhe jo të qëllimit.

HAXHI - Përfundimisht, Haxhi, vizita e Shtëpisë së Zotit, manifeston unikalen myslimane. Haxhi i mirëfilltë fshin dallimet racore, gjuhësore e gjeografike, dhe forcon vëllazërimin e solidaritetin, krijon miqësi të reja dhe së bashku udhëton në histori dhe mëson prej mesazheve gjithëkohore të Ademit a.s., të Ibrahimit a.s. dhe të Muhamedit a.s., dhe për një ideal perfekt e të ndritshëm fuzionon të kaluarën me të ardhmen. Po ashtu, Haxhi jo vetëm që respekton pacenueshmërinë e njeriut, mosgrindjen e mosluftimin në mes tyre, po këtë frymë paqeje e rehatie e kërkon edhe për botën bimore e shtazore: "Pra, kështu: Kush madhëron atë që Allahu e bëri të shenjtë, ajo është më e dobishme për te Zoti i vet. Juve ju janë lejuar kafshët, përveç atyre që u lexohen (në Kur'an), pra largohuni nga ndytësitë e idhujve dhe largojuni fjalës shpifëse. Duke qenë të sinqertë në besimin ndaj Allahut, dhe duke mos i bërë shok Atij, e kush i bën shok Allahut, ai është sikur të bjerë nga qielli e ta rrëmbejë shpendi, ose si ai të cilin e hedh era e stuhishme në ndonjë vend të humbur. Kjo është kështu! E kush madhëron dispozitat e Allahut, ajo është shenjë e devotshmërisë së zemrave". (El-Haxhxh, 30-32).Haxhi është kongres vjetor islam, ku mblidhen njerëzit nga të katër anët e botës, është kongres, ku trasohen rrugë të përbashkëta ideore dhe frymore, historike dhe gjeografike.

## PËRFUNDIM

Ibadeti në Islam, ai ritual ose joritual, është segment me rëndësi në jetën e myslimanit. Ai e përgatit njeriun që të dojë dhe respektojë Krijuesin dhe të kontribuojë në forcimin e vullnetit dhe të shpirtit, duke eliminuar të gjitha negativitetet, vuajtjet dhe të këqijat, në aspektin individual dhe kolektiv, dhe duke bërë që Fjala e Allahut të bëhet më e larta. Ibadeti në Islam na kthen tek e amshueshmja, tek jashtëkohorja dhe jashtëhapësinorja, na kthen tek Zoti, tek i Cili është jeta dhe vdekja jonë, e kaluara, e tashmja dhe e ardhmja jonë.

(1) Grup autorësh, Islamske teme, Podgorica, 2007, f. 226.. (2) Hadithi transmetohet nga Ebu Hurejreh, në: Izbor poslanikovih hadisa, numri i hadithit 578, Sarajevë, 1985, f. 129. (3) Nexhat Ibrahimi, Parimet e Islamit, Prishtinë, 2009, f. 53-57.. (4) Ibid, f. 57-59.

Orhan Bislimaj

# "Et-Taklidu" - të besuarit me imitim

Shprehja 'taklid' është nocion i gjuhës arabe, përkatësisht infinitiv i foljeve të llojit II të të prejardhura dhe rrjedh prej foljeve të rregullta. Koha e shkuar e nocionit 'taklid' bën 'kal-lede', koha e tashme dhe e ardhshme bëjnë 'jukal-lidu', ndërsa infinitivi 'taklid', që do të thotë: 't'i vendosësh dikujt hallkë apo lak në qafë, për ta tërhequr pas'. E, imituesit, i cili ndjek fjalën e atij që imitohet, i bie sikur ('i imituari') t'i ketë vënë një lak në qafë, e ai ndjek veprat e tij, pa kurrfarë meditimi, përsiatjeje dhe as gjykimi. P.sh. thuhet: 'filani e kishte kapur për gushe filanin', d.m.th. vepruaka sikurse vepron ai, pa e njohur realitetin e atij veprimi dhe pasojat e tij, qofshin të mira apo të këqia. Ndërsa 'mukal-lid' (që është participi aktiv i fjalës 'taklid'), si term fetar, nënkupton "atë mysliman, i cili i ka besuar të gjitha kushtet e fesë islame, dhe i ka deklaruar ato, pa njohur argumentin e tyre".[1]

LLOJET E 'TAKLIDIT'

Nga fakti që çështjet e fesë ndahen në dy sfera, në ato që janë parësore, bazë (aslijjeh) dhe ato që janë dytësore (fer'ijjeh), edhe taklidi është dy llojesh: (1) taklidi në bazat e besimit islam, dhe (2) taklidi në elementet dytësore të fesë.Është më se e njohur se elementet dytësore të fesë, të cilat ngrihen mbi parimet bazë të Fesë, parimisht nuk janë ato që shkaktojnë hyrjen në fenë islame, dhe as daljen prej saj, sepse karakteri i tyre është suplementar në Fe. Kjo sepse mosbesimi shkaktohet nga mohimi a përgënjeshtrimi eventual i atyre pikave që janë bazë dhe shtylla të fesë islame. Madje, taklidi në çështjet dytësore të fesë, është i lejuar dhe i urdhëruar nga Allahu i Lartësuar, ngase të gjithë njerëzit nuk mund t'i specializojnë çështjet e fesë, meqë ato janë sferë shumë e gjerë. Por, për njohjen e tyre, duhet t'u drejtohen kompetentëve. Në këtë kuptim është ajeti i Kuranit famëlartë: "…Ju pyetni pra dijetarët, nëse nuk dini." (En-Nahl, 43). Në këtë çështje të gjithë ata që janë të mençur, qofshin meshkuj apo femra, janë njësoj. Se taklidi në bazat e besimit është çështje e nënçmuar, kjo ka ardhur në ajetin kuranor, ku Allahu i Lartësuar një cilësim të këtillë ua atribuon pabesimtarëve: "Jo, por ata thanë: ne i kemi gjetur të parët tanë në këtë fe dhe vazhdojmë gjurmëve të tyre". (Ez-Zuhruf, 22).[2] Prandaj, taklidi në çështjet dytësore nuk është objekt trajtimi në këtë punim, sepse, sikur e përmendëm më lart, ai është i lejueshëm. Veçse objekt trajtimi në këtë punim është 'taklidi' në bazat e besimit islam. Shtrohet pyetja se çfarë konsiderohet prej çështjeve bazë të besimit. Dijetarët çështjet bazë të besimit islam, të cilat muslimani është i obliguar t'i besojë, i kanë përmbledhur me një formulë të vetme, që është - "gjërat që dihen haptazi se janë domosdoshmëri të besimit". Kjo formulë përfshin "të gjitha ato çështje që dihen si qenësore të ardhjes së Muhamedit a.s., që kanë mbështetje në burimet tradicionale, që janë të transmetuara me rrugë tevaturi, që në ekzistencën subjektive të tyre nuk pranojnë kurrfarë interpretimi, që nuk mund të mendohet ekzistimi i ndonjë argumenti që kundërshton atë, dhe që, për ekzistimin parimor të tyre si qenësore të besimit islam, dijetarët nuk kanë diskutuar; ato konsiderohen se janë domosdoshmëri të Fesë, sikurse janë - besimi në Allahun dhe Cilësitë e Tij, besimi në melaiket, pejgamberët, namazi, zekati, ringjallja, ekzistimi i Xhenetit dhe Xhehenemit, ndalimi i zinasë, i alkoolit, i bixhozit, etj.".[3]

MENDIMET E DIJETARËVE RRETH 'TAKLIDIT'

Çështja e taklidit është diskutuar dhe për të është polemizuar mjaft shumë, sidomos ndërmjet maturidinjve, esh'arinjve dhe mu'tezilëve. Dijetarët kanë shfaqur disa mendime në raport me vlefshmërinë e imanit të mukal-lidit – imituesit të besimit. Kryesisht ekzistojnë katër mendime:1. Imani i mukal-lidit nuk është i vlefshëm dhe mukal-lidi është mosbesimtar; 2. Justifikohet imitimi në besim (et-taklid), por ka mëkat për të, nëse myslimani është i aftë për të vrojtuar, por, nëse nuk është i aftë, nuk ka mëkat;3. Kush e ndjek (imiton) Kuranin dhe Synetin me normë të prerë, besimi i tij është i vlefshëm, për shkak të ndjekjes së asaj që është e prerë në argumentim. E kush ndjek diçka tjetër përveç tyre, imani i tij nuk është i vlefshëm, ngase mungon siguria për t'u mbrojtur nga gabimi; dhe 4. Justfikohet imitimi në besim (et-taklid), dhe për këtë nuk ka kurrfarë mëkati absolutisht, sepse vrojtimi (en-nadhru) është kusht që konsiston kompletimin. Prandaj, ai që është i aftë për ta bërë atë e nuk e bën, ai vetëm sa ka lënë një prioritet dhe asgjë më shumë.[4]

MENDIMI I BAZUAR

Prej të gjitha këtyre mendimeve, më adekuati prej tyre, në të cilin mund të bazohemi, është mendimi i dytë. Pra, Justifikohet imitimi në besim (et-taklid), por ka mëkat për të nëse myslimani është i aftë për të vrojtuar, dhe nëse nuk është i aftë, nuk ka mëkat. Dispozita e fesë islame ndaj tij, është sikurse ndaj myslimanëve të tjerë.



Nëse është mëkatar, çështja e tij i nënshtrohet dëshirës së Allahut, nëse do, e fal, e nëse do, e dënon në pajtim me vlerën e mëkatit, porse fundi i tij do të jetë patjetër në Xhennet.[5] Ky është qëndrimi i Ebu Hanifes, Eth-Thevris, Malikut, Evzaiut, Shafiut, Ahmed bin Hanbel, dhahirinjve dhe i të gjithë fukahenjve dhe hadithologëve, të cilët thonë se imani i mukal-lidit është i drejtë, por ai mëkaton për shkak të lënies së imanit në mënyrë të argumentuar. Po ashtu, të këtij mendimi janë Imam Maturidiu, Imam Nesefiu, Imam Sabuni dhe të gjithë dijetarët e tjerë të hanefinjve. Edhe Imam Esha'riu është i këtij mendimi, ndonëse prej tij transmetohet edhe mendimi ndryshe. Kundër kësaj janë mu'tezilët, të cilët thonë se gjersa nuk njihet çdo mes'ele (çështje besimore) përmes argumentit të arsyes, duke eleminuar çdo dyshim, njeriu nuk konsiderohet besimtar.[6]

## PËPRFUNDIMI AKAIDOLOGJIK I ÇËSHTJES

Bazuar në atë që u tha më lart, përfundimi akaidologjik për çështjen e 'taklidit', është si vijon:1. Imani i mukal-lidit, në parim, është i drejtë dhe i vlefshëm, për shkak se imani është 'et-tasdik' (besim i plotë), e nuk është 'el-ma'rifetu' (njohje). E vërteta është se imani është 'et-tasdiki' - besim i plotë. Domethënë, nëse dikush lajmërohet me një lajm dhe i beson atij, është e drejtë që të thuhet: ka besuar në të dhe i ka besuar atij. Ngjashëm është edhe me mukal-lidin. Kur mukal-lidi informohet për atë që obligohet imani në të, dhe i beson asaj, ai është besimtar dhe është i merituar në atë që Allahu ka premtuar për besimtarët.[7] Sepse, siç thotë Imam Bezdeviu r.h., ai që e kërkon udhëzimin (el-huda) nëpërmjet 'taklidit', është sikurse ai që e kërkon udhëzimin nëpërmjet argumentit. Dhe ai arrin synimin e dëshiruar, sikurse ai që arrin nëpërmjet argumentit. Kjo ngjason me atë që kërkon rrugën për në Mekë nëpërmjet taklidit, ai arrin atje njësoj si ai që e kërkon rrugën nëpërmjet argumentit.[8] Veç kësaj, imani nuk është njohje, e cila do të interferonte zhvlerësimin e imanit, për shkak të mungesës së njohjes. Domethënë, "njohja" (el-ma'rifetu) nuk llogaritet iman, bazuar në argumentin se ajo është e ndarë nga ai. Ehli Kitabi (hebrenjtë dhe të krishterët) e njihnin pejgamberinë e Muhamedit a.s., ashtu sikurse i njihnin bijtë e tyre, mirëpo nuk i besonin atij, siç flet për këtë Kurani: "Atyre që u kemi dhënë librin, ata e njohin atë (Muhamedin) siç i njohin bijtë e vet, e një grup prej tyre, edhe pse e dinë këtë, janë duke e fshehur të vërtetën." (El-Bekare, 146).[9]

Niteti (el-ixhma) në këtë çështje është bërë traditë e pathyeshme, sepse prirja e lindur e tyre është në natyrën origjinale të tyre, se Allahu është Një i Vetëm dhe i pafillim, ndërsa gjithçka tjetër, përveç Tij, është e krijuar, edhe nëse ata nuk dinë ta artikulojnë këtë sipas terminologjisë së ekspertëve (kelamistëve). Allahu e di më së miri.[10]

2. Ai që ka mundësi për të arritur njohjen elementare të besimit e nuk e bën këtë, konsiderohet mëkatar. Shumë ajete në Kuran stimulojnë për studim dhe njohje sa më të madhe të Cilësive të Allahut të Lartësuar. Nëse myslimani ka aftësi për të vrojtuar apo lexuar rreth Allahut, e nuk e bën këtë, konsiderohet mëkatar, ngase nuk është duke përvetësuar një çështje që konsiderohet themelore në besim. Allahu i Lartësuar në Kuran ka thënë: "E kur u thuhet atyre (idhujtarëve): Pranoni atë që Allahu e shpalli! Ata thonë: Jo, ne ndjekim atë rrugë në të cilën i gjetëm prindërit tanë! Edhe sikur prindërit e tyre të mos kenë kuptuar asgjë dhe të mos jenë udhëzuar në rrugën e drejtë (ata do t'i pasonin)." (El-Bekare, 170). Ky ajet argumenton se ndalohet taklidi për atë që ka mundësi vrojtimi.[11] Dhe, përkundrazi, ai që e refuzon interesimin për ta njohur imanin, atij i bie akuza e dyfishtë: 1) për kundërshtim të njohjes së imanit dhe 2) për moszbatim të përmbajtjes së tij. Këto janë shumë të rrezikshme, dhe sidomos e para. Në lidhje me këtë Allahu thotë: "E kush ia kthen shpinën udhëzimit Tim, do të ketë jetë të vështirë dhe në ditën e Kiametit do ta ringjallim të verbër. Ai (që nuk besoi) do të thotë: Zoti im, përse më ngrite të verbër, kur unë isha me sy? Ai (Allahu) thotë: Ashtu si i harrove ti argumentet Tona që t'i ofruam, ashtu je i harruar sot. Po kështu Ne e shpërblejmë edhe atë që zhytet në mëkate dhe nuk i beson argumentet e Zotit të vet, po dënimi në Botën tjetër është edhe më i ashpër dhe i përjetshëm". (Ta ha, 124-127).

3. Imitimi nuk është formë e mirë, ngase e cungon rezultatin e besimit. Arritja e njohjes së imanit ndikon te myslimani që rezultatet e tij t'i jetësojë në mënyrë të drejtë në jetën e vet, dhe që përmbajtjen e imanit t'ia transmetojë drejt edhe familjes së tij.

4. Imitimi implikon paqartësi në konceptimin e imanit. Kur myslimani nuk e njeh imanin nëpërmjet formës së argumentimit, ai mund të ruajë në vetëdijen e tij besimore mendime jo kredibël për besimin. Kjo gjendje në zemrën e njeriut mund të mbjellë rezervë ndaj të vërtetave të besimit islam. Kjo ngase intriga kundër besimit islam kanë pasur gjithmonë dhe do të ketë edhe në të ardhmen. Prandaj, myslimani që nuk e njeh me argument besimin e vet, mund të bëhet shumë lehtë viktimë e këtyre intrigave, dhe, për pasojë, të luhatet në ndonjë çështje prej bazave të besimit.

(1)Belkasim El-Gali, "Ebu Mensur El-Maturidij hajatuhu ve arauhu el-akdijjetu" pa vend dhe vit botimi, f. 248-249.(2)Muhamed bin Muhamed bin Abdu'l Kerim El-Bezdevij, "Kitabu usuli'd-din" me përpunim shkencor të Dr. Hans Peter Linss, boton 'Daru ihjai'l kutubi'l arebijjeh' 1383 h / 1963 m, Kajro, f. 152.(3)Ebul Mudhaf-fer El-Isfirajini "Et-Tebsiru fid-din" boton, darul kutubil ilmijjeh, Beirut-Liban, botimi i dytë, 1408/1988, f. 168 (4)Abdul Kerim Tetan, Muhamed Edib El-Kilanijj, "Avnu'l muridi lish-sherhi xhevheret'it-tevhidi" fi akideti Ehli Sunneti ve'l xhemaati, boton Darul Beshair, botimi i dytë, 1999/1419, pa vend botimi, II, f. 1149.(5)Tetan & El-Kilanijj, "Avnu'l muridi..." op.cit. 1/172(6)Tetan & El-Kilanijj, "Avnu'l muridi..." op.cit. 1/172.(7)Ebul Muin Mejmun bin Muhamed En-Nesefi "Tebsiretul edil-leti fi usulid-din" Ankara, 2004, 1, f. 42.(8)Imam Nurud-din Es-Sabuni, "Kitabu'l-bidajeti mine'l-kifajeti fi'l-hidajeti fi usulid-din" verifikimin shkencor dr. fet'hullah Hulejf, boton 'darul mearif' Egjipt, 1969, f.154; shih: En-Nesefi "Tebsiretul edil-leti…" op.cit. f.42.(9)Es-Sabuni, "Kitabu'l-bidajeti…" op.cit. f. 154.(10)Es-Sabuni, "Kitabu'l-bidajeti…" op.cit. f. 154.

Sedat Islami

# Cilësitë e robërve të Allahut

ADHURIMI SI PJESA MË ESENCIALE E JETËS

Besimtarë të nderuar! Përkushtimi i sinqertë dhe devocioni ndaj Allahut, njeriut, përveç të tjerash, i sjellin edhe famën dhe autoritetin që as "Mega Star"-ët nuk mund ta arrijnë dot. Kjo, për arsye se lidhja e tyre e parë dhe e fundit është bërë vetëm me Allahun, kurse efektet e kësaj lidhjeje kanë reflektuar pozitivisht edhe tek njerëzit. A nuk ka thënë Pejgamberi, alejhi's selam se, kur Allahu të dojë një rob të Tij, bën që ajo dashuri të rrezatojë edhe tek njerëzit, respektivisht, edhe njerëzit ta duan atë që e do Allahu?![1] Kështu, pozita që gëzojnë këta njerëz në shoqëri, është e tillë që edhe mistrecët, e jo më esnafët, të kenë respekt për ta. Jo rrallë dëgjon tek lëvdohen edhe nga gojët e moralprishurve. A nuk kanë dëshmuar për Muhamedin, alejhi's selam edhe jobesimtarët?!

Vëllezër të nderuar! Prej sot do të fillojmë një seri të re hytbesh, një cikël që sjell para nesh portretet dhe karakterin origjinal të atyre që, për hir të raporteve me Allahun, sakrifikuan çdo gjë. Zaten është thënë: "Njeriu nuk mund ta shijojë ëmbëlsinë e së vërtetës, pa sakrifikuar për të". Do të prezantojmë para jush një kategori njerëzish, dëlirësia shpirtërore e të cilëve është më e kthjellët se uji i kroit më të pastër. Vetëmse, për të kuptuar dhe rrjedhimisht edhe për të përvetësuar karakteret e tyre, duhet njohur më parë adhurimi. Të jesh rob i Allahut - është liri a robëri, është nder a nënçmim, është krenari a degradim? Përse duhet ta adhurojmë Allahun? Ku qëndron sekreti i kësaj? Ç'do me thënë adhurim? A është adhurimi pengesë për zhvillimin normal të jetës? Këtyre dhe pyetjeve të ngjashme, në këtë ligjëratë, që po e quajmë si parathënie të ligjëratave vijuese, do të mundohemi t'u gjejmë përgjigjet -inshaAllah!

BËRTHAMA E ADHURIMIT – NËNSHTRIMIT NDAJ ALLAHUT?

Adhurimi nuk është ashtu siç e mendojnë njerëzit. Ai, nuk kufizohet kurrsesi vetëm në ritet fetare, në vend (Mekë) apo kohë (Ramazan) të caktuar. Ai po kështu nuk nënkupton as kufizimin në një kategori të caktuar veprash. Adhurimi -sipas Islamit- përfshin tërë jetën. Si term fetar, "Adhurimi është emër i përgjithshëm që përfshin çdo fjalë dhe vepër që do Allahu dhe i pëlqen, të dukshme a të fshehta qofshin ato, si dhe distancimi nga çdo gjë që bie ndesh me këtë. Këtu hyjnë dëshmia islame, namazi, Haxhi, agjërimi, xhihadi, urdhërimi për të mirë dhe ndalimi nga e keqja, besimi në Allahun, në melaiket, në të dërguarit, në Ditën e fundit...". Me një fjalë, këtu hyn e tërë jeta e njeriut dhe i gjithë mundi i tij. Allahu thotë:Thuaj: "Namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime janë thjesht për All-llahun, Zotin e botëve. (163). Ai nuk ka shok (nuk adhuroj tjetër). Me këtë (thjeshtësi të adhurimit vetëm për Zotin) jam i urdhëruar dhe jam i pari i muslimanëve (i pari që pranoj dhe bindem)!" (el-En'am, 162-163).

Ky botëkuptim i adhurimit për asnjë çast nuk e zhvesh njeriun nga natyra e tij, përkundrazi, ata që e perceptojnë kështu, i quan shpifës ndaj Allahut të Madhëruar.[2]

SEKRETET E ADHURIMIT – NËNSHTRIMIT NDAJ ALLAHUT

Islami bën thirrje për një ekuilibër në sjellje dhe veprime. Çdokujt, duke filluar nga më parësorët, duhet t'i jepet e drejta. Kështu, kur jemi tek adhurimi, Islami para së gjithash, kërkon që e drejta e Allahut të përfillet pa asnjë diskutim. Hadithi i Muadhit gjithsesi e dëshmon këtë.[3] Adhurimi është edhe sekret i vetë jetës, jo vetëm të njeriut, por të çdo gjëje tjetër, ani pse tek njeriu me theks të veçantë. A nuk ka thënë Allahu për njeriun: "Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër përveç të më adhurojnë". (edh-Dharijat, 56).[4] Mu për këtë, çdo kush që devijon nga ky drejtim, hyn në zjarr, sepse vepron në kundërshtim me rolin për të cilin është krijuar. Adhurimi bën dallimin ndërmjet besimtarit mirënjohës dhe mëkatarit përbuzës. Nëse Allahu të ka krijuar, ti nga të mirat e Tij jeton, Ai të vdes, tek Ai rikthehesh, Ai të llogarit, Ai vendos për qëndrimin tënd të përjetshëm, në Xhenet a Xhehennem, - atëherë përse të ikësh prej Tij? Nëse i tërë pushteti, në Tokë e qiej i takon Atij, atëherë çfarë kuptimi ka kundërshtimi i Tij? "A mos kërkojnë ata (ithtarët e librit) fe, përveç fesë së shpallur nga All-llahu? E Atij I është dorëzuar gjithçka ka në qiej e në Tokë, me dashje e pa dashje, dhe tek Ai kthehen". (Ali Imran, 83).

ADHURIMI I VËRTETË

Për t'u pranuar, Adhurimi ka dy shtylla dhe dy kushte. Për sa u përket shtyllave, ato janë: Dashuria dhe Nënshtrimi. Besimtari nuk e Adhuron Allahun nga pikëpamja e Fuqisë së Allahut dhe dobësisë së tij, jo, por





duke kujtuar mirësitë, dhuntitë dhe privilegjet, - ai nuk resht së adhuruari Atë. A nuk pati thënë Pejgamberi, alejhis selam, kur qe pyetur për namazin e shumtë që bënte: “A të mos jem rob falënderues”? (Buhariu dhe Muslimi). Ndërsa, për sa u përket kushteve, ato janë: Sinqeriteti vetëm për Allahun, se, përndryshe veprat, sado të duken nga jashtë të mira, nëse u mungon ky element, ato janë të pavlera.

Përputhja me praktikën dhe traditën profetike. Nëse një vepër kryhet qoftë edhe për Zotin po nuk është në koordinata me Synetin, atëherë ajo është e refuzuar dhe, Si e tillë, nuk meriton kënaqësinë, po hidhërimin e Allahut.

## ADHURIMI ËSHTË NDER APO NËNÇMIM?

Perceptimi i gabuar mbi adhurimin ka bërë që një grup njerëzish adhurimin ta kuptojnë si privim nga jeta normale dhe liria e njeriut. Se ky është një botëkuptim jo i qëlluar i adhurimit, do të bindemi tash kur të mësojmë për sekretet dhe urtësitë e adhurimit:

(a) Adhurimi zhduk të gjitha përkatësitë, identitetet, dallimet racore, gjuhësore, kombëtare, për të favorizuar vetëm identitetin fetar. Prandaj Pejgamberi, alejhis selam, ka thënë: “Allahu nuk shikon në fizionomitë tuaja dhe as në trupat tuaj, por shikon zemrat tuaja”. (Muslimi)

(b) Adhurimi për Zotin zhduk format e tjera të robërisë. A ka sqarim më të mirë për këtë se fjalimi i Xhaferit, kushëririt të Pejgamberit, alejhis selam, para Nexhashiut: “...na erdhi i dërguari i Zotit nga mesi ynë, që t’i nxjerrë njerëzit nga adhurimi i njerëzve, në adhurimin e Zotit të njerëzve...”

(c) Adhurimi, si term, në terminologjinë kuranore dhe profetike është përdorur vetëm pozitivisht. Ose, thënë më mirë, është përdorur si emër nderi dhe respekti. Kjo kuptohet nga ndërlidhja e rolit dhe pozitës së atyre që janë quajtur “robër” me punë madhështore. P.sh.:- Nëse Kurani është libri i fundit qiellor dhe, përveç tij, libër tjetër nuk pranohet, atëherë këtë nder ia ka besuar atij që Allahu e quan rob: “Ai që ia shpalli Furkanin (Kuranin, dallues të së vërtetës nga e pavërteta) robit të Vet (Muhammedit) ...” (EL-Furkan, 1). Momentet më madhështore dhe gradimin më të lartë e shoqëron me epitetin rob, siç qëndron në rastin e Israsë dhe Miraxhit: “Pa të meta është Lartmadhëria e Atij që robin e Vet e kaloi në një pjesë të natës prej Mesxhidi Haramit (prej Qabesë) gjer në Mesxhidi Aksa (Bejti Mukaddes), ...”. (el-Isra, 1). Pastaj si epitet Allahu ua ka dhënë edhe profetëve të tjerë, jo vetëm Muhamedit, alejhimus selam. Nuhun, Ibrahimin, Isain etj., Allahu i quan robër.[5] Madje edhe melaiket i ka quajtur robër.[6] E kjo kuptohet edhe më mirë atëherë kur të shfletojmë Kuranin dhe të shohim se në asnjë vend Allahu i Madhëruar nuk e ka përdorur këtë emër për idhujtarët kurejshë, për mëkatarët e mëdhenj, si Faraoni, Karuni, dhe as për djallin.[7] Kurse, për sa i përket ajetit 93 të kaptinës Merjem, ku të gjitha krijesat emërtohen me këtë emër, (8)ai trajton një realitet tjetër, atë të qenit krijesa të Allahut që të gjithë, sepse në asnjë vend tjetër për të përmendurit më sipër nuk është përdorur. Allahu na bëftë prej robërve të sinqertë të Tij!

(1) Buhariu. (2) Kur’ani, el-Hadid, 27. (3) Buhariu dhe Muslimi shënojnë se Pejgamberi, alejhi’s selam, ka thënë: “O Muadh! A e di se cila është e drejta e Allahut tek krijesat? Allahu dhe i dërguari i Tij e dinë më së miri!- u përgjigj ai. Që ta adhurojnë dhe të mos i shoqërojnë askënd në asgjë- sqaroi Pejgamberi, alejhi’s selam.” (4) Për melaiket: el-A’raf, 206; el-Enbija, 19; Për krijesat: en-Nahl, 49; el-Isra, 44. (5) Shih: el-Kamer, 9; Sad, 45; en-Nisa, 172. (6) Kur’ani, el-Enbija, 26-27 .(7) http://www.libi.mobi/i3jaz/slavery.html (8) Nuk ka tjetër, veçse gjithçka është në qiej e në Tokë, ka për t’Iu paraqitur Zotit si rob.”



Muhidin Ahmeti

# Zotimi për dashuri dhe unitet vëllazëror

## URAT E DASHURISË

S'ka dyshim se dashuria në emër të Allahut (xh. sh.) paraqet njërin nga postulatet më të rëndësishme të themelit të besimit, sikurse na ka bërë të ditur për këtë Pejgamberi ynë i dashur, Muhamedi a.s.. Kjo dashuri ka urat e veta lidhëse, të cilat Zoti ynë i Lartësuar dhe i Madhëruar i ka vendosur në mes njerëzve dhe me të cilat ka lidhur zemrat e tyre."O njerëz, vërtet Ne ju krijuam prej një mashkulli e një femre, ju bëmë popuj e fise, që të njiheni në mes jush, e s'ka dyshim se tek Allahu më i ndershmi nga ju është ai që është ruajtur më tepër (nga të këqijat), e Allahu është shumë i dijshëm dhe hollësisht i njohur për çdo gjë". (Huxhurat 13)."Dhe Ai është që bashkoi zemrat e tyre. Edhe po ta shpenzoje gjithë atë që është në Tokë, nuk do të mund t'i bashkoje zemrat e tyre, por Allahu bëri bashkimin e tyre, sepse Ai është i Gjithëfuqishëm, i Urtë." (El-Enfal, 63)

## KUR'ANI KONFIRMON SE MYSLIMANËT JANË VËLLEZËR

Definitivisht, Kur'ani konfirmon se myslimanët janë vëllezër: "S'ka dyshim se besimtarët janë vëllezër, pra bëni pajtim ndërmjet vëllezërve tuaj dhe kini frikë Allahun, që të jeni të mëshiruar (nga Zoti)." (Huxhurat 10). Në një hadith kudsij, Allahu xh. sh. thotë: "Dashuria Ime është e siguruar për ata që shoqërohen, ndihmohen dhe duhen në mes tyre. Unë jam i treti midis dy miqve (shokëve) gjithnjë derisa njëri të mos e tradhtojë tjetrin. Unë atëherë i braktis". Edhe Pejgamberi a.s. i ka përmendur urat-lidhëse të dashurisë, madje ai është që i themeloi, i ndërtoi dhe i vazhdoi lidhjet e dashurisë në zemrat dhe shpirtrat e pasuesëve të tij deri në Ditën e Gjykimit të madh. Pejgamberi a.s., në hadithin që transmeton Ebu Hurejre, thotë: "Myslimani te myslimani i ka gjashtë të drejta." Cilat janë ato

të drejta, o Pejgamberi i Allahut, e pyetën. Ai tha: "Kur ta takosh, t'i japësh selam; kur të thërret, t'i përgjigjesh thirrjes; kur kërkon prej teje ndonjë këshillë, ta këshillosh; kur teshtit dhe të falënderojë Allahun, të thuash: "jerhamukell-llah" (Allahu të mëshiroftë); kur sëmuret, ta vizitosh dhe, kur vdes, t'ia përcjellësh xhenazen". (Muslimi) Vlerën e dashurisë në emër të Allahut xh. sh., e vërteton edhe ky hadith i Pejgamberit a.s: "Ka disa robër të Allahut, të cilët nuk janë as pejgamberë, as shehidë, e do t'ua kenë lakmi edhe pejgamberët, edhe shehidët në Ditën e Gjykimit për shkak të pozitës së tyre tek Allahu". E pyetën ashabët: "Na trego, o Pejgamber i Allahut, kush janë ata"? "Pejgamberi i Allahut tha: "Ata janë njerëzit që duan njëri-tjetrin në emër të Allahut (xh. sh.), e nuk janë farefis, as nuk kanë ndonjë përfitim prej saj. Fytyrat e tyre do të jenë dritë, dhe ata do të jenë në dritë. Nuk do të kenë frikë atë ditë kur njerëzit do të frikësohen, as nuk do të dëshpërohen kur të tjerët do të jenë të dëshpëruar." (Omer ibnu-l-Hattab r.a. Dhe pastaj lexoi ajetin kuranor: "Ta keni të ditur se të dashurit e Allahut (evliatë) nuk kanë frikë (në botën tjetër) dhe as kurrfarë brengosjeje"? (Junus 62.)

"JINI TË MËSHIRSHËM NDAJ NJËRI-TJETRIT. JU JENI VËLLEZËR E MOTRA NË MES JUSH. JU MBËSHTETNI NJËRI-TJETRIN SIKUR TULLAT, DHE ASHTU MBANI FORT NDËRTESËN E BASHKËSISË SUAJ. RUAJUNI DYSHIMEVE, SEPSE TË DYSHUARIT ËSHTË DUKURIA MË E KEQE.

MUHAMEDI A.S.

ARTI I AFRIMIT TË SHPIRTRAVE

Të gjithë njerëzit janë krijesa të Zotit. Zoti xh. sh. e dhuron jetën dhe e ruan atë. Kush shpëton një jetë njeriu, është sikur të ketë shpëtuar gjithë njerëzimin. Kush shkatërron një jetë njeriu, është sikur të ketë shkatërruar gjithë njerëzimin. Kjo botë ekziston mbi besimin dhe solidaritetin në mes njerëzve. Zoti e do që njerëzit të ndihmohen në bamirësi dhe ndershmëri. Zoti nuk e do që njerëzit të ndihmojnë njëri-tjetrin në gjynahe dhe armiqësi. Njeriu është krijesa më e shkëlqyer, më e përkryer dhe më e kompletuar që ekziston në Tokë. Është kurora e të gjitha krijesave në këtë botë. As vuajtjet e agonisë së vdekjes nuk munden ta pengonin Pejgamberin (s) që në momentin e ndarjes nga kjo botë, në fundin e jetës së tij, t'u linte ashabëve këto këshilla të shkëlqyeshme:

"Jini të mëshirshëm ndaj njëri-tjetrit. Ju jeni vëllezër e motra në mes jush. Ju mbështetni njëri-tjetrin sikur tullat, dhe ashtu mbani fort ndërtesën e bashkësisë suaj. Ruajuni dyshimeve, sepse të dyshuarit është dukuria më e keqe. Mos lejoni që në praninë tuaj të flitet keq për personat që nuk janë të pranishëm, mos spiunoni njëri –tjetrin, mos e urreni dhe mos ia ktheni shpinën njëri-tjetrit, mos bëni gara me të keqen, mos kini zili ndaj njëri-tjetrit, mos e urreni dhe mos ia ktheni shpinën njëri-tjetrit. Bëhuni të drejtë dhe ruani shpirtin tuaj nga padrejtësia e zullumi. Mos mbillni urrejtje, vetëm dashuri...

Bëhuni robër të Allahut, vëllezër të vërtetë, ashtu si ju ka urdhëruar Ai... Në qoftë se dikujt i kam mbetur borxh, i lutem të ma thotë këtu, sepse më mirë dua të turpërohem këtu para jush, sesa në Ditën e Gjykimit para Allahut xh. sh..Ma pastroni shpirtin tim nga të gjitha padrejtësitë, që të mund të dal faqebardhë para Allahut xh. sh., etj., etj. (Muslimi nga Ebu Hurejre). Ja, kështu foli Resulullahu edhe në çastin e vdekjes, ashtu sikur kishte folur gjatë gjithë jetës. Paqja dhe dashuria ndërmjet njerëzve qenë preokupimi më i madh i tij. Kjo qe kështu, sepse ai e dinte që "smira dhe urrejtja, përpijnë dhe djegin çdo vlerë njerëzore, sikurse zjarri drutë e thata, siç thoshte vetë ai. Myslimanët duhet të jenë patjetër në harmoni në mes tyre dhe të bashkuar e unikë në të gjitha çështjet e jetës së Bashkësisë dhe të mbledhur të gjithë rreth parimit kuranor: "Dhe kapuni për litarin e Allahut dhe mos u përçani. Kujtoni begatinë (nimeitn) e Allahut ndaj jush, kur ju ishit të armiqësuar, e Ai bashkoi zemrat tuaja dhe ashtu, me dhuntinë e Tij, u zgjuat si vëllezër. Madje ishit buzë greminës së xhehennemit, e Ai ju shpëtoi prej tij..." (Ali Imran, 103)."Respektoni Allahun dhe Pejgamberin e Tij, e mos u përçani në mes jush, që të mos dobësoheni e ta humbni fuqinë..." (Enfal, 46)

XHEMATI DHE QËLLIMI I IBADETIT

Islami erdhi që të lartësojë njeriun në shkallën më të lartë të moralit. Muhamedi (s) tërë jetën ia kushtoi këtij misioni. Ai ishte i palodhshëm në afrimin, bashkimin dhe miqësimin e njerëzve. Ai shkëlqente në dashuri, ishte i këndshëm dhe i dashur për të gjithë. Shkonte vazhdimisht në vizita, i vizitonte të sëmurët, familjet e dëshmorëve dhe ashabët e varfër, bënte humor dhe i këshillonte të rinjtë, bënte marrëveshje me të rriturit, u ofronte mbrojtje të pambrojturve dhe të shkelurve, i inspironte të gjithë njerëzit rreth vetes me besnikëri dhe siguri. Pejgamberi kultivoi miqësinë e pashembullt midis mekasve dhe medinasve (muhaxhirëve dhe ensarëve).

Dhe në fund vendosi vëllazërinë reciproke, e lidhja e vetme midis tyre ishte besimi i fuqishëm në Allahun xh. sh.. Meqë jemi tek ibadeti, e shoh të arsyeshme të theksoj për njerëzit e xhamisë se ibadetet që bëjnë ata, qoftë individualisht, ose qoftë në xhemat, nuk janë qëllim në vetvete. Ibadetet janë bërë obligim për nevojat e njerëzve, dhe jo për nevojat e Zotit, sepse Zoti nuk ka nevojë për asgjë. Allahu xh. sh. nuk shpërblen drejtpërsëdrejti për ibadetet, siç mendojnë gabimisht shumë njerëz, por vetëm për ndikimin shpëtimtar të ibadetit në natyrën njerëzore. Mëshira e Zotit nuk fitohet me vetë ibadetin. Mëshira e Zotit fitohet vetëm nëse ai ibadet e ka arritur qëllimin e vet – dhe në mënyrë të dobishme ka ndikuar në shpirtin e njeriut. Ibadetet, pra, nuk janë qëllim në vetvete, po janë instrumente dhe mjete të inspirimit shpirtëror, kurajës dhe pendesës, stimulimit shpirtëror dhe disiplinës, një paralajmërim i vazhdueshëm që të mendojmë dhe të punojmë ndershëm dhe si është më mirë. Shenja e jashtme, që ibadetet të kenë arritur qëllimin e vet, është braktisja përfundimisht e gjynahut. Njeriu në rastet më të shumta dhe më të shpeshta gabon në marrëdhëniet e tij me njerëzit e tjerë. Prandaj, ne si diasporë që jemi, një dukuri kjo jo e natyrshme e një populli, mund t'i lehtësojmë vështirësitë tona nëse pranojmë tri vlera: vlerën e besimit në Zotin, si çështje e lirisë personale; vlerën e familjes, si çështje e vetëdijes së lartë shpirtërore; dhe vlerën e xhematit, si çështje e pjekurisë së thellë kolektive. Islami na mëson se bota është krijuar për të gjithë njerëzit. Mëshira e Allahut i ka ofruar të gjitha të mirat e dynjasë tërë fisit njerëzor. Mu'mini nuk është egoist, nuk është vetjak. Zemra e tij është e madhe dhe në mirësinë e vet përfshin gjithçka që është e mirë dhe fisnike. Mu'mini nuk bën, nuk lejohet të jetë vetjak. Nuk bën të jetojë vetëm për vete. Kjo nuk është fisnike. Gjithmonë duhet të jesh vëlla dhe shok - vëlla dhe shok i njeriut të mirë. Gjithmonë duhet ta kemi parasysh që harmonia dhe uniteti në xhemat është farz për çdo mysliman e myslimane, në mënyrë të veçantë në diasporën tonë shqiptare, sepse ai është kushti më i rëndësishëm që të jetojmë në lirinë e kohës dhe hapësirës sonë.

## FALËSI I NAMAZIT ËSHTË ROJË E FYTYRËS SË TJETRIT

Pikërisht për arsyet për të cilat po flasim, namazi i përbashkët me xhemat ka vlerën e 27 namazeve individuale. Falësi i namazit është rojë e fytyrës së tjetrit, sepse në namaz përsërit sa herë: Es-selamu alejna ve ala ibadihil-salihin. Me këtë garantojmë sigurinë e tjetrit, në kuptimin që nuk e përgojojmë, nuk i shpifim (iftira), nuk i uzurpojmë pasurinë, nuk e ofendojmë, nuk e poshtërojmë. Ja një rast i tillë nga jeta e ashabëve të Pejgamberit a.s.. Ebu Dherre r. a. me një rast i tha Bilal ibn Rebahut r. a., që është djali i zi i skllaves, për se Bilali r. a. u ankua te Pejgamberi (s), i cili e qortoi Ebu Dherrin dhe i tha: "Me të vërtetë tek ti ekzistojnë gjurmë të xhahilijetit". Pas qortimit nga ana e Pejgamberit të Allahut, Ebu Dherri shkoi te Bilali r. a., i doli përpara dhe shtriu fytyrën e tij për toke, duke thënë: "Pasha Allahun, nuk do ta çoj kryet nga toka, derisa nuk shkel, o Bilal, me këmbën tënde mbi fytyrën time, sepse këmba jote është më e vlefshme se fytyra ime". Nga këto fjalë Bilali nisi të qante dhe i tha: "Pasha Allahun, nuk do ta bëj këtë. Ne jemi vëllezër dhe unë të dua ty në emër të Allahut dhe ta fal ofendimin që më ke bërë". Ky është një shembull nga i cili ne duhet të marrim mësim për marrëdhëniet tona me të tjerët. Dhe, së fundi, Islami, si fe universale, me mësimin e vet, me dispozitat dhe institucionet e veta, synon qëllimin dhe idealin më të lartë – të ndërtojë njeriun e kompletuar, pa urrejtje, mendjemadhësi e egoizëm, i cili në dritën e dashurisë së Zotit do t'i dojë të gjitha krijesat e Tij, e do të urrejë vetëm urrejtjen dhe të keqen.

**MOS LEJONI QË NË PRANINË TUAJ TË FLITET KEQ PËR PERSONAT QË NUK JANË TË PRANISHËM, MOS SPIUNONI NJËRI - TJETRIN, MOS E URRENI DHE MOS IA KTHENI SHPINËN NJËRI-TJETRIT, MOS BËNI GARA ME TË KEQEN, MOS KINI ZILI NDAJ NJËRI-TJETRIT, MOS E URRENI DHE MOS IA KTHENI SHPINËN NJËRI-TJETRIT. BËHUNI TË DREJTË DHE RUANI SHPIRTIN TUAJ NGA PADREJTËSIA E ZULLUMI. MOS MBILLNI URREJTJE, VETËM DASHURI...**

**MUHAMEDI A.S.**

(1)Aid El-Karni, Mostovi ljubavi medju ljudima, N. Pazar, 2005.2. Ibrahim Hodziç, o inetelektualnom i primitivnom shvatanju vjere i vjerskih propisa, Sarajevë, 1971)(3) Vjeronauka za osmi raszred osnovne skole, Sarajevë, 1998(4)Mustafa Ceriç, Vjera, narod i domovina, Sarajevo, 2002. (5) I. Shehibrahimoviq, Besimi në Zotin Persosmëri shpirtërore, (6) Muharem Omerdiç, Zivjeti u Islamu, Istanbul, 1995. (7)www.Bosnjakinja.net (8) www.minber.ba. (9) www.islamski.net. (10) www.loge-arst.de/. (11) www.way-to-allah.com



# SHKENCORE

Prim.dr.med.sc. Ali F. Iljazi

## Ruajtja e shëndetit sipas Islamit

Kur'ani fisnik nuk është libër i mjekësisë, por, para së gjithash, libër udhëzues për njerëzit në aspektet e tyre trupore dhe shpirtërore. Ajo që është interesante, është që Kur'ani është përshkruar si: "udhëzim, mëshirë dhe ilaç për ata që e besojnë." (Kurani, 41: 44). Për njeriun Kur'ani thotë se është kurorë e krijimit dhe mëkëmbës i Allahut të Madhërishëm në Tokë. Për këtë arsye, i Dërguari i Allahut, ka konkluduar: "Besimtari i fortë është më i mirë dhe më i dashur tek Allahu sesa besimtari i dobët."[1] Ky hadith thekson faktin që myslimanët duhet të kenë kujdes të veçantë për shëndetin e tyre dhe gjithnjë duhet të synojnë të ruajnë gjendje të shëndoshë. Shëndeti, kjo duhet theksuar, është

gjendje e qetësisë së plotë fizike, mendore dhe sociale, dhe jo vetëm mungesë e sëmundjes dhe dobësisë. Ai urdhëron myslimanët që të konsumojnë ushqim të shëndoshë: "O ju njerëz, hani nga ajo që është në tokë e që është e lejuar dhe e mirë,.."(El Bekare, 168) Përcakton llojet e ushqimit nga të cilat duhen shmangur:"Ai jua ndaloi juve vetëm cofëtinën, gjakun, mishin e derrit dhe atë që theret jo në emër të All-llahut...."(En Nahl, 115) "(All-llahu) Jua ndaloi juve vetëm të ngordhëtën, gjakun, mishin e derrit dhe atë që theret (ngrihet zëri me të) jo në emër të All-llahut...."(El Bekare, 173)

PROBLEMI I ALKOOLIT, POSAÇËRISHT ASOCIALIZMI ALKOOLIK DHE MBYLLJA E ALKOOLISTËVE NË VETVETE-PARAQET KËRCËNIM SERIOZ PËR STABILITETIN SHOQËROR

Ndalimi që ka të bëjë me ngrënien e mishit të derrit, njësoj është konstatuar edhe në Judaizëm. Në Leviticus, psalmi 7-8, mishi i derrit është përshkruar si i papastër dhe urdhërohet ndalimi i ngrënies së tij. Nga ndalesat e Kuranit dhe Biblës, që kanë të bëjnë më ngrënien e mishit të derrit, mund të përfundohet qartë që kjo është paraprakisht për shkak të ruajtjes së shëndetit të njeriut. Për sa u përket pijeve alkoolike, myslimanëve u ndalohen rreptësisht, bile edhe në sasi të vogla. Problemi i alkoolit, posaçërisht asocializmi alkoolik dhe mbyllja e alkoolistëve në vetvete-paraqet kërcënim serioz për stabilitetin shoqëror, bile edhe në vendet e industrializuara më përparimtare të botës. Kurani fisnik flet për kobet morale, sociale dhe shpirtërore të individit dhe shoqërisë në këtë mënyrë: "O ju që besuat, s'ka dyshim se vera, bixhozi, idhujt dhe hedhja e shigjetës (për fall) janë vepra të ndyta nga shejtani. Pra,largohuni prej tyre, që të jeni të shpëtuar. Shejtani nuk dëshiron tjetër, përveçqë nëpërmjet verës dhe bixhozit, të hedhë armiqësi në mes jush, t'ju pengojë që ta përmendni Zotin dhe t'ju largojë nga namazi. Pra, a po i jepni fund (alkoolit e bixhozit)?"(El Maide, 90-91) Përveç kobeve sociale që sjell me vete alkooli, sot, ky është një fakt i pranueshëm, ai sjell dëme tejet serioze në shëndetin e individit duke e deformuar atë tërësisht në karakterin e tij psikofizik. Të gjithë e njohim formimin e M.A.D.D. (Mothers Against Drunk Driving) në Amerikë. Ky aksion është themeluar nga fakti që një numër i madh i të rinjve amerikanë humbin jetën në gjendje të dehur. Mas-mediet luajnë një rol të rëndësishëm në lidhje me këtë problem. Televizioni amerikan u tërhoqi vërejtjen qytetarëve që të mos drejtojnë makinën në gjendje të dehur, dhe kjo emetohet në programe speciale, me qëllim që publikut t'i ofrojnë shumë pije joalkoolike.




ASNJËHERË NUK U ËSHTË THEKSUAR NJERËZVE – MË E RËNDËSISHMJA, - QË TË SHMANGIN TËRËSISHT ALKOOLIN.

Njësoj ndodh edhe tek ne, bile në TV dhe gazeta tona të ditës reklamohen pijet alkoolike dhe duhani. Natyrisht, përderisa të mos punohet që të ndërpritet krejtësisht përdorimi i tij, nuk ka rëndësi se çfarë ofrohet si zgjidhje afatshkurtër, sepse kjo nuk sjell sukses në zgjidhjen e këtij problemi katastrofik.

Më tej, Kurani u shpall të gjithë myslimanëve që ata janë pjesë e pandashme e tërësisë së një bashkësie të madhe, Ymetit Islam. Transmetohet që Pejgamberi a.s.. ka thënë se anëtarët e Ymetit janë si një trup. Nëse një pjesë dhemb, atëherë ndjenë dhembje i tërë trupi.[2] Kjo do të thotë se myslimanët duhet të përkujdesen për njëri-tjetrin në mirësi të ndërsjellë. Është interesant që sipas Islamit, shumica e obligimeve fetare janë urdhëruar që të bëhen në bashkësi (xhemat), kështu që asnjë mysliman të mos presë dhe të ndiejë pasiguri, mungesë ndihme dhe të ngelë i vetmuar. Bashkëshortësia u është urdhëruar, para së gjithash, që të gjejnë qetësinë, prehjen, mëshirën dhe dashurinë e ndërsjellë në mes partnerëve, siç mëson Kurani fisnik: "Dhe nga faktet (e madhërisë së) e Tij është që, për të mirën tuaj, Ai krijoi nga vetë lloji juaj palën (gratë), ashtu që të gjeni prehje tek ato dhe në mes jush krijoi dashuri e mëshirë. Në këtë ka argumente për njerëzit që mendojnë."(Er- Rum, 21) Institucioni i zekatit është themeluar për të ndihmuar myslimanët që kanë nevojë për ndihma. Në këtë mënyrë mënjanohet depresioni mendor në ballafaqim me vështirësitë ekonomike, ose në raste kur individi humb vendin e punës në kohën e krizës ekonomike. Ibn Kajjim el Xhevziu përfundon se ekzistojnë tri parime mjekësore: ruajtja e shëndetit, mënjanimi i gjërave të dëmshme dhe ruajtja nga dëmet. Ai pohon se lehtësirat që i janë dhënë të sëmurit, janë kryesisht për zbatimin e këtyre tri parimeve, për se sjellë shembujt vijues: së pari verseti që ka të bëjë me agjërimin;"....ndërsa kush është i sëmurë ose në udhëtim, le të agjërojë aq ditë nga

ditët e mëvonshme... ." (El Bekare, 185) Kjo i lejon të sëmurit dhe udhëtarit agjërim të mëvonshëm për shkak të sëmundjes së tij, për shkak të mbrojtjes së shëndetit dhe fuqisë së tij. Shembulli i dytë është verseti që ka të bëjë me Haxhin:"..Po kush është prej jush i sëmurë ose ka mundim koke (e rruhet para kohe), kompensimi është: agjërim, sadaka ose kurban.."(El Bekare, 196), pra i lejon të sëmurit ose atij që ka sëmundje të lëkurës, siç janë zgjeba, morrat apo diçka tjetër, të rruajë kokën edhe gjatë mbajtjes së ihramit, në mënyrë që të lirohet nga çdo gjë që do t'ia rrezikojë shëndetin. E treta, këshillon ruajtjen nga dëmi, Kurani këtë e thekson në versetin që ka të bëjë me abdesin:". Në qoftë se jeni të sëmurë ose në ndonjë udhëtim, ose ndonjëri prej jush vjen prej vendit të nevojës, ose keni kontaktuar me gratë dhe nuk gjeni ujë, atëherë mësyni (merrni tejemum) dheun e pastër dhe me të fërkoni fytyrat dhe duart tuaja.." (El- Maide, 6), prandaj të sëmurit i është dhënë lehtësi që të kursehet nga uji i ftohtë dhe të përdorë dheun apo pluhurin në vend të tij, në mënyrë që ta ruajë shëndetin. Kjo që përmendëm, dëshmon qartë se Islami insiston për ruajtjen e shëndetit, në mënyrë që njeriu të ketë mundësi të kryejë detyrat e tij që i janë obliguar, dhe të realizojë rolin e tij si mëkëmbës i Allahut xh.sh. në Tokë.

## POROSITË SPECIFIKE TË RUAJTJES SË SHËNDETIT, SIPAS PARIMEVE ISLAME

Ibn Sinai (Avicena, 980-1036) mjekësinë e ka përkufizuar (et-tibb) si dituri e gjendjes së organizmit të njeriut rreth shëndetit dhe tërë ajo që ka të bëjë me shëndetin; qëllimi i saj është ruajtja e shëndetit dhe përpjekja e saj që ta rikthejë shëndetin, sa herë që ai humbet.[3] Në shëndet zakonisht shikohet si një gjendje natyrore e jetës sonë, ndërsa sëmurja është një formë e gjendjes jonatyrore, e cila godet trupin e njeriut, që mund të përballohet dhe të shërohet me përdorimin e medikamenteve përkatëse. Sëmundja, pa dyshim, i shkakton shumë pakënaqësi atij që ka goditur, por në asnjë mënyrë myslimani nuk e sheh durimin e dhimbjes si mallkim, hidhërim apo dënim të Allahut të Madhërishëm. Myslimani është i përgatitur që dhembjen e secilës sëmundje ta shikojë si sprovë, e cila në realitet e liron nga mëkatet. Transmetohet që i Dërguari a.s. ka thënë: "Asnjëherë besimtari nuk goditet nga një pakënaqësi, vështirësi, sëmundje, dhembje, bile as edhe brengë mendore, që të mos i falen mëkatet".[4] Rëndësia e kërkimit të shërimit mjekësor është paralajmëruar me versetin kuranor, në të cilin përshkruhet mjalti, i cili në vete përmban cilësi shëruese:"....Nga barqet e tyre (të bletëve) del lëng, ngjyra e të cilit është e ndryshme dhe në të cilin ka shërim (bar-ilaç) për njerëz....." (En Nahl, 69) Prandaj është e kuptueshme që kompilimet e hadithеve të ndryshme përfshijnë kaptinat e "Mjekësisë së të Dërguarit a.s. të Allahut", ku janë të përshkruar me mjeshtëri hadithet për sëmundjen, shërimin e saj, të sëmurin dhe mënyrat e parandalimit të sëmundjes, etj.. Dr. Sejjid Husejn Nasr rëndësinë e kësaj literature e ka shprehur në këtë mënyrë: "Meqë hadithet janë udhërrëfyes i jetës së myslimanit të mirëfilltë, edhe pse hadithet mbi mjekësinë nuk përmbajnë një sistem mjekësor të shprehur qartë, kanë luajtur rolin kryesor në përcaktimin e atmosferës së përgjithshme në të cilën është zhvilluar dhe kultivuar mjekësia islame. Udhëzimet e tyre janë pasuar me shekuj nga secila gjeneratë e myslimanëve, ato kanë përcaktuar shumë shprehi dietetike dhe higjienike të myslimanëve.

## I DËRGUARI A.S. I KURAJONTE PASUESIT E TIJ QË TË KËRKONIN PËRKUJDESJE MJEKËSORE

Më tej "Mjekësia e Muhamedit a.s." ka qenë libri i parë që është studiuar nga studentët e mjekësisë para se ata të merrnin detyrën e studimit të kompediumeve (paraqitjeve të shkurtra) të shkencës së mjekësisë. Në këtë mënyrë hadithi ka luajtur gjithmonë rolin vendimtar në formimin e gjendjes së përgjithshme, që ka motivuar myslimanët për studimin e mjekësisë."[5] "Një beduin erdhi te Pejgamberi a.s. dhe i tha: O i Dërguar i Allahut, a duhet të shërohemi? – ai u përgjigj: Po, o robër të Allahut, duhet të shëroheni, sepse vërtet Allahu nuk ka krijuar asnjë sëmundje, përveç një sëmundjeje, për të cilat të mos ketë siguruar ilaçin. Ata e pyetër: Cila është ajo sëmundje? – Ai u përgjigj: Pleqëria".[6] Gjithashtu, Pejgamberi a.s.. ka thënë: "Për çdo sëmundje ekziston ilaçi."[7] I Dërguari ka vënë në spikamë rëndësinë e studimit të shkencave mjekësore para praktikimit të tyre, prandaj ka tërhequr vërejtjen: "Kush ofron tretman mjekësor, sa kohë që nuk di asgjë për mjekësinë, është fajtor."[8] Për këtë i Dërguari i ka këshilluar pasuesit e tij të kërkojnë ndihmën mjekësore nga ai që është profesionalist në lëmin përkatës. Transmetohet nga Xhabiri, r.a. që, kur ishte sëmurur Ubej bin Kab, Pejgamberi a.s.. e kishte dërguar mjekun që ta shëronte të sëmurin.[9] M. M. Sharifi përfundon që i vetmi mjek i njohur në kohën e Pejgamberit, ishte Harith bin Kaladi, hebreu arab, i cili më vonë kishte përqafuar Islamin.[10] Kjo i frymëzoi që të ndërtonin spitale, ku të sëmurëve u ofrohej kujdesi adekuat mjekësor. Historia na mëson që spitali i parë që ndërtuan myslimanët, kishte qenë spitali në Damask, në vitin 706, gjatë kohës së halifit Velid ibn Abdul Maliku. Tërë kujdesi dhe shërbimet mjekësore aty bëheshin falas.

(1) Sahih Muslim, "Kitab el-Kadr", vol. 5, f.520-1.(2) Sahih Muslim, "Kitab el Birr", hadithi nr.66, vol.4, f 1999-2000.(3) Ibn Sina, Ebu Ali el Husejn ibn Ali: El Kanun fi et-tibbi (Kairo: Mu'assasa el Halabi ve Shurekatru li el-Nashr ve el-Tevzi) vol.1, f.3. (4) Musnedi i El Imam Ahmed ibn Hanbelit, vol.6, f.167. (5) Nasr, S.H: Shkenca dhe civilizimi në Islam (Pakistan; Suhail Academy, 1968) f. 192-193. (6) Ebu Davud Sulejman ibn el Asab: Sunen Ebu Davud "Kitab et tibb", Bejrut, pjesa e IV, f.3. (7) Sahih el Buhari, "Kitab et tibb", vëllimi III, pjesa e VII, f. 158. (8) Sunen Ebu Davud, "Kitab ed-dijjah", pjesa e IV, f.195. (9) Sunen Ibn Maxheh, "Kitab et tibb", pjesa e II, nr.3493, f.1156. (10) Sharif M.M., Istoria Islamske filozofije, vëllimi II, f. 334

Dr. Ayhan TEKINEŞ

# Materiet që krijojnë lidhje përdorimi dhe drogat

## Dispozita e Sheriatit

Pasuria më e madhe që kemi trashëguar nga Pejgamberi a.s., është rruga, gjurmët apo Syneti i tij, sepse Syneti i Pejgamberit a.s. është model i jetës për njerëzit. Syneti i Pejgamberit a.s. për ne paraqet një model në sjellje apo një sistem të jetës për çdo gjë që njerëzit janë të nevojshëm gjatë jetës së tyre; si për të falënderuar Allahun, për moralin njerëzor, për marrëdhëniet shoqërore apo për jetën familjare. Për të rregulluar shoqërinë njerëzore janë përcaktuar dispozitat në Kuran dhe Hadith (Synet), në thelbin e të cilave qëndron qëllimi kryesor i fesë. Themelet a parimet për të cilat Pejgamberi a.s. ka insistuar dhe në të cilat ka këmbëngulur, janë të përmbledhur në pesë kapituj: 1) Mbrojtja e Fesë, 2) Mbrojtja e Mendjes, 3) Mbrojtja e Shpirtit, 4) Mbrojtja e Pasurisë, 5) Mbrojtja e Nderit/Familjes. Shoqëria e sotme insiston më shumë në mbrojtjen e shpirtit dhe pasurisë, duke mos u interesuar ose edhe duke i lënë pas dore të tjerat. Sa kohë që këto janë të drejtat themelore që janë të lidhura ngushtë në mes veti, nëse njëra prej tyre anashkalohet, atëherë edhe të tjerat do të jenë gjithashtu të anashkaluara. Pejgamberi a.s. është shembull dhe udhërrëfyes për njeriun në çdo çështje. Ai urdhëron dhe nxit për të mira dhe ndaloi nga punët e këqija. Qëllimi i bazave themelore të fesë islame është të eliminojë të gjithat zakonet e këqija që janë shfaqur gjatë periudhave të ndryshme të historisë njerëzore. Çdo gjë që dëmton fenë, mendjen, shpirtin, pasurinë apo identitetin e njeriut, është e ndaluar fetarisht. Kurani tregon qëndrimin e Pejgamberit a.s. me përpikëri ndaj punëve të këqija: "Ai (Pejgamberi a.s.) i urdhëron ata për çdo të mirë dhe i ndalon nga çdo e keqe, u lejon ushqimet e këndshme dhe u ndalon ato të pakëndshmet". (A'raf,157)

### MBROJTJA E FESË

Feja, mendja, trupi, fëmijët, pasuria - janë mirësitë dhe amanete që njeriut i janë dhënë nga Allahu xh.sh.. Feja islame tregon se si duhet të përdoren këto amanete, se cilat janë të drejtat personale ndaj trupit dhe pasurisë. Droga, alkooli dhe materiet që krijojnë lidhje përdorimi, janë të rrezikshme për mbrojtjen e ndjenjave fetare.Pejgamberi a.s., në një hadith, thotë: "Qëndroni larg nga alkooli, sepse është nëna e të gjitha punëve të këqija". (Nesai, Eshribe, 44.) Në një hadith tjetër thotë: "Çdo pije dehëse është haram". (Buhariu, Eshribe, 4.) Nëse studiohen këto hadithe të Pejgamberit a.s., e shohim se ai vuri një dispozitë ndaj pijeve dehëse. Nuk është kusht që ajo të jetë vetëm pije, por çdo materie që përmban substanca dehëse, është haram, e ndaluar. Sepse Pejgamberi a.s., në një hadith tjetër, na tregon: "Çdo gjë dehëse është haram." (Tirmidhiu, Eshribe, 2). Dijetarët islamë pajtohen se është i ndaluar, haram edhe përdorimi i paktë i materieve dehëse; edhe i atyre që nuk janë dehëse, por që krijojnë lidhje përdorimi, përdorimi i të cilave obligon (e lidh) personin që të vazhdojë përdorimin e tyre. (Abdülfettah Mahmud, Hükmü't-tedavi bi'l-muharremat, s. 124). Hadithet që flasin drejtpërdrejt për drogën, janë pak. Sepse në kohën e Pejgamberit a.s. droga dhe materiet që krijojnë lidhje përdorimi, nuk ishin të njohura në çdo vend dhe dëmi prej tyre nuk ishte i njohur me saktësi. Mirëpo dispozita që është e caktuar nga Pejgamberi a.s., është kolektive, dhe aty thuhet se çdo gjë që e deh njeriun dhe mpin trupin e tij, është e ndaluar. (Ahmed b. Hanbel, 6/309). Në hadith aludohet për materiet narkotike, materiet që



i japin njeriut emocione tej mase dhe dobësojnë trupin e tij. Dijetarët islamë, duke u mbështetur në hadithin (Çdo gjë dehëse është haram), pajtohen se llojet e hashashit, materie dehëse apo edhe çdo materie tjetër, të cilat janë të ngjashme me to, janë haram. İbn Haxheri thotë se hashashi, edhe pse nuk bën pjesë në grupin e materieve dehëse, për shkak se bën pjesë në grupin e materieve narkotike, - ai është i ndaluar së bashku me materie të ngjashme me të. (Fethu'l-Bari, 21/142). Pijet dehëse dhe materiet narkotike janë faktorë kryesorë që e largojnë njeriun për t'i kryer obligimet fetare. Shumë nga njerëzit, edhe pse kanë dëshirë për t'i kryer adhurimet, për shkak se nuk i largojnë këto veti negative, nuk mund t'i kryejnë ato. Këto materie e pengojnë njeriun që të jetë falënderues ndaj Krijuesit të tyre.

## MBROJTJA E MENDJES

Allahu xh.sh., pas krijimit  i dha njeriut aftësi që të dallojë të mirën nga e keqja dhe të bukurën nga e shëmtuara. Aftësia e tij është mendja dhe vullneti i tij. Vullneti apo aftësia për të dalluar të mirën nga e keqja, është dhurata a dhuntia më e madhe që Allahu xh.sh. i dha njeriut. Po ashtu mund të themi se mendja dhe vullneti janë dhuntitë që ngrenë lart vlerën e njeriut, e dallojnë atë nga krijesa të tjera, e bëjnë që të ketë ndërgjegje njerëzore dhe fetare. Vullneti është zgjedhja e njeriut



atëherë kur njeriu është në gjendje të kryejë veprime të bukura dhe të shëmtuara. Sipas disa dijetarëve, vullneti është "amanet" që i është dhuruar njeriut nga Allahu xh.sh. ashtu sikurse është e përshkruar në Kuran. (Ahzab, 72) Sipas kësaj, e gjithë ndërgjegjja njerëzore dhe ajo fetare është e lidhur me vullnetin e njeriut. Vullneti është një amanet i lartë, që e bën njeriun të jetë përgjegjës, prandaj edhe lartëson vlerën e njeriut. Për këtë shkak prandaj, është obligim fetar që mendja të jetë mekanizëm kontrollues i vullnetit të njeriut. Pejgamberi a.s. paralajmëroi për fatkeqësinë përfundimtare të këtyre zakoneve, për se thotë: Ai që është alkoolist në këtë botë dhe nuk pendohet, në botën tjetër nuk do të provojë nga pijet e Xhenetit. (Muslim, Eshribe, 73.) Në një hadith tjetër Pejgamberi a.s. konsumuesit e alkoolit i krahason me idhujtarët a paganët, për se thotë: Alkoolisti (Pijaneci) është sikur idhujtarët. (İbn Maxhe, Eshribe, 3).  Sikurse paganët që kishin bërë traditë a zakon adhurimin e idhujve, prej të cilëve nuk kanë as dëm dhe as dobi, që është një zakon që nuk përputhet me mendjen dhe as me logjikën e njeriut. Në këtë aspekt, pra, edhe alkoolistët janë njësoj sikur idhujtarët që kishin bërë zakon a traditë konsumimin e alkoolit duke e dëmtuar vetveten. Si shembull tipik për këtë ishte prijësi i bandës Hassan Sabbahi i cili grupin e vet e kishte emërtuar "Hashashijjun" (Hashashinjtët)  në kalanë e Alamutit.Ai, duke përdorur hashashin ose edhe materie të tjera që krijojnë lidhje përdorimi, bëri që, me anë të këtyre materieve, t'u dobësonte njerëzve fuqinë e vullnetit duke predikuar ideologjinë e skllavërisë, për t'i bërë robër. Është e njohur se në disa fe të Lindjes që prej shumë kohësh përdoret hashashi po edhe materie të tjera, që krijojnë lidhje përdorimi apo edhe materiet që e bëjnë njeriun të dëfrehet, vetëm e vetëm që të jenë të ndikuar nën besimin e tyre apo për t'i stimuluar për një jetë mistike të rrejshme.

## MBROJTJA E SHPIRTIT

Sipas Islamit, të gjithë njerëzit janë të krijuar të pastër për nga natyra. Kështu Allahu xh.sh. në një hadith kudsij thotë: Unë robërit e mi i kam krijuar të pastër nga mëkatet; Kurse shejtanët më vonë i devijojnë ata nga besimet e tyre. (Muslim, Xhenet, 63) Njerëzit janë të krijuar pa mëkate fare. Për këtë shkak pra, në jurisprudencën islame, çdo njeri është në gjendje të pafajësisë, që quhet beraat-i dhimme (të pafajshëm përderisa të mos ketë argument për fajësinë). Prandaj kërkimi për sigurimin e shpirtit është e drejtë njerëzore. Njeriu, ashtu sikur nuk bën diçka për të rrezikuar vetveten, gjithashtu nuk bën diçka për të rrezikuar as shpirtin e tjetrit. Prandaj Pejgamberi a.s. u përkushtua shumë në sigurinë e shpirtit dhe të pasurisë, për se në një hadith thotë kështu: Është e ndaluar që të dëmtohet dikush apo të kundërshtojë dëmin me dëm. (Ahmet b. Han-

bel, 1, 313) Alkooli dhe pijet dehëse janë shkaktarë për përkrahjen e ekstremizmit dhe për agresivitet: shohim shpesh që ngatërresat në shumë raste përfundojnë me plagosje a vrasje. Shkurtimisht, them se, alkoolistët përveçse rrezikojnë vetveten, po ashtu rrezikojnë edhe të tjerët.

Jemi dëshmitarë të përditshëm të shembujve tipikë ndaj plagëve dhe mbytjeve që vijnë nga alkooli dhe droga. Është e ditur se ndalesa e alkoolit ka ardhur pas disa grindjeve dhe përleshjeve që kishin ndodhur gjatë kohës së Pejgamberit a.s.. Tregon Sa'd b. Ebi Vakkas r.a.: "Para se të vinte ndalesa e alkoolit, jemi tubuar në shtëpinë e njërit prej ensarëve për të ngrënë. Gjatë ushqimit kemi pirë pije alkoolike dhe kemi mbetur nën ndikimin e alkoolit, ensarët thanë se ne jemi më të virtytshëm, të ndershëm. Kurse kurejshitët filluan të mburreshin duke thënë: "Jo, ne jemi më të virtytshëm". Kështu pati filluar një përleshje e përbashkët dhe njëri ma theu hundën. Ja pra, pas kësaj ngjarjeje, zbriti ajeti i ndalimit të alkoolit". (Bejhaki, Sunen, 8, 285).

## MBROJTJA E PASURISË

Pejgamberi a.s. ka ndaluar israfin (harxhim pa llogari) të mallit. (Buhari, Zekat, 18). İsrafi është haram. Pasojë tjetër e dëmtimit të njeriut nga alkooli dhe droga, është shpenzimi i mallit pa nevojë e ku nuk duhet. Është e ndaluar të bëhet zakon shpenzimi i mallit në veprime të ndyra apo bërja e israfit. Kështu Pejgamberi a.s thotë: Në Ditën e Gjykimit njeriu do të pyetet patjetër: për jetën ku e ka kaluar, për rininë ku e ka harxhuar, për diturinë ç'ka bërë me të, dhe për pasurinë se si e ka fituar dhe ku e ka shpenzuar. (Tirmidhi, Kiamet, 1).

## MBROJTJA E NDERIT/FAMILJES

Një prej të drejtave themelore të njeriut është mbrojtja e nderit. Allahu xh.sh. njeriut ia tërheq vërejtjen për mbrojtjen e familjes nga ana shpirtërore, duke thënë: O ju që besuat, ruani veten dhe familjen tuaj prej një zjarri, lënda djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët. (Tahrim, 6) Është shumë me rëndësi që fëmijët të mbrohen nga dëmet që mund t'i kërcënojnë, dhe që të edukohen në një frymë të pastër, me qëllim që të zhvillohen brezat të shëndetshëm. Është një argument i pejgamberllëkut të Muhamedit a.s., fakti që me sukses të madh i largoi shokët e tij nga zakonet e liga. Ndërkaq, sahabiu i njohur Ebu Musa r.a., thotë: "Nuk shoh dallim në mes atij që e lë Allahun e i përkulet një shtylle, dhe të atij që e konsumon alkoolin". (Nesai, Eshribe, 42) Siç e pamë, nëse ndjenjat fetare anojnë nga e dobishmja, atëherë është e mundshme që të eliminohen të gjitha të ligat nga zakonet e njeriut.

Revista Yeni Ümit," Uyuşturucu ve Bağımlılık Yapan Maddelerin Dini Hükmü", Nr. 79, Mars 2008. Përktheu dhe përshtati: Abdylkadër Durguti



Dr. Jusuf El-Kardavi

# Sëmundja e Sidës

Fjala "Sidë-Aids" është shkurtesë e disa fjalëve që bëjnë me dije një sëmundje, e cila është: "Acquired Immun Deficiency Syndrome", që në përkthim domethënë: "Sindromi i fituar i mungesës së imunitetit". Allahu xh.sh. trupin e njeriut e ka pajisur me ushtarë të Tij: "E ushtrinë e Zotit tënd nuk e di kush pos Atij". (El-Muddeththir, 31). Këta ushtarë të rekrutuar e të fshehtë, që nuk shihen veçse me mikroskop (mund edhe të mos shihen), rezistojnë çdo mikrob të huaj që marshon në këtë trup, ose ai u ekspozohet fatkeqësive nga mikrobi ose virusi më i vogël. Kjo sëmundje vjen për të shkatërruar këtë ushtar të rekrutuar që është caktuar nga ana e Allahut xh.sh. për të bërë rojë, ndërkohë që njeriu bëhet viktimë e çfarëdo sëmundjeje, që mund ta sulmojë atë dhe ta mbysë. Kjo është sëmundja e emërtuar "Sidë", prej së cilës frikësohet e tërë bota, dhe numri i të infektuarve prej këtij virusi ka arritur të bëhet aq i madh, saqë e tërë bota kërcënohet prej kësaj sëmundjeje të rrezikshme, vdekjeprurëse dhe të pashërueshme. Statistika tmerruese, me mijëra vuajnë prej kësaj sëmundjeje, me mijëra bartin mikrobin e saj. Mijëra, madje miliona njerëzve u kanoset rreziku që kjo sëmundje të mbërrijë tek ata në ndonjë mënyrë, e cili është shkaku i të gjitha këtyre? Shkaku i të gjitha këtyre është dalja prej natyrshmërisë së Allahut në të cilën i krijoi njerëzit, është rrëshqitja prej normave hyjnore, mbi të cilat Allahu ka ngritur këtë gjithësi, është dalja prej dispozitave të Allahut. Nga kjo sëmundje janë prekur perëndimorët në vendet më të përparuara dhe më të zhvilluara, të cilat kanë arritur edhe në Hënë, dhe mundohen të ngjiten edhe në planetët e tjerë. Nga kjo sëmundje janë prekur edhe bijtë e bijat e tyre, madje edhe fëmijët janë të sëmurë prej saj, kurse mjekët mbeten të paaftë për shërimin e kësaj sëmundjeje, nuk arrijnë të bëjnë gjë.

## NUK ËSHTË LIRI TË BËSH Ç'TË DËSHIROSH, VEÇSE LIRIA E VËRTETË ËSHTË TË BËSH ATË QË DUHET

Për këtë arsye, e tërë bota bën thirrje për t'i dalë para kësaj epidemie që e quajnë "Murtaja e bardhë". Bëjnë thirrje për t'i bërë ballë asaj dhe për ta parandaluar atë, sepse masat mbrojtëse janë më të mira se shërimi, një dërhem mbrojtje është më mirë se një kuintal shërim. Kjo sëmundje i prek ata si rezultat i përhapjes së paturpësive, si rezultat i përhapjes së devijimit seksual, si rezultat i përhapjes së prostitucionit, homoseksualitetit, marrëdhënieve jonormale ndërmjet mashkullit me mashkullin, dhe marrëdhënieve seksuale të ndaluara ndërmjet mashkullit me femrën, si rezultat i publikimit të tij, saqë homoseksualët kanë hapur klube të veçanta dhe demonstrojnë nëpër rrugët e mëdha të tyre, duke kërkuar të drejtën e marrëdhënieve seksuale jonormale. Kjo çështje ka mbërritur tek ata në këtë masë, dhe thonë: Ne jemi të lirë, na lini të bëjmë ç'të dëshirojmë, të bëjë marrëdhënie seksuale mashkulli me mashkullin, mashkulli me femrën dhe femra me femrën. Kjo është liria tek ata, një liri e shthurur e jo liri e të drejtave, liri shtazore e jo liri njerëzore. Nuk është liri të bësh ç'të dëshirosh, veçse liria e vërtetë është të bësh atë që duhet. Në kohën e Pejgamberit a.s., disa njerëz e patën pyetur për marrëdhëniet intime ndërmjet burrit dhe gruas së tij gjatë kohës së menstruacioneve, dhe për këtë zbriti Fjala e Allahut xh.sh.: "Të pyesin ty për menstruacionin (hajdin). Thuaj: Ajo është gjendje e neveritur, prandaj largohuni prej grave gjatë menstruacionit dhe mos iu afroni atyre (për marrëdhënie) derisa të pastrohen. E kur të pastrohen, atëherë afrojuni atyre ashtu siç ju ka lejuar Allahu". (El-Bekare, 222). Marrëdhënia seksuale në vendin e duhur ndërmjet burrit dhe gruas së tij është e lejuar, por nëse gruaja është me menstruacione, atëherë burri duhet të largohet prej marrëdhënieve intime dhe të vetëpërmbahet derisa ajo të pastrohet. Ndërsa, disa njerëz bëjnë marrëdhënie seksuale anale në vendin e ndyrë (në anus), që Allahu nuk e ka krijuar për marrëdhënie seksuale, por e ka krijuar për një funksion tjetër dhe nëpërmjet tij njeriu duhet të pastrojë brendinë e tij.






QYTETËRIM ËSHTË TË NGRIHESH DUKE U VLERËSUAR NJERI, TË KESH MEND, KARAKTER, NDËRGJEGJE,

Atëherë, si e kanë përmbysur ata natyrshmërinë e Allahut në të cilën i krijoi njerëzit?! Një gjë të tillë kishte bërë populli i Lutit a.s., dhe ata janë të parët që kishin shpikur këtë paturpësi; asnjë nga popujt e botës nuk kishte bërë një gjë të tillë para tyre: "Rikujtoje kur popullit të vet Luti i tha: A punoni të shëmtuarën, që asnjë nga popujt e botës nuk e bëri para jush". (El-A'raf, 80). Allahu i ka përshkruar ata me cilësitë më të këqija e përçmuese (shih suret: En-Neml, 55; El-A'raf, 81; Esh-Shuara, 166; El-Enbija, 74), saqë ata i sulmonin edhe mysafirët e tyre dhe asnjë mysafir nuk u shpëtonte pa bërë marrëdhënie anale me ta. Pastaj, Luti a.s. Iu lut Allahut që ta shpëtonte prej tyre, e Allahu mbi ta reshi gurë të fortë pandarë dhe i përmbysi të gjitha fshatrat e tyre duke kthyer çdo gjë nga lart poshtë (ashtu siç përmbysën ata natyrshmërinë e Allahut). U hodhi gurë të cilët ishin të shënuar tek Ai, dhe çdo gur ishte i drejtuar për çdo njeri që nuk e gabonte atë (shih suren Hud, 82-83). Ndëshkimi i Allahut nuk është larg atyre që e ndjekin rrugën e tyre ose pasojnë metodën e tyre. Perëndimorët e kthyen paturpësinë që pati shpikur populli i Lutit a.s., madje ata i zmadhuan gjërat edhe më shumë sesa populli i Lutit a.s., duke u krenuar me të, duke e publikuar atë. Ata kanë klube të veçanta, demonstrojnë nëpër rrugë, shkruajnë nëpër gazeta, madje disa bëjnë thirrje që të miratohet ligji për t'ua lejuar këtë çështje, të joshet kjo dalje nga natyrshmëria dhe të legalizohet ky krim. Në Inxhil theksohet se Isai a.s. ka thënë: "Ata para jush thoshin: Mos bëni amoralitet, e unë ju them: Ai që shikon me syrin e tij, bën amoralitet". (Mateu, 5:27-28). Por, ç'do të bëhet me ata që i lejojnë ato gjëra që Allahu i ka ndaluar gjatë gjeneratave? Për fat të keq, disa kisha bekojnë këtë vepër të ndyrë dhe disa priftërinj bëjnë kontrata martesore për të martuar mashkullin me mashkull!!Çfarë kulture është kjo? Çfarë qytetërimi është ky? Nuk është qytetërim të luash me butona për t'i sjellë gjërat sa më shpejtë, apo t'i shkurtosh largësitë ose ta afrosh të largëtën, ose të të flasë hekuri. Qytetërim është të ngrihesh duke u vlerësuar njeri, të kesh mend, karakter, ndërgjegje, ta përmbash veten para epsheve e të thuash: jo, me plot gojën, nëse gjen diçka që ndeshet me njerëzinë tënde, t'i shkelmosh epshet me këmbët e tua...Disa prej nesh dëshirojnë të shkojnë pas Perëndimit, të jenë të lirë, të rinjve dhe të rejave t'ua lënë litarin të zgjidhur, në mënyrë që çdonjëri prej tyre të provojë shoqin e vet. Disa të rinj tanë këtë gjë e mësojnë nëpërmjet mendimeve çorientuese, nga shoqërimi dhe kontaktet me ata njerëz në shtetet e tyre, kur të shkojnë në Evropë e në Amerikë, apo në shtetet e Lindjes së largët, dhe kthehen të infektuar prej sëmundjeve në trupat dhe mendjet e tyre. Kemi filluar të shkojmë tek ata për të marrë prej tyre sëmundje dhe epidemi, ose ato vijnë tek ne në mënyra të ndryshme.



### QË NGA FËMIJËRIA, ISLAMI E MËSON MYSLIMANIN QË TË JETË I MORALSHËM, I PASTËR

Allahu dëshiron që myslimani të rritet i ndershëm, i mbrojtur dhe i turpshëm, dhe nuk pranon që të ndotet me epshe, e as që të bjerë në qendër të mëkatit, saqë, edhe nëse e ndjek epshi, ai të kthehet duke i thënë: Allahu më ruajttë, dhe i thotë ashtu siç ka thënë njëri prej shtatë personave që Allahu do t'i vendosë nën hijen e Fronit të Tij, ditën kur nuk do të ketë hije tjetër përveç kësaj Hijeje, kur i paraqitet ndonjë grua me pozitë dhe e bukur, e refuzon me fjalët: "Unë kam frikë Allahun". Kështu bën myslimani..Prej cilësive të besimtarëve në Kuran permenden: "Dhe ata që ruajnë nderin e vet (për sa i përket jetës intime), me përjashtim ndaj grave të veta (me kurorë) dhe ndaj atyre (robëreshave) që i kanë në pronësinë e vet, për të cilat nuk janë të qortuar, e kush kërkon përtej tyre (dëfrim nga të ndaluarat), të tillët janë ata që kanë shkelur normat e caktuara". (El-Mu'minun, 5-7, El-Mearixh, 29-30). Ata janë që i kanë shkelur normat e caktuara të Allahut, e i kanë bërë padrejtësi vetes së tyre dhe njerëzve. Islami para myslimanit i ka mbyllur dyert e haramit, e i ka hapur dyert e hallallit dhe u ka bërë thirrje njerëzve që të martohen dhe t'i martojnë të pamartuarit: "Dhe martoni të pamartuarat (të pamartuarit) edhe robërit e robëreshat tuaja që janë të ndershëm e të ndershme. Nëse janë të varfër, Allahu i begaton nga mirësitë e Tij". (En-Nur, 32).

### ALLAHU KA NDERUAR MYSLIMANËT ME ISLAM, PRANDAJ NUK LEJOHET TË JEMI KOPJE E TJETËRKUJT

Në të kaluarën, kur vinte ndonjë murtajë (sëmundje epidemike), e hante të njomën e të thatën, njerëzit vdisnin me shumicë dhe nuk gjenin ndonjë gjë për ta përballuar ose për ta shëruar. Perëndimorët e emërtonin sidën me fjalën murtajë, siç është cekur në hadithin e Pejgamberit a.s., pra kjo është murtaja e kësaj kohe. "Në mesin e tyre përhapen murtaja dhe sëmundjet që nuk kanë qenë në popujt që kanë kaluar para tyre". Para disa vitesh, njerëzit nuk dinin asgjë për këtë sëmundje, ajo është një sëmundje e re. Sa herë që njerëzit nxjerrin nga një mëkat të ri, Allahu u nxjerr atyre nga një ndëshkim të ri. Kështu është Ligji i Allahut të Lartësuar. Kjo gjithësi do të shfarosej dhe çdo gjë do të shkatërrohej, siç ka thënë Allahu xh.sh.: "E sikur Allahu t'i kapte njerëzit sipas veprave (të këqija) të tyre, nuk do të linte mbi faqen e dheut asnjë gjallesë, por Ai i afatizon deri në momentin e caktuar". (Fatir, 45); "Çfarëdo e keqe që mund t'ju godasë, ajo është pasojë e veprave tuaja (të këqija), e për shumë të tjera Ai ju fal". (Esh-Shura, 30); "E për të përjetuar ata një pjesë të kësaj të keqeje që bënë, ashtu që të tërhiqen (nga të këqijat)". (Er-Rrum, 41), pra Ai i paralajmëron ata me këto ndëshkime për



të kujtuar, që njeriu ta kujtojë dobësinë e tij para fuqisë hyjnore, të kujtojë fatin e vet, të kujtojë fillimin dhe mbarimin e tij, "Ashtu që të tërhiqen (nga të këqijat)". (Er-Rrum, 41). Atëherë pra, a tërhiqen të humburit? A pendohen mëkatarët? A udhëzohen të humburit? A zgjohen të fjeturit? Ah sikur..., por fatkeqësisht, edhe në disa vende myslimane disa ligje lejojnë të ndaluarën, lejojnë prostitucionin, lejojnë marrëdhënien jolegjitime; meqë ajo bëhet me pajtimin e të dy palëve, ligji s'mund të ndërhyjë tek ata. Në disa vende është ndaluar martesa me grua të dytë, kurse është lejuar lidhja me dashnore, pra është lejuar e ndaluara dhe është ndaluar e lejuara; ata e kanë kundërshtuar ligjin e Allahut haptas dhe qartazi.

Përktheu: Mr. Faruk Ukallo (Burimi: "Ligjëratat e Shejh El-Kardavit", përgatitur nga Halid Essa'd, mektebetu vehbeh, Kajro, 1997, vëllimi I).




Mr. Samir B. Ahmeti

# BENINI

TË DHËNA STATISTIKORE[1]:
- Emri ndërkombëtar në anglisht: Benin.
- Emri zyrtar: Republika e Beninit.
- Sistemi i qeverisjes: Republikë.
- Sipërfaqja: 112,620 $km^2$.
- Numri i banorëve: 8,791,832 (2009).
- Dendësia: 60 (banorë në 1 $km^2$).
- Feja: Myslimanë 24.4%, të krishterë 42.8% (27.1% katolikë, 15.7% sekte të tjera të krishtera), praktikues të besimit vodun 17.3%, grupe tradicionale vendore fetare 6%, grupe të tjera fetare 1.9% dhe pa përkatësi fetare 6.5%.
- Kryeqyteti: Porto-Novo, i cili llogaritet qyteti më i madh në vend.
- Qytetet (Ndarjet administrative) e tjera kryesore: Alibori, Atakora, Atlantique, Borgou, Collines, Donga, Kouffo, Littoral, Mono, Oueme, Plateau dhe Zou.
- Grupet etnike: 99% afrikanë, 1% evropianë.
- Gjuhët kryesore: frënge dhe gjuhë të tjera lokale si: fon, gu dhe joruba.
-Njësia monetare: Franku afrikan (1 XOF = 0.00152449 EUR).
-Data e pavarësisë: 1 gusht 1960.
-Festë kombëtare: 1 gusht (1960)

## POZITA GJEOGRAFIKE

Benini është shtet afrikan, i cili shtrihet në pjesën perëndimore të kontinentit; ka një dalje të ngushtë nëpërmjet Gjirit të Guinesë, në Oqeanin Atlantik. Republika e Beninit kufizohet nga lindja me Nigerinë në një gjatësi prej 773 km; nga veriu me Nigerin me gjatësi 266 km; nga veriperëndimi me Burkina Faso'n me gjatësi 306 km; nga perëndimi me Togon me një gjatësi 644 km; nga jugu me Gjirin e Guinesë si bregdet, me një gjatësi prej 121 km.[2] Republika e Beninit ka disa universitete, prej tyre më të njohurat janë: Universiteti i Beninit (një nga më të njohurit në vend), Universiteti Abomey Calavi, Universiteti Ndërkombëtar i Beninit,Universiteti Politeknik i Beninit, Universiteti Afrikan i Teknologjisë dhe Menaxhimit,Universiteti i Parakou-t.[3] Benini ka gjithsej 5 aeroporte, prej tyre vetëm një ka pistë të shtruar. Po ashtu vendi posedon infrastrukturë rrugore, dy porte detare dhe rrugë hekurudhore. Mirëpo, Benini aktualisht nuk ka lidhje me shina (rrugë hekurudhore) me shtete të tjera jashtë vendit.[4]

Porto-Novo: Ky qytet, për herë të parë është përmendur në shekullin e 17; ka qenë i njohur edhe si Hoajabuno (Hogbonou) deri në vitin 1894, kur iu vu emri Porto-Novo. Qyteti në fjalë, tani ka të llogaritur 223,552 banorë (sipas statistikave të vitit 2002). Si kryeqytet i Beninit, Porto-Novo njihet edhe si një port i zhvilluar, që gjendet në hyrje të Gjirit të Guinesë, përkatësisht ndodhet në pjesën juglindore të vendit. Portugezët, që nga fundi i shekullit 15 në Porto-Novo formuan një qendër tregtare, e cila u transformua në një qendër për tregtimin e skllevërve. Ky qytet, gjatë tërë shekullit 18 në Afrikën Perëndimore mbeti ndër qendrat më të njohura për këtë lloj tregtie, saqë pozita e tij u afirmua si bregdeti i skllevërve. Me fillimin e kolonizimit francez të Dahomey-it, në fund të shekullit 19, Porto-Novo është bërë selia rajonale e Qeverisë së Kolonive Franceze në Afrikën Perëndimore, si dhe kryeqyteti i kolonisë së Dahomey-it. Kështu mbeti deri në pavarësimin e vendit nga Franca, më 1 gusht 1960, kur u bë kryeqyteti i Republikës së Beninit. Rajoni përreth qytetit Porto-Novo prodhon vaj palme dhe pambuk. Ndërsa nafta u zbulua në plazhin e këtij qyteti në vitet nëntëdhjetë të shekullit të kaluar. Kështu qyteti Porto-Novo u llogarit si një burim i rëndësishëm i naftës në këtë vend.[5]

## HISTORIA E BENINIT

Mbretëria e Abomey-iz ose e Dahomejit (Dahomay) u themelua në vitin 1625, pas disa luftërash të zhvilluara me fqinjët e vet në shekullin 17. Dahomej kishte një kulturë ushtarake, që synonte sigurimin e vendit, ashtu siç pretendonte se, me kapitalin e vet, mund të bënte edhe zgjerimin e kufijve të mbretërisë. Nga mesi i shekullit 19, Dahomej filloi të humbiste statusin e një fuqie rajonale, prandaj Dahomej (Benini) do të aneksohej nga francezët



më 1892 / 3, për t'u përfshirë pastaj edhe në Afrikën Perëndimore Franceze, në vitin 1904. Në vitin 1958 Franca i dha autonomi Republikës së Dohemejit, për të fituar më pastaj pavarësinë e plotë nga Franca më 1 gusht 1960. Emri i vendit nga Dahomej në Benin u ndryshua për herë të parë më 1 mars 1990, pas heqjes së marksizm-leninizmit në vend, në vitin 1989. Benini konsiderohet një nga rajonet më të vogla në Afrikë, ashtu siç llogaritet edhe ndër vendet me dendësi të madhe të popullsisë. Në OKB u pranua më 20 shtator 1960.[6]

## HISTORIA E PËRHAPJES SË ISLAMIT NË BENIN

Thirrja islame në Benin arriti nëpërmes disa mbretërive islame, veçanërisht Mbretërisë Sangi, e cila depërtoi në veri të vendit dhe në pellgun e Nigerit. Disa grupe të tjera tregtarësh, të quajtura Dandi, migruan nga pellgu i Nigerit drejt Veriut të Dahomejit, ku u përzien me popullatën aty dhe kështu përhapën fenë islame në mesin e tyre. Për përhapjen e fesë islame në ato zona kanë meritë edhe thirrësit myslimanë, që vinin në kuadër të shtetit të murabitëve, dhe disa të tjerë përmes shtetit të muvehidinëve. Në shekullin e 13 hixhri, feja islame arriti në qendër të Dahomejit dhe në veri të tij. Përqindja e përkatësisë fetare në Benin dallon nga një burim në tjetrin, prandaj mund të gjejmë informacione e statistika që njoftojnë se përqindja e myslimanëve në Benin arrin 45% e popullatës, të cilët janë të përqendruar në veri dhe në qendër të vendit. Libra të tjerë të historisë islame ofrojnë të dhëna se në Benin përqindja e myslimanëve arrin deri në 60%, kurse të krishterët nuk kalojnë 10 %, nga të cilët shumica janë katolikë dhe pjesa tjetër e mbetur janë protestantë. Ndërkaq, idhujtarë janë afro 30% e popullatës, dhe ata shtrihen kryesisht në zonat jugore, kurse myslimanët janë përqendruar në veri të vendit. Xhamitë në vend gjenden në shumicën e komunave dhe fshatrave të Dahomjit. Shumica e përqindjes së myslimanëve në Benin i përkasin medhhebit suni, kurse një pakicë e tyre janë shiinj. Përveç kësaj, ekziston edhe një prani relativisht e madhe e të ashtuquajturve myslimanë ahmedinj, të cilët, kohët e fundit kanë përuruar xhaminë më të madhe në Benin.[7]



## KLIMA

Klima në Benin, në përgjithësi, është tropikale, e nxehtë e me lagështi - në jug dhe gjysmë e thatë - në veri. Në jug, kryesisht në muajt maj-korrik dhe shtator-nëntor ka reshje atmosferike, të cilat ndihmojnë që të mbjellat të japin prodhime të mira. Temperatura mesatare mujore sillet prej 20 deri në 34 gradë Celsius. Temperaturat janë të larta edhe në veri, kurse reshje në zonat e veriut ka kryesisht nga muaji maj deri në shtator. Përgjithësisht relievi i Beninit është një rrafshinë e ulët, që valë-valë kalon në rrafshnalta dhe në disa bjeshkë e male të ulëta. Pika më e ulët e relievit është përgjatë bregdetit, kurse ajo më e larta, me lartësinë mbidetare 658 metra, ndodhet në majën e quajtur Sokbaro. Lumenjtë kryesorë të vendit janë: Niger, Donga dhe Kuofo.[8]

## GJENDJA EKONOMIKE

Benini është shtet agrar, me synimin për zhvillimin e shumë degëve të ekonomisë. Pikësynime kryesore të zhvillimit në vend janë bujqësia (veprimtaria kryesore ekonomike), tregtia dhe një industri e zhvilluar (që përfshin nxjerrjen e naftës, hekurit, fosfateve, diamanteve, gurëve gëlqerorë dhe të mermerit), po vendi ka edhe pyje, të cilat konsiderohen burim i pasurisë së një druri lokal. Më shumë se gjysma e sipërfaqes tokësore e këtij shteti është joprodhimtare. Prodhime agrare kryesore për eksport janë: arra kokosi, vaji i palmës dhe duhani. Ndërsa, për nevojat e brendshme, kultivohen këto bimë: misri, fasulja, kikirikë, orizi, patatja, kafeja, pambuku dhe bananet. Ekonomia e vendit varet edhe nga tregtia kufitare me Nigerinë.[9]

(1) - Vladimir Zoto Enciklopedi gjeografike e botës, f:. 28. Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; ATLAS I BOTËS ISLAME, f:. 116, 117. Logos-a, 2009, Shkup. ATLAS islamskoga svijeta / redakcija i autori tekstova Ahmet Alibasiç ...; f:. 505. Sarajevo, 2004. http://ar.wikipedia.org/wiki. Dr. Musa Gashi; Afrika – Gjeografia regjionale, f: 207, Universiteti i Prishtinës, Prishtinë, 1983. (2) - Vladimir Zoto Ibid f:. 28(3) – http://www.university-directory.eu/Benin/Benin.html. (4) http://en.wikipedia.org/wiki/Transport_in_Benin#Airports. Amir B. Ahmeti;Ibid f. 117 (5) – http://ar.wikipedia.org/wiki. http://www.marefa.org/index.php. (6) Vladimir ZOTO, Ibid f:. 28. http://www.infoplease.com/ipa/A0107337.html. http://en.wikipedia.org/wiki/Benin. (7) – http://en.wikipedia.org/wiki/Islam_in_Benin#Islam. http://ar.wikipedia.org/wiki. Dr. Ismail Ahmed Jagi, Mahmud Shakir; Tarihu-l-Alemi-l-islami El hadithi ve-l-muasiri, f: 240. Darul Merih, Rijad – Mbretëria e Arabisë Saudite. (8) Vladimir Zoto, Ibid f:. 28. (9) Vladimir Zoto, IBid f.. 28. Dr. Musa Gashi, Ibid.f: 208,. Amir B. Ahmeti, Ibid f 116,117. http://ar.wikipedia.org/wik. http://sq.wikibooks.org/wiki/Afrika_ve.

Mr. Ramadan Asllani

# Veteranë të arsimit fetarë

## *Mulla Hamit Guta mësues i parë*

Mulla Hamiti i Jezercit, gjithmonë mbante në kokë një kësulë të bardhë si dëbora, me shallin e bardhë e të hollë simbol të hoxhës. Kështu shkonte në mbledhje e konferenca të fshatit, në tubime, dasma, vdekje dhe në kuvende, ku fjala e tij dëgjohej me vëmendje e shumë respekt; ai dinte të mbyllte çdo gjë të keqe. Katundi Jezerc i komunës së Ferizajt është në lindje të tij dhe përfshin një nga hapësirat gjeografike më të mëdha në këtë komunë. Jezerci është një vendbanim kodrinor-malor i tipit të shkapërderdhur, por një çerdhe veprimtarësh atdhetarë për çështjen kombëtare-liridashëse. Ka një lashtësi, por zyrtarisht nuk janë bërë hulumtime. Nga punët e rastësishme janë gjetur eksponate të ndryshme, që vërtetojnë një lashtësi të këtij vendbanimi. Banorët merreshin kryesisht me pylltari e blegtori, si dhe pak me bujqësi. Aty ruheshin traditat e lashta kombëtare, por edhe ato fetare. Në këtë katund, një vend të rëndësishëm zë familja Guta, e cila që herët ishte përcaktuar për veprimtari kombëtare e fetare. Pos emrave të njohur të mulla Veselit me vëllanë Ademin, ky vendbanim ka lindur e rritur edhe mulla Hamitin – mësuesin e parë fetar në xhaminë e Jezercit. Fatmirësisht, ne kemi takuar njërin prej nxënësve të mulla Hamitit, mësuesin dhe veprimtarin e devotshëm për çështje kombëtare, z. Hajrush Rekën, i cili në ditët e vështira kishte mbajtur shënime për mësuesin e tij të parë në Jezerc, për mulla Hamitin (Gutën).

### I PARI QË HAPI NJË PARALELE (MEJTEP) NË XHAMINË E JEZERCIT

Nga notesi i bacit Hajrush kemi shkëputur këtë shënim jetësor për mulla Hamitin, përkatësisht për mësuesin e parë të tij në xhaminë e Jezercit, ku ishte edhe mësonjëtorja(mejtepi) e parë. Mulla Hamit Guta, veprimtar i madh i çështjes shqiptare kombëtare, u lind më 1900 në Jezerc të Ferizajt, nga trungu familjar Guta. Rrjedh nga një familje e varfër përparimtare, me ndjenja të dalluara patriotike. Babai i tij, Bajram Guta, i cili vdiq herët, në prag të Shpalljes së Pavarësisë Kombëtare, bashkë me bashkëshorten Zelfije, duke lënë jetim tre fëmijë: Hamitin rreth 12 vjeç, Zenelin dhe një motër. Hamit Bajram Guta, mësimet e para i mori nga kushëriri mulla Vesel Guta. Ai u njoh me kushëririn e vet të shpërngulur nga Jezerci, për t'i vijuar mësimet në Prizren. Mësuesi i parë i Hamit Gutës në Prizren, ka qenë patrioti i mirënjohur e profesori, Jakup Dardan. Hamit Guta, mësimet i filloi në Prizren. Përveç mësimeve fetare të mirëfillta nga mulla Veseli dhe hoxhët e fshatit, si mulla Hasani, mulla Ademi e mulla Mustafë Maloku, ai përfitoi mësime edhe nga mulla Ahmet Efendia i fshatit Balaj. Edhe ky ishte prej hoxhëve më përparimtarë e myderriz, i cili studimet e larta teologjike i kishte kryer në Stamboll. Sot, mësuesi Hajrush, veteran i arsimit, e kujton me dashamirësi mësuesin e tij të parë - mulla Hamit Gutën, për të cilin shkruan: "E kam pasur mësues të parë më 1941 në katundin Jezerc të Ferizajt. Ai ka qenë i pari nga mësuesit që hapi një paralele - mësonjëtore në Xhaminë e Jezercit, ndoshta nën ndikimin vendimtar të mulla Veselit. Brenda në xhami gjendej një dhomë e vogël, që nuk mjaftonte për t'i nxënë të gjithë nxënësit e mejtepit, të grumbulluar si bleta pranë mësuesit tonë, mulla Hamitit. Ai me shokët e tjerë të fshatit e zgjeruan lokalin, që brenda tij të vendoseshim 36 nxënësit e Mejtepit të parë në Jezerc. Kështu nga fshati Jezerc dhe fshati Neredime e Epërme, që ishte një lagje prej pesë shtëpive (familjeve) jezercase nga lagjja e Prarokut të zbritur në tokat e tyre. Edhe unë kam shkuar e kam mësuar te ky hoxhë i nderuar, i ditur, i aftë dhe që dëshironte tërë diturinë e tij t'ua jepte nxënësve të vet.





KEQTRAJTIME FIZIKE TË RËNDA NË AKSIONIN FAMËKEQ TË MBLEDHJES SË ARMËVE, NË VITIN 1955-56, PREJ TË CILAVE REPRESALIE E ME DIREKTIVA ULTIMATIVE NGA SUNDIMTARËT, U DETYRUA TË SHPËRNGULEJ NGA KOSOVA NË SHKUP

Prej mësuesit mulla Hamit Guta, kam marrë e kam grumbulluar dituritë e para që, për mua dhe nxënësit e tjerë të tij, ishte një nder i veçantë e pasuri e madhe. Ky hoxhë punoi në këtë mejtep me ne deri në vitin 1943 - 44. Pastaj nga Shqipëria erdhi një mësues tjetër jezercas, shumë i nderuar, Munish Ramadani, që para 15 vjetësh ishte detyruar të largohej në Shqipëri, ngase monarkët shovinistë i likuiduan gjyshin Ramën dhe i rrezikuan të birin e tij, pra, Limanin, babain e Munish Ramadanit. Në atë kohë (1944-45), krahas ndërrimit të sistemit shoqëror, ndërroi edhe sistemi arsimor. Mulla Hamit Guta u lidh ngushtë me mësuesin e ardhshëm Munish Ramadani, i cili për herë të parë hapte mësimoren për shkollimin e filloristëve të parë në gjuhën shqipe në Jezerc. Mësuesi fetar me mësuesin shkollor u pajtuan në mes tyre dhe kështu mulla Hamiti ia lëshoi dhomën e mësimit dhe ia dha 36 nxënësit e mejtepit mësuesit Munish Ramadani, për t'i mësuar ai. Nga ky ndërrim i mësuesit nuk hetuam asnjë mospajtim, sepse që të dy ishin të fshatit tonë e shumë të dashur. Ky ndërrim qe shumë i dhimbshëm, dhe neve, duke mos ditur shumë se çka ndryshonte nga sistemi mësimor, na shpërtheu një vaj i çuditshëm, sa ndoshta nuk mbeti asnjë nxënës pa qarë. U përjetua një moment i rrallë e i papërsëritshëm!. . . Ndodhi një e qarë e prekshme, sepse në një anë na dhimbsej largimi nga mësuesi i parë, edhe pse të dytin në gjuhën shqipe e pritnim me gëzim. . . Këtë ngjarje më të prekshme, në mes hidhërimit e gëzimit, nuk mund ta harroj kurrë në jetën time!" - ka shënuar në fletoren e tij, mësuesi Hajrush. Ai zhvilloi një veprimtari fetare si hoxhë në shërbim të bashkëvendësve të Jezercit, si dhe veprimtari të pleqnarit më të dalluar në emër të Zotit dhe në shërbim të popullit. Nga kjo veprimtari e ndritshme si një pleqnar i matur, i ditur e mendjehollë dhe më i dalluari, fitoi autoritet të madh në mjedisin e jezercasve, në rrethinën e Ferizajt e më gjerë.

LARGIMI I TIJ PREJ JEZERCIT, NJË HUMBJE E MADHE DHE VARFËRIM PËR JEZERCIN, FERIZAJN E MË GJERË

Mulla Hamit Guta ishte i njohur edhe jashtë fshatit të tij, me emrin mulla Hamit Jezerci. Atë e kërkonin për t'i mbyllur ngatërresat dhe gjaqet në komunën e Suharekës, Lipjanit, Kaçanikut, Gjilanit dhe kudo që i kërkohej prej popullit. Gjatë tërë kohës nën ishpushtuesit, ky patriot i madh nuk u nënshtrua e turpërua kurrë përballë represalieve që i bëheshin. Nga kjo qëndresë e panënshtruar, mulla Hamiti me të birin Bajramin, që trashëgoi emrin e gjyshit, pësuan keqtrajtime fizike të rënda në aksionin famëkeq të mbledhjes së armëve, në vitin 1955-56, prej të cilave represalie e me direktiva ultimative nga sundimtarët, u detyrua të shpërngulej nga Kosova në Shkup!. . . Xha Hajrushi, nga shënimet e tij, shkëput edhe këtë: "Gjatë kohës së vuajtjeve të mia në burgun e Nishit nga viti 1951, u njoha me patriotin e madh të Nacional-Demokratës Shqiptare, Jakup Dardanin, i dënuar me 20 vjet burgim të rëndë. Në bisedë me mua nga Jezerci, ai më pyeti për mulla Hamit Gutën dhe më pyeti nëse ai e mban ende kësulën e bardhë si dëbora. – Po, i thashë, - ashtu me kësulë të bardhë, si e keni mësuar ju atëherë dhe i palëkundshëm edhe tash. Largimi i mulla Hamit Gutës në vitin 1956 prej Jezercit, përveç dhimbjes së thellë, ka qenë edhe një humbje e madhe dhe varfërim për Jezercin, Ferizajn e më gjerë", - përfundon shënimi i bacës Hajrush për mësuesin e tij mulla Hamit Guta. Mulla Hamit Guta ka ndërruar jetë në vitin 1983.

Arbër Berisha

# Miti, Komunizmi, Historia...!

Kur debatoja me profesorët dhe me ca studentë të katedrës së Historisë, gjithmonë ata mendonin se nuk do të kishin pengesa në ca tema që trajtonin, mirëpo ata nuk e dinin se kultura dhe leximi e studimi që mund të bëjë një njeri i thjeshtë, mund të ngrejë teori aq të forta, sa të hedhë poshtë tërësisht idetë e bindjes verbale, që mund të jenë formuar nga miti ose komunizmi, të paraqitura në në këndin historik. Historia e mentaliteteve, si fjala vjen, studimi i figurës së Skënderbeut, Hitlerit, Stalinit, Matma Gandit, Enver Hoxhës etj., paraqet para nesh ca figura që janë hiperbolizuar nga masa tejmase duke u mitizuar aq shumë, sa të arrinin gradën e lartë të kultit, duke u bërë të hyjnueshëm, nganjëherë duke thyer edhe këtë doktrinë për të dalë mbi hyjnizim, apo, shkurt e shqip, duke i shpallur luftë Hyjnisë dhe profanes tek komunizmi, kjo dukuri katastrofike për kulturën dhe ekzistojnë së paku dymbëdhjetë qytetërime kryesore, shtatë prej të cilave nuk jetojnë më qytetërimet.

Njeriu i parë në rruzullin tokësor u ballafaqua me shumë gjëra, si fjala vjen me  krimin,vrasjen, shiun, borën, erërat, tërmetet, dukuritë evolutive natyrore, hyjnore, fizike dhe metafizike. Por njeriu, nga ideologjitë e dështuara, u kthye në një temë tabu, duke anatemuar të vërtetën reale, shpeshherë duke e falsifikuar atë me të madhe.

### KOHA DHE NJERËZIMI NDAHEN NË KËTA SEKTORË

Kur njeriu u informua për shumë gjëra dhe njihte një Zot;

Kur njeriu e humbi rrugën e vërtetësisë duke ndërtuar zota gjiganteskë nga vetë dora e tij;

Kur njeriu filloi ta mendonte dhe konceptonte veten se ai vetë është Zoti;

Kur njeriu filloi të adhuronte kafshët, bimët, shpezët;

Kur njeriu filloi të analizonte e të mendonte duke krijuar idetë materialiste duke ndier dhe nuhatur vetëm anët e prekshme;

Kur njeriu filloi të shihte industrinë, anën ekonomike, më vonë edhe teknologjike, dixhitale, kompjuterike.

Sipas mendimit të Melkos, që e përmend Huntingtoni,e kzistojnë së paku dymbëdhjetë qytetërime kryesore, shtatë prej të cilave nuk jetojnë më (i Mesopotamisë, i Egjipti, i Kretës, ai Klasik, Bizantin, Mezoamerikan dhe ai i Andeve) dhe pesë që vijojnë të jetojnë (Kinez, Japonez, Indian, Islam dhe Perëndimor). Këtyre pesë qytetërimeve do të ishte e dobishme t'u shtoheshin në botën bashkëkohore, qytetërimi ortodoks, latino-amerikan dhe, ndoshta, qytetërimi afrikan. Ndër qytetërimet kryesore të sotme,sipas Huntingtonit, janë: Sinik. Japonez. Hindu. Islam. Orodoks. Perëndimor. Latinoamerikan. Afrikan (i mundshëm).

Duke u ballafaquar me këto sfida, ca civilizime mbetën të prapambetura, të trashëguara nga një shoqëri meskine diletantësh, të përtërira ato në shoqërinë njerëzore të integruar. Ide të tilla ishin, si fjala vjen, Obskurantizmi (Doktrina kishtare që i kundërvihet me çdo gjë shkencës dhe avancimit njerëzor) apo teoria e evolucionit, duke sjellë mostra dhe ekzemplarë të falsifikuar për të krahasuar njeriun me majmunin, duke nxjerr në skenë idenë e racave superiore dhe inferiore.

Komunizmi e ka gjenezën më herët se komuna e Parisit, sepse shumë e mendojnë këtë, edhe pse ky u theksua nga Marksi, Lenini, nga Bolshevikët. Problemi duhet parë thellë pa konspiracione; kur përmenden civilizimet dhe qytetërimet e hershme, duhet theksuar se disa qytetërime në vakuum e sipër janë zhdukur, mirëpo disa i kanë rezistuar kohës dhe faktorit ambient a natyrë, siç i thonë natyralistët. Ata që i shpëtuan apokalipsit, mbajtën ego të fortë se janë më superiorë se ata tranzitët që kishin jetë nomade apo endacake, por në mesin e tyre nuk mund të themi se nuk kishte të mirë që i shërbyen njerëzimit me shkrime, ide dhe të mira të përgjithshme. Idetë e popujve apo grupacioneve të egra, të frymëzuara nga ideja e plaçkës, si fjala vjen, popujt Sllavë, dhe ata grabitës, siç ishin Hebrenjtë që vraponin pas luginave dhe vendeve me pasuri e minerale të çmueshme, u materializuan dhe filluan ta shihnin botën me syrin e monedhës apo nga ana fizike, ç'është e prekshme nga dora, që më vonë, mesjeta e quan prodhim "manufakturist" e më vonë modernizmi, industrializmi ,kapitalizmi etj.

Miti i sistemit njëpartiak u zhvillua shumë në vendet që e mendonin botën e egërsisë e dhunës censuruese nga qendra, si fjala vjen, Faraoni, Perandori, Mbreti, Monarku Absolut. Dihet ku u shfaq kjo ide, me të madhe në vendet sllave, aziatike për të ardhur edhe në disa vende të Evropës, fatkeqësisht. Gjeneza e historisë së njerëzimit kaloi trajektore të ndryshme, por njeriu i arsyeshëm arriti ta kuptojë se ku ishte marrëzia dhe rënia e tij, duke qenë koshient me veten filloi të mendonte më shumë, duke i thënë stop mitit dhe komunizmit, i cili i solli njerëzimit miliona viktima.







Driton Arifi

# Veçoritë esenciale të Islamit mesatar

TRAJTIM OBJEKTIV DHE GJITHËPËRFSHIRËS I ISLAMIT MESATAR

Kur ne bëjmë përpjekje për të kthjelltësuar disa pikëpamje të mesatares islame, duhet të nisemi nga parimi i çiltër, dhe me bindje të fuqishme se ai është versioni i vetëm që përputhet me natyrën e kësaj feje hyjnore, Fe kjo të cilën e zgjodhi Zoti i Madhërishëm që të jetë sistem gjithëpërfshirës i jetës dhe i aplikueshëm për të gjitha kohët, e jo të jetë një tërësi dogmash të ngurta –siç mund t'i imagjinojë ndokush- e të cilat nuk do të arrinin t'u përgjigjeshin kërkesave të domosdoshme të shoqërisë, madje as në kohën e zbritjes së tyre. Prandaj do të ishte e udhës që të vinim theksin vetëm në disa

prej atyre veçorive që konsiderohet të jenë qenësore në kristalizimin e imazhit të Islamit mesatar, të cilin dëshirojmë t'ua ofrojmë ballëhapur njerëzimit mbarë.

## EKUILIBRIMI NË MES ROLIT TË SHPALLJES HYJNORE DHE ATIJ TË MENDJES NJERËZORE

Pikësëpari, duhet vënë në pah se me ekuilibrimin nuk kemi për qëllim barazimin e rolit të mendjes dhe të shpalljes në determinizmin e pikëpamjeve islame, por synojmë të tregojmë se Islami mesatar është ai që normat e veta i ka të bazuara në argumente të sakta e të pamohueshme, të cilat dalin nga Kurani fisnik dhe Syneti i Pejgamberit a.s.., porse këto argumente në asnjë mënyrë nuk pezullojnë rolin e mendjes dhe aktivitetin e saj karshi tyre. Përkundrazi, të gjitha citatet kuptohen dhe komentohen nga njerëz të cilëve Allahu u ka dhënë mendje të shëndoshë dhe rezonim të drejtë. Në këtë pikëpamje kanë devijuar dy grupe njerëzish; njëri prej të cilëve e shenjtëroi mendjen dhe e bëri kriter për vlerësimin e saktësisë ose "pasaktësisë" së Shpalljes, e këta ishin të ashtuquajturit filozofë islamë, që pararendës i tyre pa dyshim që konsiderohet të jetë fraksioni i Mu'tezilëve, të cilët, të ndikuar nga trashëgimia kulturore greke dhe filozofia e tyre, - avancuan rolin e mendjes, madje edhe bënë mbivlerësimin e saj ndaj shpalljes hyjnore. Ato ajete dhe hadithe që përputheshin me logjikën e "shëndoshë " të tyre, i pranonin, e ato që nuk përputheshin, nuk i pranonin. Logjika llogaritej pararendëse, ndërsa Shpallja hyjnore konsiderohej pasuese e saj. Këtë racionalizëm ekstrem e refuzuan dijetarët islamë qysh në fillet e shfaqjes së tij. Ndër më të zëshmit të asaj kohe ishte Imam Ebu Hamid El-Gazali, i cili madje bashkëkohësit e tij filozofë, në librin e tij "Kontradiktat e filozofëve", i konsideronte si të dalë nga feja sipas disa parimeve që kishte vendosur si kritere për këtë gjykim. Prandaj, për një racionalizëm ekstrem nuk kemi nevojë as sot, sepse logjika jonë e kufizuar nuk mund të jetë asnjëherë kriter vlerësues për Shpalljen, e cila buron nga dija Absolute e Allahut. Atyre më së miri do t'u fliste ajeti kuranor, ku Allahu thotë:" ...Dijetarët e pajisur me dituri (të thelluarit në shkencë) thonë: "Ne u kemi besuar atij (atyre që janë të paqarta), të gjitha janë nga Zoti ynë"! Por këtë e kuptojnë vetëm ata që janë të zotët e mendjes." (Ali- Imran, -7). Kjo është përgjigjja që do të duhej të dëgjohej prej tyre, nëse mendjet e tyre nuk do të kenë mundësi të akceptojnë (të thithin) diçka nga citatet hyjnore. Përballë tyre qëndruan një grup tjetër, që vepruan sipas teksteve kuranore dhe atyre të haditheve, porse u mjaftuan me kuptimin kallëp- të jashtëm të tyre, nuk pranuan të thelloheshin në arsyet e ardhjes së atyre teksteve, as nuk bënë analogji rastesh të reja, kur kishte nevojë për një krahasim të tillë. Ata shenjtëruan Shpalljen, ashtu edhe siç kërkohej, porse pezulluan rolin e mendjes pothuajse në tërësi, duke mos pranuar të dalin jashtë margjinave kallëpe që ua kishin vënë teksteve kuranore dhe atyre profetike. Këta njiheshin me emrin Dhahirij- "kallëpistët" (që i marrin gjërat si në kallëp) , mëndimin e të cilëve e pëlqyen edhe disa nga ata që vetveten e quajtën Ehlul-hadith- Pasues të hadithit. Përqafues të këtij mendimi kishte gjatë gjithë historisë islame, e të tillët nuk mungojnë as sot. Këtu është e udhës që të sinjalizojmë që dijetarët si Imam Maliku , Imam Ahmedi , Buhariu , Muslimi, e më vonë Neveviu e Ibn Haxheri e të tjerë, konsideroheshin prej njohësve të shkëlqyeshëm të hadithit (El-fukaha dhe El-muhadithun), porse të tillët ishin thellësishtë të njohur me urtësitë dhe qëllimet e teksteve të Shpalljes, bënin analogji dhe vepronin sipas argumeneteve të tjera logjike si Interesi i përgjithshëm (Elmaslahatul –mursele), pastaj me Të drejtën zakonore-U'rfin, Istihsanin- Rezonimi juridik i bazuar në preferencën juridike, vetëmse me kusht që të tillat të mos bien në kundërshtim me natyrën e përgjithshme të normave sheriatike. Të parët (racionalistët ekstremë) mohuan shumë prej normave islame me pretekstin se ato nuk përputhen me logjikën e tyre, ndërsa këta të fundit (kallëpistët) lanë shumë prej ndodhive dhe rasteve që lindën pas vdekjes së Muhamedit a.s., të pazgjidhura dhe pa përgjigjje, me pretekstin e vetëm se për ato gjëra "nuk kemi" argumente tradicionale, prandaj edhe duhet të heshtim për to. Përballë këtyre dy ekstremeve, gjatë gjithë historisë islame, janë pozicionuar shumica absolute e dijetarëve islamë (në krye të të cilëve qëndronin Katër Imamët e Mëdhenj). Ata e kishin të qartë se Sheriati islam nuk ka zbritur për një kohë dhe për një vend, por ai ka zbritur që të jetë tablo juridike gjithëpërfshirëse për të gjitha kohët, dhe një rol të tillë ka mundësi ta luajë vetëm nëse hapen dyert e ixhtihadit-përpjekjes së thellë juridike, sepse aty qëndron edhe sekreti i efikasitetit të këtij ligji hyjnor, që të ofrojë zgjidhje për të gjitha problematikat juridike, të cilat janë të rigjenerueshme dhe s'pushojnë asnjëherë. Këta të fundit e pasuruan jurisprudencën islame, dhe ia ruajtën asaj petkun e të qenit ligji i vetëm sublim, i ruajtur me zell dhe përkushtim, i cili është një burim i pashtershëm i zgjidhjeve më të favorshme për të gjitha kohët.[1]

## OBJEKTIVIZMI DHE MATURIA NË GJYKIME NDAJ NJERËZVE NË PËRGJITHËSI, E NDAJ MYSLIMANËVE NË VEÇANTI

Fillet e konflikteve lindin gjithnjë në mendjet e njerëzve, eventualisht nëse ata marrin qëndrime në bazë të paragjykimeve të tyre tekanjoze, pa i vlerësuar gjithanshmërisht dhe me objektivizëm të pastër gjërat dhe individët përreth. Gjykimet e kësaj natyre patjetër që do të jenë të distancuara nga e drejta dhe nga e vërteta. A pajtohemi më dikë apo jo, është çështje tjetër, por që kërkohet prej nesh të jemi të drejtë në vlerësime dhe gjykime, kjo është një çështje për të cilën s'ka dilemë fare. Allahu na e tërhoqi vërejtjen në një ajet kuranor dhe na tha: "Allahu ju urdhëron që t'u jepni amanetin të zotëve të tyre dhe, kur të gjykoni, ju urdhëron të gjykoni me të drejtë në mes njerëzve. Sa e

Es-Selâm

mirë është kjo që ju këshillon. All-llahu dëgjon dhe sheh si vepronі". (El-a'raf, 58). Në përpjekje për të komentuar këtë ajet, Prof. Sejjid Kutb thotë: " ..Ndërsa, për sa i përket të gjykuarit me drejtësi në mes njerëzve, teksti është përgjithësues, duke kërkuar drejtësi në mënyrë absolute, në mes të gjithë njerëzve, jo vetëm drejtësi të myslimanëve në mes tyre. E as nuk është kërkuar drejtësi vetëm me pasuesit e librit, duke i veçuar ata nga të tjerët, por drejtësi për të cilën është meritor çdo njeri, vetëm për faktin se është njeri. Prandaj ky tipar "ai i njerëzores", është i mjaftueshëm për të merituar drejtësinë në Programin Hyjnor"[2]. Nëse kërkohet kjo drejtësi në raport me ata që s'i kanë besuar Allahut në mënyrë të drejtë, atëherë çfarë mund të thuhet për drejtësinë në raport me myslimanët, ndaj të cilëve Krijuesi na e ka bërë obligim dashurinë, vëllazërinë, respektin, ndihmën, dhe ka ndaluar në mënyrë të prerë të kundërtat e tyre. Është obligim vëllazëror në Islam që në "lajthitjet " dhe lëshimet eventuale të ndonjë myslimani, e në mënyrë të veçantë ndaj dijetarëve islamë, të mendojmë për arsyet e tyre, përderisa ka hapësirë për të menduar në to, e jo të shprehim gatishmërinë që ato t'i marrim si pretekst për t'i fuqizuar paragjykimet tona tendencioze në raport me ata.

## UNITETI RRETH PARIMEVE TË PATUNDSHME DHE ZEMËRGJERËSIA NË ÇËSHTJET DIVERGJENTE

Prandaj nuk mund të imagjinohet asnjëherë që myslimanët, me dijetarët e tyre në krye, të bien në ujdi për diçka që është në kundërshtim me parimet e tyre. Pejgamberi a.s., në një hadith ka thënë: "Nuk bie i tërë Ymeti im në ujdi për diçka që është në shkatërrim të tyre".[3] Mirëpo, për gjërat që kanë të bëjnë më dispozitat juridike të Sheriatit islam, në shumë prej tyre, është dhunti e Allahut që ekziston hapësirë që të elaborohet dhe të shtrohen mendimet e ndryshme, duke i lejuar secilit për të fuqizuar me argumente mendimin që ai përqafon. Në lidhje me këtë pikëpamje, janë shfaqur në skenë dy mendime të skajshme ekstreme. I pari përfundon se, meqenëse çështja është e diskutueshme dhe pranon divergjencë mendimesh, dhe as nuk ka të bëjë më parimet e fesë, - atëherë lejohet zgjedhja e cilitdo mendim, qoftë ai edhe fare i paargumentuar ose edhe i distancuar tërësisht nga fryma e përgjithshme e normave sheriatike. Përballë këtij mendimi, qëndron ekstremi tjetër i skajshëm, i cili trumbeton se vetëm mendimi i përqafuar nga pasuesit e ideologjisë, xhematit ose shkollës juridike të tij, cilado qoftë ajo, është i saktë dhe i vërtetë, ndërsa të gjitha mendimet e tjera divergjente, janë të pasakta dhe gjithsesi të pavërteta. Sipas tyre, në të gjitha çështjet juridike ekziston vetëm një e vërtetë e ata janë pasuesit e vetëm të saj, dhe ekziston e pavërteta, që të gjithë ata që mendojnë ndryshe, hyjnë në taborrin e saj. Çështjet divergjente, sipas tyre, duhen dogmatizuar në përputhje me mendimet e tyre, dhe duhet të konsiderohen si postulate rreth të cilave nuk pranohet kurrfarë diskutimi. Të tillët harrojnë me qindra raste gjatë historisë islame, për të cilat ka pasur debate dhe diskutime të thella shkencore, madje edhe në disa prej çështjeve të besimit-akides (me qëllim që të gjendet e vërteta), e lëre më në aspektin e jurisprudencës islame, që pothuajse e tërë literatura e fikhut islam është e stërmbushur me diskutime të tilla, duke shfaqur mendime nga më të ndryshmet që kanë përfaqësuar juristët e shkollave dhe metodologjive të ndryshme juridike. Madje, kur Halifi Ebu Xha'fer El-mensur kishte kërkuar nga Imam Malik Ibn Enesi që librin e tij "Elmuvet-ta" ta shpërndante nëpër provinca islame, në mënyrë që të unifikohej praktikimi i ritualeve fetare nga të gjithë myslimanët, ai kishte refuzuar prerazi, dhe kishte arsyetuar fuqishëm mendimin e tij duke thënë: "O udhëheqës i besimdrejtëve, mos e bëj këtë, sepse njerëzve u kanë arritur para meje mendime të ndryshme, ata kanë dëgjuar hadithe të ndryshme, dhe secili prej tyre ka marrë nga ata dijetarë që u kanë shkuar së pari, i kanë praktikuar ashtu dhe E kanë adhuruar Allahun në atë mënyrë, gjithnjë duke u bazuar në divergjencat e shokëve të Muhamedit s.a.v.s. edhe atyre që erdhen më vonë, prandaj t'i kthesh ata nga ato praktika, - është çështje e vështirë, kështu që lëri njerëzit ashtu siç janë duke i praktikuar ritualet e tyre, në bazë të asaj që kanë zgjedhur secili prej tyre për vetveten". E Halifi ia kishte kthyer: "Të betohem se, sikur të pranosh një gjë të tillë, do t'i urdhëroj njerëzit për të".[4] Por, për një gjë duhet të jemi të bindur thellë, se ekstremet e skajshme dhe qëndrimet përjashtuese, në çfarëdo fushe qofshin ato, janë të dënuara të jenë jetëshkurtëra dhe atyre u mungon përkrahja nga masat e gjera myslimane, ndërsa të qëndruarit në mesataren islame dhe fuqizimi i saj - është e vetmja alternativë që garanton vazhdimësi dhe konstruktivitet për shoqëritë islame në çdo kohë dhe në çdo vend.

(1) El-vesatijje el-islamijje. Dr. Jusuf El-karadvi. (fq . 49) Bot. I Parë. 2009. Daru Shuruk. Kajro. (2)Fi dhilalil- Kur'an , Sejjid Kutb .(2\688) .Bot. i 35.Daru Shuruk. Kajro.2005. (3)Transmeton Imam Ahmedi nga Ibn Ebi Hajtheme . Shih. Usul Fikh El-islamij. Dr. Vehbet Ez-zuhejli. (1\ 543) Bot. I dytë, Darul- fikr.2001. Bejrut. (4)El-intika fi fedail eim-met eth-thelathetul- fukaha, Ibn Abdul-Berr El-malikijj.( fq. 80). Bot. i parë. Darul- beshair. 1997. Bejrut. Gjatë këtij shkrimi jemi mbështetur edhe në këtë literaturë: Elfehmul islamij bejnel guluvi vel I'tidal .Dr. Tevfik El-Vai'i. Pastaj Ethevabit vel mutegaj-jirat – Dr. Salah Es-savij. Pastaj Mushkiletul Guluv fid-diin. Abdurrahman El-luvejhik

Mr. Hamdi Thaçi

# Rrena, paraja dhe kallashi

Tymojnë gërmadhat. Dëgjohet vajtimi dhe të qarët. Ngado sakatë, varreza, rrënoja dhe vdekje. Gjymtyrë të sakatosura dhe shpirtra të gjymtuara. Jetimë e vejusha-në zi, të hidhëruar e të pikëlluar thellë në zemër. Ndërkohë që rrena, paraja dhe kallashi festojnë ahengun e gëzuar. Këto janë ditë të festës e të fitores së tyre sadiste.

GËNJESHTRA NË SY TË URTËSISË

RRENA ËSHTË NËNA E TË GJITHA TË KËQIJAVE. (MUHAMEDI A.S.)

Gënjeshtra është një thënie heretike. Në këtë botë, pasi gënjeshtarit t'ia ketë marrë vesh gënjeshtrën ndërgjegjja e përgjithshme, ai dënohet me zhvlerësim, kurse në botën tjetër, me vuajtjen në skëterrë. Gënjeshtra është dallkauke, e vërteta - serioze dhe e përplotësuar; gënjeshtra është e lëvizshme dhe e paqëndrueshme, e vërteta - hijerëndë dhe madhështore! Vendet ku gënjeshtra, dredhia, mashtrimi, vjedhja dhe shpifja janë të përhapura, janë gërmadhë; populli i vendeve të tilla është i varfër, kurse ushtria, rebele. Në çfarëdo rrobe të futet gënjeshtra, nuk mund ta fshehë veten nga ndërgjegjja e përgjithshme si dhe kurrë nga shikimi i të virtytshmëve që shohin me dritën e Zotit! Në kohët kur gënjeshtra merr hov dhe sheshet dridhen nën buçitjet e saj, gjuha e së vërtetës quhet e këputur...

Ndërgjegjja e përgjithshme i ngjet detit: edhe sikur gënjeshtrat të futen gjer në mes të tij, deti përsëri i mbledh e i hedh në breg... Nëse dikush që pështyn në fytyrë të gënjeshtrës, mohimit, keqinterpretimit dhe hipokrizisë dhe që vazhdimisht i bën me trup ato, ai dikush është ndërgjegjja! Gënjeshtrat dhe veprimet në dukje janë të zhurmshme, kurse e vërteta dhe sinqeriteti, të pazë. Rrufetë arrijnë qëllimin para shpërthimit të bubullimës.

**Rrena:** Që nga koha e antikës dhe e Xhingis-Kanit, nuk kemi pasur sukses të këtillë. E tërë bota sot është faltorja jonë. Për ne ngrihen altarë, na bëhen flijime, neve na shmangen njerëzit, njëlloj, qofshin të tërbuar nga begatia dhe pushteti, qofshin të gjymtuar në rrugë. Të gjithë janë robërit tanë. Prandaj, le të pimë e le ta festojmë gostinë tonë të madhe!

**Paraja dhe Kallashi:** Le të pimë, motër, le të pimë - të festojmë!

**Rrena:** Në këto çaste të mëdha, vëllezër, kujtojeni se pikërisht mua më ka rënë hise barra më e rëndë e luftës vigane në vitet e fundit. Kur e pata mbërthyer, gozhduar dhe ngujuar atë shemrën krenare-të Vërtetën, ajo u shfaq si frymë në zemër, në penën apo ligjërimin e njerëzve të rrallë, por të mëdhenj. Qeshë rrëqethur nga frika, kur për të parën herë në skenën e botës së vjetër doli i biri i popullit të lirë-Woodrov që të gjithë ne, or vëllezër, të na demaskojë dhe mbretëreshën e burgosur-të Vërtetën ta vendosë në fron të jetës njerëzore!

**Paraja:** Frika jote ka qenë e panevojshme, motra ime. A nuk e di ti se shkëlqimi dhe vringëllimi im turbullon trurin e çdo njeriu? Dhe kur ai ëndërrimtari nga Moska, nisi të hapte portën e burgut, ku kishim burgosur armiqtë tanë: të Vërtetën, Lirinë dhe Drejtësinë, të cilët me shekuj po i mbajmë të ngujuar, - atëherë me nxitim dola përpara njerëzve, i paralajmërova ata për xhepat dhe interesat e tyre-dhe çdo gjë ishte në rregull. Ëndërrimtari e la Evropën pa e kryer punën, e ne të tre, ja, po vallëzojmë në rrënojat e përgjakshme të botës.

**Rrena:** Mos ashtu, bre vëlla! Po i zhvlerëson pa arsye aftësitë dhe meritat e mia. A nuk je duke parë se ti po ecën rrugëve që unë i kam sheshuar? Vetëm aty ku janë gjurmët e mia, ka vend për ty. Në fakt njerëzit krijojnë miqësi, lidhje e martesa në shenjë të parasë, nxitin urrejtje dhe luftëra, për para vrasin dhe rrënojnë çdo gjë, por vetëm atëherë pasi unë t'i kem pushtuar shpirtrat e tyre. Pasi motra jote, Rrena, i bindi se ti je gjithë fati e lumturia e jetës, gjithë gëzimi dhe fuqia në këtë botë, atëherë njerëzit, pa përjashtim, janë robërit e tu. Vetëm robërit e mi, or vëlla, kanë zënë të bëhen robërit e tu. Asnjeri, që kur rrotullohet kjo Tokë rreth Diellit, nuk të ka shërbyer ty nëse më parë nuk ka rënë nën pushtetin e motrës sate. Ç'ke qenë ti për Diogjenin e urtë, për Sokratin e madh, për të Urtin e parë, për Fabricin, e shumë të tjerë, para për të gjithë ata që motra jote nuk ka mundur t'i fusë nën sundimin e saj.

**Kallashi:** Aha! Thuajse unë nuk jam fare! Sikur gjithë kjo (tregon me gisht rrënojat dhe varrezat) është vetëm vepër juaja, bre vëlla e motër. Mua ende më rrjedh djersa e përgjakur dhe gjymtyrët po më lëkunden nga përpjekja e mundimi, kurse ju të dy po festoni "fitoren" që kam korrur unë! Më dëgjoni mirë se ç'dua t'ju them tashti! Do t'ju flas hapur, sepse ndër vëllezër nuk bën të kemi as maska, as të fshehta.





Kush të ka ngritur ty, moj para, në atë nivel? Kush të ka mbrojtur, kur njerëzit orvateshin ta ngushtonin pushtetin tënd dhe që përmbi ty të ngrinin armiqtë e tu më të urryer-Moralin dhe të Drejtën? E ty, moj rrenë, kush ta ka dhënë fuqinë në shoqëri? Mos vallë, po i harron meritat e kallashit? Ti kaherë do të ishe bërë hi e pluhur, po të mos të kisha mbrojtur unë nga ajo që gjithmonë ka rrezikuar jetën tënde, nga e Vërteta. Kush i ka përndjekur e torturuar, varur e mbërthyer, ose kush i ka djegur në zjarr njerëzit që i kanë shërbyer së Vërtetës për të të zhdukur ty? Mos harro, motra ime, të gjithë martirët, prej kohësh më të lashta. Kujtoji sot, krahas gjithë këtyre rrënojave, ti thjesht do të zhyteshe në hiçgjë, në urtësi, po të mos isha unë, vëllai yt, Topuzi që ngulfat gjithçka që merr frymë me të Vërtetën. Hej, mashtrohesh nëse mendon se në shpirt, në thellësi të fshehta të ndjenjës njerëzore, është errësuar drita e së Vërtetës dhe është shuar çdo dashuri për të! Edhe kjo shkëndijë së shpejti do të kthehej në një zjarr të madh dhe do t'ia merrte pushtetin rivales sate - së Vërtetës, po të mos isha unë ai që çdo "kryengritësi" ia thyej kokën ose e fus në burg, porsa të shfaqet gjurma e së Vërtetës ose akti i Dashurisë.

**Rrena (Kallashit):** Ajo që je, je pas meje!

**Paraja (Kallashit):** Ajo që je, je pas meje!

**Kallashi:** Përkundrazi! Gjithë sa jeni ju, jeni pas meje?!

**Rrena:** Ç'do të ishe ti, o i gjorë, po të mos isha unë?! Do të mbeteshe diku në ndonjë skutë dhe do të ndryshkeshe! Kush do të të ngrinte dhe do të të bënte të famshme ty, po të mos ishte dredhia me të cilën unë hutoj dhe mashtroj ndër shekuj njerëz budallenj, gjoja se ti janë drejtësia, e vërteta dhe liria, dhe se jeta sigurohet më së miri me ty dhe sipas teje. Ti e di mirë se je e vetmja që mbyt jetët, megjithatë motra jote e mirë i shtyn të gjithë njerëzit që të të nënshtrohen vetëm ty. Ti je mosmirënjohës dhe kjo nuk të vlen. Ashtu e trajtuake ti motrën tënde që të do shumë? (Rrena nis të qajë).

**Paraja (Kallashit)**: Motra ka të drejtë. Ti vërtet je mosmirënjohës. Po e harron se paraja është themeli nga i cili ti ngrihesh lart. Forca jote është vetëm në mua dhe pas meje. Në damarët e tu qarkullon Paraja. Pa mua je meit, meit pa vlerë e pa jetë. Kush do ta merrte në dorë Shpatën, po të mos ishte motra rrenë, e cila shpirtërisht i ngashënjen dhe i mashtron njerëzit, edhe mua që u premtoj begati, famë e pushtet?

Përnjëherësh në qiell u shfaq drita dhe shihen fjalët e Muhamedit a.s: Rrena është nëna e të gjitha të këqijave. Rrena, Paraja dhe Kallashi u shtangën. Në shkëlqimin e dritës qiellore e Vërteta, e veshur me petkun e hyjnisë, flet: "Ditët tuaja janë të numëruara. Toka është ngopur me marifetllëqet tuaja. Boll më! Je ngritur në kulm në luftën e madhe të përgjakshme. Erdhi fundi juaj!"

Lavdim Behrami

# Një vështrim kritik librit të Emin Behramit 2

## "Qasje studimore rreth katër përkthimeve të Kur'anit në gjuhën shqipe"

**"Kujdestarit dhe Mbikëqyrësit të të gjitha botëve"**

Në këtë pjesë të ajetit do të shtjellojmë qëndrimin jo të drejtë të prof. Eminit lidhur me përkthyesit e tjerë të kësaj pjese të ajetit, si dhe përkthimin joadekuat nga vetë prof. Emini.Fillimisht duhet të pranojmë faktin se prof. Emini ka shtjelluar dhe elaboruar në mënyrë shumë shkencore tërë atë që është dashur të shkruhet rreth fjalës rab-bun, mirëpo ajo që na vret syrin dhe mendjen këtu, është: a) përkthimi në shqip i fjalës rab-bun është tepër i gjatë, përderisa ka mundësi që tërë ato fjalë që janë përdorur në përkthim, të rrumbullaksohen me fjanë ZOT, dhe (b) kritika e panevojshme, mendoj edhe e pa arsyeshme, që u bën rreth kësaj fjale prof. Emini Hasan Nahit dhe Sherif Ahmetit. Sherif Ahmeti fjalën rab-bun e përkthen Zot[1]. Edhe Nahi fjalën rab-bun në suren el-fatiha e përkthen Zot[2]. Lidhur me përkthimet e këtyre dyve dhe të tjerëve (përkthimet e të tjerëve nuk i kam) në përfundim të elaborimit të tij, prof. Emini thotë: "Nëse ky cilësor ( rab-bun) merret në kuptim të Zotit si sundimtar absolut i botës, atëherë ai vlerësohet vetëm si cilësi qenësore e Allahut (sifetu dhatin), kahje kjo të cilën e kanë para përlqyer pothuajse të gjithë përkthyesit e Kur'anit në gjuhën shqipe dhe boshnjake…Mirëpo, nëse merret parasysh se kjo është cilësi e Zotit, në emër të përkujdesjes sistematike të cilën e shpreh ndaj krijesave të tjera, atëherë në këtë rast kjo quhet cilësi praktike e veprës së Allahut (sifetu f'lin)".[3]

### SHERIF AHMETI DHE HASAN NAHI JANË PËRPJEKUR TË PËRKTHEJNË DOMETHËNIEN E TEKSTIT

Është shumë me vend ajo që e thotë prof. Emini, mirëpo kritika s'ka vend këtu, në asnjë mënyrë. Po ne nuk mund të pajtohemi në asnjë mënyrë me konkluzën vijuese të autorit: "…kahje kuptimore kjo të cilën e kanë parapëlqyer pothuajse të gjithë përkthyesit e Kur'anit në gjuhën shqipe dhe boshnjake si Feti Mehdiu ( f.29), Sherif Ahmeti (f.27)….Ky interpretim i fundit dhe ky version i këtij atributi të Allahut të Madhërishëm është më i fuqishëm se sa ai i pari…"[4] të mos harrojmë se dijetarët e tefsirit kanë divergjencë rreth kuptimit të fjalës rab-bun, kurse nuk bën të ndërtojmë një qëndrim të prerë mbi divergjencën. Ne jemi të vetëdijshëm se Sherif Ahmeti dhe Hasan Nahi janë përpjekur të përkthejnë domethënien e tekstit. Kur jemi te teksti, duhet të mundohemi që atë ta përkthejmë me fjalë sa më të shkurtra dhe me kuptim, sa të jetë e mundur, në mënyrë që përkthimi të jetë sa më afër rrënjës dhe origjinalit. Për këtë mënyrë të përkthimit, në rastin e fjalës rab-bun fjala më e përshtatshme dhe më e afërt me kuptimin e përgjegjës të saj është Zot. Kjo sepse fjala Zot e ka kuptimin sundimtar absolut, kujdestar, mbikëqyrës. Përkthimi i prof. Eminit në këtë rast i përngjet përkthimit të komentit, jo të tekstit, sikurse është i pjesërishëm, përderisa, po të përdorej fjala Zot, përkthimi do të ishte më profesional. Sherif Ahmeti në këtë rast ka përdorur shprehjen Zot duke përmbledhur të gjitha kuptimet e tjera të fjalës rab-bun, që mendoj se është përkthim shumë me vend, sikurse nuk pajtohem me profesor Eminin as me përkthtimin e tij e as me kritikën e tij drejtuar Sherif Ahmetit dhe Hasan Nahit. Nëse lexojmë me vëmendje librin e profesor Eminit, vërejmë se edhe vetë përdor fjalën Zot në kuptim të fjalës rab-bun[5], mirëpo nuk e di se çfarë e pengon dhe e ndalon atë që edhe në rastin konkret, të përdorë të njëjtën fjalë?! Prandaj, duke pasur parasysh përputhshmërinë e fjalës Zot me kuptimet e fjalës rab-bun, mendoj se pjesa e fundit e ajetit duhet të përkthehet ashtu siç ka vepruar Sherif Ahmeti (RAB-BIL-ALEMIN)- " Zotit të botëve". Në bazë të leximit dhe kuptimit të asaj që kam lexuar, ajetin "el-hamdu lil-lahi rab-bil-alemin" e kam përkthyer: "Të gjitha lavdërimet-falënderimet I meriton vetëm Allahu, Zoti i botëve".

Kur jemi tek ajeti katër i sures el-fatiha profesor Eminin e gjejmë përsëri karshi Ahmetit dhe Nahit! Profesor Emini në librin "Përkthimi dhe komentimi i istiadhe-së, el-besmele-së dhe el-fatiha-së" f.159, ajetin nr.4 të sures el-fatiha e përkthen: "vetëm Ty të nënshtrohemi dhe vetëm prej Teje kërkojmë ndihmë". Nëse e lexojmë këtë ajet me syrin kritik-shkencor, syri ynë do të hasë patjetër në disa ngjyra që nuk na pëlqejnë…

Kur jemi tek fjala "na'budu" në këtë ajet, mendojmë se përkthimi i fjalës "na'budu" me " të nënshtrohemi" është përkthim joadekuat. Kjo, sepse nënshtrimi është vetëm një pjesë e ibadetit, kurse ibadeti përfshin edhe elemente të tjera. Kjo shihet nga përkufizimi i fjalës el-ibadetu:"Nënshtrim ndaj Allahut me praktikim (të urdhrave dhe largim nga ndalesat) dhe përulje…"[6] Gjejmë atje Ali ibn Muhamed el-Xhurxhanin, i cili fjalën el-ibadetu e përkufizon: veprimi i urdhrave ( dhe largimi nga ndalesat) edhe nëse nuk i pëlqejnë epshit,

gjithherë duke pasur qëllim madhërimin e Allahut[7]. Po ashtu e gjejmë Muhamed Ali Et-Tehavuniun, i cili cek se el-ibadetu është pika kulmore e madhërimit, që nuk i shprehet askujt përveç Allahut, ngase pika kulmore e madhërimit i shprehet atij që begaton pafundësisht-pa kufi- e që begatimi pa kufi buron vetëm nga Allahu. Po ashtu fjala el-ibadetu përfshin edhe kryerjen e obligimeve sheriatike ( el-ahkamush-sher'ij-jeh)…[8] Nga përkufizimi i Taberiut dhe të tjerëve, kuptojmë se ibadeti qenka nënshtrim i shoqëruar nga përulja dhe madhërimi dhe praktikumi i Urdhrave të Allahut, gjë që edhe vetë profesor Emini e përmend disi në f.159. Pra, nënshtrimi qenka njëri nga elementet e fjalës ibadet, e assesi tërë kuptimi i kësaj fjale!

## FJALA NA'BUDU NË SUREN EL-FATIHA DUHET TË PËRKTHEHET DHE TË PËRDORET NË KUPTIM TË ADHURIMIT E JO TË NËNSHTRIMIT

Të gjitha përkufizimet që kanë dhënë dijetarët rreth fjalës el-ibadetu, janë munduar që nënshtrimin ta kushtëzojnë me praktikimin e Urdhrave të Allahut dhe largim nga ndalimet e Tij. Profesor Emini thekson shumë mirë se në Kur'an dhe në gjuhën arabe ekzistojnë edhe shumë shprehje të tjera, të cilat kanë kuptimin e nënshtrimit dhe të adhurimit, si hadea, hanea, dhel-le, eta'ah…[9]. Mirëpo aty patjetër duhet të ceket se këto shprehje në Kuran dhe në gjuhën arabe ndodh të përdoren në kuptime të ngushta gjuhësore, e rrallëherë të dalin nga kuptimi i tyre etimologjik në atë terminologjik. E kur të përkthejmë diçka, duhet të shikojmë se në çfarë konteksti është përdorur fjala përkatëse. Në këtë rast fjala na'budu, edhe pse është e ngjashme me shprehjet e lartpërmendura, megjithatë në disa nuance dallon nga ato, veçanërisht kur është fjala në relacionin krijesë-Krijues. Fjala na'budu në suren el-fatiha duhet të përkthehet dhe të përdoret në kuptim të adhurimit e jo të nënshtrimit, sepse, siç e cekëm më lart, nënshtrimi është një nga kuptimet e fjalës el-ibadeh dhe po ashtu është kuptimi gjuhësor i kësaj fjale, kurse neve na intereson më shumë dhe thelbësisht kuptimi terminologjik, që në këtë rast duhet të përkthehet adhurojmë, kuptim ky të cilin e kanë përdorur me të drejtë Ahmeti[10] dhe Nahi[11]. Konsiderojmë se përkthimi i kësaj fjale sipas versionit të profesor Eminit është jo i qëlluar profesionalisht, sikurër që përkthimi i Nahit dhe Ahmetit është, mendojmë, në përputhshmëri të plotë me kuptimin terminologjik të shprehjes na'budu.

(1) Kur'an-i me përkthim dhe komentim" Nga H. Sherif Ahmeti f.. 27. (2) Kurani i madhrishëm" nga Prof. Hasan I. Nahi, f.1 (3) Përkthimi dhe komentimi i istiadhesë, el-besmelesë dhe i el-fatihasë" nga Emin BEHRAMI,f.110.. (4) Po aty. (5) Shiqo përkthimin e ajetit " e erbabun muteferrikune hajrun …" f.111.. (6) Tefsirut-taberi"1/160. (7) "Et-ta'rifat"nga Esh-sherif ebul-Hasen el-Xhurxhanij el-Hanefij" f.149. (8) Kesh-shafu-stilahatil-funun" nga Muhamed Ali et-Tehanuvi el-Hanefi 3/199. (9) "Përkthimi i istiadhe-së…" f.159.(10) Kur'ani përkthim me-komentim në gjuhën shqipe" f.27 H. Sherif Ahmeti. (11) Kurani i madhrishëm" f.1 Hasan I. Nahi





*Ali Vezaj*

# U KËNDUA EDHE SHQIP

*Për të gjallë të Pejgamberit me vargje u këndua shumë*
*Në lartësitë e qiellit, po ngritej si një pëllumb,*

*Hasan bin Thabiti, Revaha bashkë me shairë të tjerë*
*Vargjet më të bukura në letër I kanë derdh'*

*Kur në këtë tokën tonë vuri dritë kjo fe*
*Në horizont veç dritë që sillte shpresë të re.*

*Dritë e të Madhit Zot, për gjithë botën mbarë*
*Për ata që lanë qyfrin çdo send dukej bardh*

*Hasan Zyko Kamberi shqip do t'ia ketë nisur I pari*
*Do t'i këndojë Pejgamberit me vargje prej ari*

*Më pas edhe Ismet Floçi me zemër plot dashuri*
*Nuk e ndali pendën, por po shkruante poezi*

*Po edhe Hafiz Ulqinaku, që kish një zemër të thyer*
*Copëtim I tokës mëmë sa rëndë e kish' mbërthyer*

*Tha unë do të shkruaj për Pejgamberin, që është mbi çdo nur*
*Se këtë zemër të lënduar kush s'do ta qetësojë kurrë*

*Tahir efendi Popova me lot e kish' lënë mëmëdhenë*
*Por një zjarr shqiptarie shpirtin fort po Ia brenë*

*Më pas edhe Çamëria që ish' një trung I ndarë*
*Do të shkruajë për Mustafanë gjithnjë duke qarë*

*Hafiz Qelebiu edhe ky s'po ndalej dot*
*Dashurinë për Pejgamberin e përziente me lotë*

*Hafiz Abdullah Semlaku që kish' një gajle për fe*
*Veç dritë me vargjet e tija si dielli mbi re*

*Ibrahim Dalliu myderriz mbi shumë të tjerë*
*Në errësirën e natës bënte dritë mbi terr*

*Hafiz Ali Korça që s'matej me të tjerë dijetarë*
*Dashurinë për Resulin po e ndizte si zjarr*

*Po edhe shehu nga Shkodra me emrin Ahmet*
*Me vargje të urta këndonte për të mirin Muhamed*

*Mehmet Efendia me një gjuhë shumë të dëlirë*
*Dashurinë për Profetin e kishte bërë shumë mirë*

*Zejnullah Jashari e Shefki Hoxhaj me zjarrin e atdhetarisë*
*Thanë fjalët më të çmuara për Profetin e Perëndisë*

*Dhe këto vargje për Pejgamberin s'do të ndalen deri në Kijamet*
*Kështu nisi nga shpella Hira, kështu gjithmonë do të jetë.*



# FAMILIARE

Arsim Dauti

# Ndërtimi i një shoqërie ideale nën hijen e sures El-Huxhurat

**"Nuk ka besim pa moral dhe nuk ka moral pa fe."**
*(Muhamedi a.s.)*

Njerëzit më të moshuar e kanë të drejtën të jenë të respektuar dhe t'i kenë të siguruara simbolet e respektit ashtu sikundër fëmijët që kanë të drejtë për një qëndrim të mëshirshëm, zemërbutë dhe të dashur. I Dërguari i Allahut e konsideroi këtë nga shtyllat parimore të shoqërisë islame: "Nuk është prej nesh ai që nuk është i mëshirshëm ndaj të vegjëlve tanë, dhe kush nuk ua di respektin e duhur të moshuarve tanë (të drejtën e të moshuarve tanë) dhe ai që nuk e di respektin e duhur të dijetarit tonë."Nuk është e lejuar që dikush të vijë dhe në praninë e tij të veçohet duke dhënë urdhra ose urdhëresa, duke i dhënë përparësi





ndonjërit, duke propozuar ose kundërshtuar". Kjo sure fokusohet në edukatën dhe etikën e sjelljes me shumë shtresa të shoqërisë, por mbi të gjitha rreth sjelljes me të Dërguarin e Allahut a.s..

ETIKA SHOQËRORE NË SUREN EL - HUXHURAT

Kur flasim për raportet shoqërore nëpërmjet konceptit haditho - kuranor të xhematit – bashkësisë, mund të vijmë në një përfundim se qëllimi i Sheriatit është vendosja e një rendi shoqëror në tokë, i cili është i drejtë, i bazuar në parimet etike. Një parim i rëndësishëm që është i pranishëm në shumë faqe të Kuranit, është parimi i pranisë së përgjithshme të Zotit në çdo vend dhe në çdo kohë. Bisedat e fshehta janë të ndaluara, sepse në esencë nuk na japin asnjë të mirë, përveç atyre bisedave që u kushtohen sadakave, veprave të mira, ose instalimit të rendit në mes njerëzve. Qëllimi i ndalesave të përmendura është krijimi i një rendi shoqëror moral dhe egalitar, të bazuar në parimet etike. Morali është një formë e dashamirësisë njerëzore, sepse atëherë mendojmë në disa norma të caktuara që janë pranuar si detyruese në jetën shoqërore të një grupi njerëzish. Në periudhat e hershme të historisë islame, ahlaku ishte shtyllë e besimit, ndërsa më vonë trajtohet në mënyra të ndryshme, në varësi nga rrethana historike dhe intensiteti praktik i besimit ndër besimtarët. Etika është nocion i dykuptimshëm: 1. Ajo që ka të bëjë me etikën, si disiplinë teorike brenda religjionit e filozofisë dhe 2. Ajo që është vetvetiu etike, e vlefshme, e moralshme etj.. Etika nuk ka karakter thjesht teorik, njohës dhe konjunktivë, por edhe karakter normativ dhe praktik. Burimi themelor i etikës islame është Shpallja, në të vërtetë morali i një myslimani si dhe parimet etike të tij nxirren nga faqet e Kuranit. Dhe, sipas kësaj, morali dhe etika - pa besimin në Zotin - janë një lloj tateologjie, sepse feja tek njerëzimi është një formë e ulët e vetëdijes religjioze. Ateistët ndërgjegjen dhe dashurinë i pranojnë si diçka e mirë "nga vetëdija, por pa frikërespekt", në vend të frikërespektit nga përgjegjësia para Zotit.

XHEMAT ËSHTË BASHKËSI, E LIDHSHMËRISË RECIPROKE, GRUMBULLIMIT NË NJË VEND RRETH NJË QËLLIMI

Individi dhe shoqëria janë në lidhshmëri reciproke. Në burimet islame takohemi me dy terma që na e sqarojnë lidhjen në relacionin individ – shoqëri, e këta janë termat xhemat dhe Ymet (ummet). Nëse do të hulumtonim rrënjën e fjalës xhemat si bashkësi, do të arrinim në kuptimin e lidhshmërisë reciproke, grumbullimit në një vend rreth një qëllimi. Në këtë kontekst edhe termi el – umma, në të vërtetë do të thotë se ndaj bashkësisë sillemi në mënyrë më të sinqertë dhe



më të pastër. Derisa shoqëria ekziston për shkak se në të është më lehtë të jetohet, arrijmë të mirat dhe sigurojmë ekzistencën, në bashkësi njerëzit janë vëllezër, të lidhur me ndenjën e përbashkët të përkatësisë dhe besimit. Për shkak të vetë ilustrimit, vëmendjen tonë do ta kthejmë nga dy parimet etike islame, - parimin e barazisë dhe atë të drejtësisë. Thelbi i të gjitha të drejtave njerëzore përbëhet nga barazia e të gjithë njerëzve në tokë. Kurani i fshin shumë thjesht të gjitha dallimet në mes njerëzve përveç dallimeve në devotshmërinë dhe mirësinë (takvallëk). Mandej, siç na tregon sureja el-Huxhurat, mënjanohen të gjitha burimet artificiale të diskriminimit në mes njerëzve, p.sh. thirrja e njerëzve me llagape të këqija dhe ofenduese. Përkujtimi kuranor për njeriun në raportin Krijues/Rabb – rob/abd, robi i Zotit, pastaj paralajmërimi i të Dërguarit a.s. se të gjithë njerëzit janë bij të Ademit, kurse Ademi është krijuar nga dheu, - janë përkrahje e fuqishme për barazinë e gjithë njerëzve. Parimi i drejtësisë përshkon



gjithë jetën e njeriut; ai mund të lexohet në çdo faqe të Kuranit. Meqenëse të gjitha religjionet, të gjithë juristët flasin për drejtësinë, - kjo tregon faktin se njerëzit nuk janë në gjendje të jetojnë pa drejtësi, shpirti i njeriut në thellësinë e tij mban ndjenjën e drejtësisë. Kur intervenojmë me qëndrimin islam, gjithmonë duhet të kemi parasysh tri gjëra shumë me rëndësi: a) Zoti i Lartësuar është El – Adil, El – Muksit, El- Hakim, çka do të thotë i Drejti, e Vërteta Supreme dhe Ai Që ndan Drejtësi; b) i Dërguari a.s.. ka thënë: Mbretëritë mund të mbijetojnë me mosbesim, por nuk mund të mbijetojnë padrejtësinë dhe c) Kur bëhet fjalë për kushtet për udhëheqës, atëherë drejtësia dhe animi i tij nga drejtësia, janë në vend të parë. Edhe pse lidhja familjare është e rëndësishme, ajo nuk është kriteri i parë që cakton dhe drejton raportet njerëzore. Nëse myslimani duhet të zgjedhë në mes drejtësisë dhe vetes së vet, prindërve apo të afërmve, ai duhet të vendoset për drejtësinë, për shkak se kjo është dëshmia e vërtetë e fesë së tij. Heqja dorë nga drejtësia bëhet vetëm në rastet përjashtuese dhe atëherë ky qëndrim konsiderohet virtyti më i lartë.Njeriu pikësëpari i takon Krijuesit të tij, kurse pastaj, nëpërmjet atij raporti, ndërton lidhjen dhe respektin familjar, fisnor, grupor dhe kombëtar. Besimtari së pari i takon Vertikales së ekzistencës së tij duke ndërtuar, në këtë mënyrë, gjithë relacionin e tij horizontal. Nëpërmjet përkatësisë vertikale dhe relacionit horizontal, myslimani merr pjesë në bashkësinë e vetme të myslimanëve / ummetin. Në këtë kontekst do të theksojmë një ajet kuranor: “O besimtarë! Bëhuni zbatues të palëkundur të drejtësisë, duke dëshmuar në emër të Allahut, qoftë edhe kundër jush ose kundër prindërve dhe të afërmëve tuaj”.

## REALITETI SHOQËROR NË SUREN EL-HUXHURAT

Në pika të shkurtra treguam bazat në të cilat mbështetet etika islame në krijimin e realitetit shoqëror. Sureja kuranore el-Huxhurat është shumë interesante dhe e rëndësishme në komunikimin kontekstual të saj gjatë çdo situate në mes njerëzve. Ajo është emërtuar nga përmendja e fjalës el-huxhurat / dhoma (ajeti 4), e cila në themel aludon banesat private, intimitetin. Ajo ka vetëm 18 ajete që përmbajnë parimet e besimit, rregullat e edukimit në të cilat bazohet zhvillimi dhe organizimi shoqëror. Në radhë të parë theksohet respekti që duhet ta kemi ndaj të Dërguarit a.s.. (në mënyrë implicite, udhëheqësve të drejtë, pas tij) e rrëfimi i sures kulmon me parimet e vëllazërisë së gjithë besimtarëve: “Në të vërtetë, besimtarët janë vëllezër, prandaj pajtojini midis tyre vëllezërit tuaj...”, ndërsa në kuptimin më të gjerë, vëllazërinë e gjithë njerëzisë: “O ju njerëz! S’do mend se normë e parë, e cila ka të bëjë me çështjen e besimtarëve, konsiderohet mënyra e sjelljes dhe kulturës së tyre me Allahun dhe të Dërguarin e tij, pastaj vijnë normat e sjelljes ndërmjet myslimanëve dhe, në fund, normat e sjelljes me popujt e tjerë. I Dërguari posedon metoda të posaçme se si duhet të thirret e si duhet të bisedohet, që të gjitha duhet të shquhen për butësi, modesti, zë të ulët dhe mirësjellje. (El- Huxhurat, ajetet, 1 e 2) Kjo sure ndërton një shoqëri e cila vërteton lajmet dhe informacionet që i dëgjon, sepse mjafton vetëm një trillim i sajuar, që të shkaktojë trazira të mëdha. (El-Huxhurat, 6) Besimtarët pas shpalljes së fesë së vërtetë lënë anash çdo dyshim; Nuk duhet ta lajmërojmë Zotin për sjelljen dhe besimin tonë, sepse Ai për çdo gjë është i njoftuar; Feja është dhuratë, nuk guxojmë t’i tejkalojmë kufijtë për shkak të kësaj dhurate, sepse feja është mirësi ndaj nesh. Allahu na dalloi me të gjitha të mirat duke na udhëzuar në fenë islame.

(1) Reflektime kur’anore, Amër Halid, furkan, 2009. (2) Tefsiri tematik, Muhammed El-Gazali, Logos A, 2007.(3) Bazat e etikës islame – Ahlaku, Nexhat Ibrahimi, Logos A, 2005 (4) www.preporod.com

Mr. Sabri Jonuzi

# Barazia ndërgjinore

Në kohën e fundit përmes mediave të shkruara dhe elektronike, sidomos në Radiotelevizionin e Kosovës, kemi vërejtur zëra që bëjnë thirrje për barazinë absolute në mes mashkullit e femrës, si dhe për të drejtat e tyre. Pikërisht kjo më shtyri t'i qasem kësaj teme mjaft të përfolur, që t'i bëhet e qartë opinionit tonë mysliman shqiptar, se sa është reale një thirrje e tillë, dhe se a është kjo barazi ndërgjinore drejtësi, apo është padrejtësi, a duhet të jetë kjo barazi në çdo çështje të vogël e të madhe, e kështu me radhë. Përmes këtij shkrimi do të mundohemi t'u përgjigjemi këtyre pyetjeve, në mënyrë që të kemi mendim të drejtë dhe real, dhe po ashtu të refuzojmë të gjitha thirrjet e padrejta dhe të huaja, që janë në kundërshtim me fenë dhe traditën tonë shekullore.

Islami, fe hyjnore, erdhi në kohën kur padrejtësia kishte përfshirë gjithë njerëzimin, në të gjitha fushat e jetës, ku ekzistonte vetëm ligji i forcës dhe dhunës, si element kyç në raportet midis njerëzve.Femra në këtë rrëmujë padrejtësie dhe pështjellimi ishte e përulur dhe e nënçmuar, konsiderohej si një mall i cili bartej prej dore në dorë, trashëgohej me pasurinë dhe konsiderohej si një kafshë, që shitej dhe huazohej.Në atë kohë, kur padrejtësia kishte arritur kulmin, Allahu i Lartësuar zbriti Kuranin fisnik, legjislacionin, i cili do të vendoste themelet e drejtësisë absolute dhe barazisë së drejtë në mes njerëzve, duke i rikujtuar shoqërisë se Allahu i krijoi njerëzit nga një mashkull e një femër: "O njerëz, Ne ju krijuam nga një mashkull e një femër, dhe ju bëmë popuj e fise, që të njiheni në mes jush. Vërtet, më fisniku prej jush është ai që është më i devotshëm". (El-Huxhurat,13) Dhe nuk ka dallim në mes tyre përveçse nga devotshmëria. Prandaj gruaja është partnere dhe pjesëmarrëse e mashkullit në sistemin organizativ të jetës, gëzon të drejtat e saj, ashtu siç i gëzon mashkulli të drejtat e tij, obligimet dhe përgjegjësitë që kanë, janë në përputhshmëri të plotë me natyrën dhe qenien e saj, e si të mos jetë kështu, kur këto të drejta i caktoi Krijuesi Suprem i gjithësisë, Krijuesi i njeriut, Allahu i Lartmadhëruar. Kurani fisnik vendosi barazi të plotë në mes mashkullit e femrës në përgjegjësitë morale dhe obligimet fetare, përveç disa rasteve të pakta dhe të veçanta që Allahu i Lartësuar ia lehtësoi femrës barrën e disa obligimeve, duke ruajtur natyrën e saj të krijimit, si mëshirë ndaj saj.

### BESIMI (IMANI) I FEMRËS ËSHTË I NJËJTË SI I MASHKULLIT, NUK KA EPËRSI NË MES TYRE

Nga sa u cek më lart, shohim se besimi (imani) i femrës është i njëjtë si i mashkullit, nuk ka epërsi në mes tyre: "Më fisniku prej jush është ai i cili është më i devotshëm". Po ashtu para ligjit të kësaj bote, janë të njëjtë, si në veprat e mira ashtu edhe në ato të ligat. Si argument mund të sjellim këto versete kuranore: "Gruaja që bën marrëdhënie intime jashtë martesës, dhe burri që bën marrëdhënie intime jashtë martesës, goditni secilin prej tyre me njëqind kamxhikë" (En-Nur,2); "Vjedhësit e vjedhëses ua pritni duart si ndëshkim për atë që kanë kryer".(El-Maideh, 38). Kjo barazi, jo vetëm që vlen në çështjet dhe dispozitat e kësaj bote, por ajo vlen edhe më tutje, në jetën pas vdekjes, si me shpërblim ashtu edhe me ndëshkim. Kjo kuptohet më së miri nga ky verset kuranor: "Kushdo që bën vepër të mirë, burrë a grua qoftë, duke qenë besimtar i vërtetë, të tillët do të hyjnë në Xhenet, ku do të furnizohen pa llogari".(Gafir,40). Shikoni se si e vërtetoi Kurani parimin e barazisë në këtë verset kuranor: "Vërtet që për myslimanët e myslimanet, besimtarët e besimtaret, të bindurit e të bindurat ndaj Allahut, të drejtët e të drejtat, durimtarët e durimtaret, të devotshmit e të devotshmet, lëmoshdhënësit e lëmoshdhënëset, agjëruesit e agjërueset, ruajtësit e nderit (nga amoraliteti) dhe ruajtëset e nderit, përkujtuesit dhe përkujtueset e Allahut, - për këta Allahu ka përgatitur falje dhe shpërblim të madh",(El-Ahzab,35), pra, Allahu i bëri të barabartë besimtarin e besimtaren, bashkëshortin e bashkëshorten, djalin e vajzën, në këto cilësi të bukura, të përmendura më lart. Nëse analizojmë versetet e sipërpërmendura, kuptojmë se Islami i dha të drejta absolute femrës, ashtu siç i dha mashkullit, i bëri të barabartë para ligjit të kësaj bote dhe të Botës së ardhshme. Por, kjo barazi nuk është barazi absolute në çdo imtësi, sepse në realitet do të ishte padrejtësi për faktin se, nëse analizojmë mashkullin e femrën, shohim se nuk janë të njëjtë në krijim si qenie njerëzore, nuk janë të njëjtë në strukturën fizike dhe psikike. Për këtë arsye thirrjet për barazi absolute janë thirrje shterpe, të pabaza, të zhveshura nga logjika dhe arsyeja e shëndoshë, sepse esenca ndryshon, dhe në bazë të këtij ndryshimi janë caktuar përgjegjësitë e secilit prej tyre.Sikur të vendosim barazi absolute në mes mashkullit e femrës, ashtu siç trumbetohet përmes medieve elektronike dhe atyre të shkruara, përmes konferencave dhe organizimeve të ndryshme, atëherë,



vërtet, me dije a pa dije, kemi bërë padrejtësinë më të madhe historike, duke u munduar të caktojmë detyra dhe obligime për mashkullin e femrën, për të cilat nuk kanë aftësi fizike dhe psikike dhe për t'i kryer ato, me një fjalë, ata/ato nuk janë krijuar për ato përgjegjësi. Kështu, Islami, pasi shpalli qëndrimin e qartë në civilizimin e femrës, aftësinë dhe nderin e saj, mori në vështrim qenien dhe natyrën e saj, pastaj në bazë të këtij kriteri, i caktoi obligimet dhe përgjegjësitë.

### FENOMENI I TË OBLIGUARIT DIKË QË TË JETË ME MË SHUMË PËRGJEGJËSI NDAJ TË TJERËVE, ËSHTË RREGULL NË ÇDO SISTEM TË JETËS

Po ashtu i hoqi asaj të gjitha detyrimet që nuk i përshtaten këtaj natyre, dhe ato që pengojnë kryerjen e duhur të përgjegjësive në shoqëri. Prandaj e veçoi femrën për disa përgjegjësi, më shumë a më pak, i hoqi asaj disa obligime fetare e shoqërore, sikur janë: namazi i xhumasë, veshja e ihramit gjatë Haxhit, lufta kundër armiqve, etj..Duke pasur parasysh dallimet fizike dhe psikike, së pari, e fetare, së dyti, përpjekja për barazi absolute nuk mund të realizohet asnjëherë. Zaten, për këtë shkak Pejgamberi -alejhi selam- mallkoi meshkujt që u gjasojnë femrave, si dhe anasjelltas. Gjithashtu, gruaja e Imranit ishte në hall kur lindi Merjemen, nënën e Isait -alejhima selam- siç e përshkruan Kurani: "Pastaj, kur ajo lindi (fëmijën e saj Merjemen), tha : "Zoti im! Kam lindur vajzë"- dhe Allahu e dinte më mirë se ç'kishte lindur ajo- "dhe djali nuk është sikurse vajza".(Ali Imran,36).E tha të vërtetën, sepse vërtet djali e vajza nuk janë të njëjtë, e këto dallime janë evidente për ata që kanë sy, veshë dhe logjikë. Ndërsa, ata që pretendojnë të kundërtën, nuk e kanë kuptuar ende rolin e tyre në këtë botë, nuk dinë përgjegjësitë që kanë, prandaj nuk është çudi pse sot ndodhin mosmarrëveshje të shumta e probleme të ndryshme në botë, si rezultat i përzierjes së detyrave dhe obligimeve.Islami është fe e natyrës së pastër, pra edhe ndarja e obligimeve bashkëshortore në mes burrit e gruas është bërë në bazë të kësaj natyre të pastër. Allahu ngriti burrin në aspekt fizik dhe psikik, që të ketë mundësi për të mbajtur dhe mbrojtur familjen – veçanërisht, e popullin dhe shtetin në përgjithësi. Kështu, mashkullit i takojnë të gjitha punët dhe obligimet e jashtme, që në esencë janë në përputhje me strukturën fizike dhe psikike të tij. Në anën tjetër, femrën e veçoi në bazë të natyrës së saj, për përkujdesje dhe edukim të fëmijëve, për shtatzani dhe ushqimin e foshnjës, për rregullimin e mbarëvajtjen e punëve të shtëpisë, me një fjalë, që të gjitha punët e brendshme i takojnë asaj, dhe ato janë në përputhje me strukturën fizike e psikike të saj. I Dërguari i Allahut -alejhi selam- thotë : "Secili nga ju jeni përgjegjës, dhe secili nga ju do të pyetet për atë që ka në përgjegjësi, udhëheqësi (kryetari) është përgjegjës dhe do të pyetet për përgjegjësinë e tij, burri është përgjegjës për familjen e tij dhe do të pyetet për këtë përgjegjësi, gruaja është përgjegjëse për shtëpinë e bashkëshortit dhe do të pyetet për këtë përgjegjësi…

Asnjëherë nuk duhet harruar se një epërsi e lehtë e mashkullit ndaj femrës, në raste të veçanta, nuk është epërsi që rezulton me përuljen dhe nënvlerësimin e femrës. Mirëpo është epërsi sistematizuese dhe rregullative që rregullon sistemin shoqëror dhe po ashtu stabilizon e vë në binar mbarëvajtjen e jetës bashkëshortore, duke ditur secili përgjegjësitë e tij. Ibn Abasi thotë: "Epërsia (e cekur më lart), aludon inkurajimin e meshkujve në mirësjellje, edukatë dhe bamirësi materiale ndaj grave, që do të thotë se përgjegjësi çdoherë sakrifikon më shumë". Ligji apo fenomeni i të obliguarit dikë që të jetë me më shumë përgjegjësi ndaj të tjerëve, është rregull në çdo sistem të jetës, duke filluar nga familja e deri tek udhëheqësi i shtetit (ende nuk kemi dëgjuar se një shtet ka dy kryetarë ose një organizatë ka dy drejtorë të përgjithshëm..), ose, nëse shkojmë më larg, edhe sundimi i gjithësisë I takon vetëm Allahut të Lartmadhëruar, i Cili është Një, i Vetëm. Krejt në fund,Allahu i Madhëruar krijoi mashkullin e femrën, dhe secilit i caktoi obligime e përgjegjësi (sipas natyrës që kanë) në mbarëvajtjen e jetës shoqërore. Dhe vetëm atëherë kur kjo të kuptohet e të respektohet, do të kemi një familje të shëndoshë ose një shoqëri të shëndoshë, që, në fund të fundit, është synimi i çdo shoqërie të qytetëruar.

1-Kurtubiu, Xhamiu liahkamil kuran, 3/125.(2)Shenkiti , Advaul bejan, 7/630. (3)Nurudin Ater, Madha anil mereh, 136. (4)Esibag, Nedharat fil usreh muslimeh, 36. (5) Baharith, Mesulijeh el-eb el-muslim.

Dr. Zakir Naik

# Islami dhe myslimanët

## Ndryshim i madh ndërmjet islamit dhe zbatimit aktual të tij nga myslimanët

Nëse Islami është feja më e mirë, atëherë përse shumë myslimanë nuk janë të sinqertë, të besueshëm dhe, për rrjedhojë, janë të përfshirë në dukuri negative, si tradhti, mashtrime, ryshfet dhe kontrabandë me drogë, etj.?

### MEDIET DËMTOJNË RËNDË ISLAMIN

Feja Islame është feja më e mirë, mirëpo mediet janë në duart e të huajve (perëndimorëve), të cilët ia kanë frikën Islamit. Mediet në mënyrë të vazhdueshme shtypin dhe transmetojnë informacione që janë kundër Islamit. Ata ose sjellin keqinformime rreth Islamit, e keqcitojnë atë, ose projektojnë emisione, të cilat dalin krejtësisht nga tema.

Po qe se ndonjë eksploziv shpërthen në ndonjë vend, të parët që do të akuzohen, pa pasur dëshmi, do të jenë myslimanët. Kjo shfaqet në titujt kryesorë të lajmeve. Më vonë, kur përgjegjësi të kapet dhe të vërtetohet se ishte jomysliman, ky lajm linçohet si një lajm i parëndësishëm dhe jo me vlerë. Nëse një mysliman i moshës 50 vjeç martohet me një gocë 15 vjeçe –pas marrjes së lejes së saj- shohim se ky lajm publikohet në faqet e para të çdo gazete, mirëpo kur një jobesimtar (jomysliman) 50 vjeç dhunon një vajzë të moshës 6 vjeçe, kjo do të shfaqet në lajmet brenda faqeve të gazetës si 'Lajme të shkurtra'. Për çdo ditë, mesatarisht afro 2,713 raste dhunimi ndodhin në Amerikë, mirëpo këto raste nuk shfaqen në lajme, meqë raste të tilla janë bërë pjesë e jetës për Amerikanët.

### NË ÇDO SHOQËRI KA NJERËZ TË KËQIJ

Jam i vetëdijshëm se ekzistojnë disa myslimanë të pandershëm, të cilët janë të pabesueshëm, tradhtojnë, etj., mirëpo mediet janë ato që projektojnë se gjoja vetëm myslimanët janë të përfshirë në të tilla veprimtari. E pra, çdo rreth a shoqëri ka dhe njerëzit e këqij. E di se ka myslimanë që janë alkoolistë dhe janë në gjendje të konsumojnë shumicën e asaj që jomyslimanët e kanë nën tavolina.

### MYSLIMANËT KRYESISHT JANË MË TË MIRËT

Pavarësisht nga të gjithë njerëzit e ndyrë në shoqërinë islame, kur të flasim për myslimanët në tërësi, ata përbëjnë shoqërinë më të zgjedhur dhe më të mirë në botë. Ne jemi komuniteti antialkoolist më i madhi në botë, d.m.th. ata që nuk konsumojnë pije alkoolike. Ne myslimanët bashkërisht jemi një komunitet që jep maksimumin e ndihmave në botë. Nuk ka komunitet në botë që tregon se madje edhe një qiri të vetëm karshi myslimanëve, që ka të bëjë me respektimin e modestisë, seriozitetit, si dhe komunitetin që tregon interesim për vlerat etike dhe humane.

### MOS E VLERËSO VETURËN PËR SHKAK TË SHOFERIT TË SAJ

Nëse dëshironi të vlerësoni se sa i mirë është modeli më i ri i veturës "Mercedes" dhe personi që nuk di ta drejtojë atë, ulet në të dhe fillon ta ngasë, derisa ta shkatërrojë, kë do të fajësoni? Veturën apo shoferin? Natyrisht se fajtor është shoferi. Për të analizuar se sa e mirë është vetura, personi nuk duhet të shikojë ngasësin e saj, por duhet të vlerësojë veçoritë dhe fuqinë që ka vetura; sa është e shpejtë, sa janë harxhimet mesatare të karburanteve, sa janë masat e sigurisë, etj.. Edhe nëse unë pajtohem se myslimanët janë të këqij, kurrsesi dhe në asnjë mënyrë nuk mund ta gjykojmë Islamin bazuar në njerëzit apo pasuesit e tij? Nëse dëshiron të gjykosh mirësinë e Islamit, atëherë gjyko sipas burimeve të tij të vërteta: sipas librit të shenjtë - Kuranit dhe haditheve të vërteta (sahih).

### ISLAMIN GJYKOJE SIPAS PASUESIT TË TIJ MË TË MIRË, MUHAMEDIT A.S.

Nëse keni shprehur dëshirën që të kontrolloni praktikisht se sa është e mirë vetura, atëherë gjeni një shofer të kualifikuar dhe vendoseni pranë timonit; njësoj duhet vepruar edhe me Islamin, po qe se dëshiron ta gjykosh këtë fe, atëherë pasuesin më të mirë dhe më shembullor, përmes të cilit mund të gjesh të vërtetën dhe se sa i mirë është Islami, e keni ndjekësin e tij të fundit, të Dërguarin e Allahut, Muhamedin alejhi selam. Përveç myslimanëve, ka disa historianë jomyslimanë të sinqertë dhe të paanshëm të cilët kanë miratuar qëndrimin se Muhamedi alejhi selam ishte qenia më e mirë njerëzore. Sipas Michael H. Hart, i cili shkroi librin 'The Hundred Most Influential Men in History', "Njëqind njerëzit më me ndikim në Histori", më i larti në listë, renditet më i dashuri i njerëzisë, profeti islam, Muhamedi alejhi selam. Ka edhe shumë shembuj të këtillë të jomyslimanëve, të cilët dërgojnë falënderime për të Dërguarin tonë, siç janë Thomas Carlyle, La-Martine, etj..

Përktheu nga gjuha angleze: Mr. Fehim Dragusha, Burimi: answers to non-muslims' common questions about islam



# DEKLARATË
## e Kryesisë së BI-së të Republikës së Kosovës

*Kryesia e BI-së të Republikës së Kosovës, reagon ndaj fjalimit të don Anton Kçirës në Detroit (ShBA) me anë të kësaj deklarate:*







Ditët e fundit në mjetet e informimit publik, si në ato elektronike, ashtu edhe në ato të shkruara, është publikuar një fjalim i don Anton Kçirës - prift katolik në kishën e Detroitit (ShBA), në të cilin ai, para tre vjetësh (maj 2007), duke folur në një tubim publik-simpozium shkencor, përdori fjalor ofendues, të ashpër, të vrazhdë, degradues e skandaloz në adresë të shqiptarëve të besimit islam. Pavarësisht nga rrethanat në të cilat kishte folur z. Kçira, një fjalor i tillë i tij, si në raport me ne shqiptarët, ashtu edhe në raport me viktimat e Srebrenicës, është papranueshëm jo i moralshme, johuman e aspak njerëzor, dhe, si të tilla, fjalët e tij nuk përkojnë as me misionin e udhëheqësit fetar dhe as me mësimet e asnjë feje, në rastin konkret, as të fesë katolike, së cilës ai i takon.

Deklarimet e priftit Kçira kanë zgjuar reagim, pezëm e indinjatë në mesin e popullatës shqiptare në Kosovë e më gjerë, ngase njerëzit janë ndier tepër të fyer, për më tepër kur nga një udhëheqës i fesë, madje bashkëkombës i tyre, dëgjojnë fjalë aq ofenduese. Megjithatë, ne kërkojmë nga të gjithë qytetarët që fjalimin e z. Kçirës ta konsiderojnë si një rast të izoluar, një skandal të tij personal, i cili duhet tejkaluar me maturi, arsye e qetësi. Me këtë rast, u bëjmë thirrje të gjithëve, që këtë rast të mos e keqpërdorin për qëllime të nxitjes së urrejtjes e mosdurimit ndërfetar brenda kombit tonë. U bëjmë apel të gjithëve që rastin ta shohim ashtu siç është, dhe ta tejkalojmë me dinjitet e mençuri, ngase urrejtja e mosdurimi nuk na duhen neve si shoqëri. Fundja, rastin në fjalë e lëmë në ndërgjegjen e autorit. Ne si popull jemi të njohur për kultivimin e tolerancës dhe mirëkuptimin ndërfetar, prandaj as ky rast nuk do të ndikojë në raportet tona që kemi me bashkësinë katolike në përgjithësi e me Ipeshkvinë e Kosovës në veçanti.

Mësimet fetare kanë për bazë librat hyjnorë, interpretimin e tyre e bëjnë teologët, të cilët për mision parësor kanë përhapjen e këtyre mësimeve tek masa e gjerë-besimtarët. Ne si popull, pavarësisht nga përkatësia fetare, kemi ndarë të njëjtin fat, si në ditë të liga ashtu edhe në ditë të mira.

Prandaj, neve si popull:

- feja duhet të na bashkojë e jo të na ndajë;
- feja duhet të na afrojë e jo të na largojë;
- feja duhet të na bëjë më të dashur, e jo të na bëjë që të urrejmë njëri – tjetrin;
- feja duhet të na fisnikërojë e jo të na hasmërojë.

Nuk janë të panjohura për ne tentativat që të na përçajnë në baza fetare, por të parët tanë ditën me mençuri që të mos binin në kurthin që na përgatitën të tjerët, prandaj edhe ne duhet të ndjekim rrugën e tyre. Me këtë rast theksojmë që çdo predikues fetar, kur të vendosë të flasë, duhet të jetë i vetëdijshëm se ç'flet e ç'predikon, të jetë i përgjegjshëm për fjalën e thënë publikisht, në asnjë mënyrë të mos luajë me ndjenjat e besimtarëve, po të bazohet në mësimet e pastra hyjnore e jo mbi teoritë që mbjellin urrejtje, ndasi e përçarje.

Duke e lutur Allahun, urojmë dhe shpresojmë që raste të këtilla të mos na përsëriten më!

Mr. Qemajl Morina

# Mbyllja e Xhamisë

## së Marinës imazh i keq për Kosovën

Pamja e xhamisë së Marinës e rrethuar me shirit të policisë dhe dëbimi i imamit Kastriot Xhemal Duka, i përcjellur nga policia kosovare në anën tjetër të kufirit shqiptaro-shqiptar, ishte njëra prej temave më të përfolura dhe më të komentuara në mediet shqiptare, gjatë ditëve që kaluan. Këto masa rigoroze u ndërmuarrën ndaj Kastriot Dukës, një qytetar shqiptar nga Elbasani, edhe pse ai për dhjetë vite të plota kishte ushtrua veprimtarinë e tij fetare si hoxhë në fshatin Marinë, dhe atë humanitare si përfaqësues i Shoqatës "Rahma Mercy" me seli në Britani të Madhe. Në një vend demokratik ku respektohen të drejtat dhe liritë e të gjithë njerëzve, pa e marrë parasysh përkatësinë e tyre fetare, racore apo kombëtare. Iniciativa për mbylljen e xhamisë dhe dëbimin e hoxhës ishte ndërmarrë, pas shfaqjes në You Tube, të disa pamjeve, ku shiheshin disa përfaqësues të Shoqatës në fjalë, duke ua vënë shamitë disa vajzave të vogla. Ky akt, si duket e kishte prekur kryetaren e OJQ-së "Prehja" në Skenderaj, e cila ndërmori aksionin për tubimin e nënshkrimeve për mbylljen e xhamisë dhe dëbimin e hoxhës Kastriot Duka nga Drenica. Asambleja Komunale e Kuvendit të Skenderajt me një procedurë të shpejtë aprovoi vendimin për mbylljen e xhamisë dhe dëbimin e hoxhë Kastriot Dukës, duke mos çarë kokën për aspektin ligjor të statusit të tij, i cili kishte qëndrim legal në shtetin e Kosovës.

### SIKUR NË KOSOVË TË SUNDONTE LIGJI, ORGANET E HETUESISË DHE TË DREJTËSISË, NUK DO TA BËNIN DËBIMIN E TIJ, POR DUHET TË LËNIN TË BALLAFAQOHEJ ME DREJTËSINË

Ajo që vlen të theksohet, se në llogari të hoxhës së Marinës, janë përfolur akuza të rënda, sikur në Kosovë të sundonte ligji, organet e hetuesisë dhe të drejtësisë, nuk do ta bënin dëbimin e tij, por duhet të lënin të ballafaqohej me drejtësinë, nëse do të vërtetoheshin akuzat, ai do të shkonte në vuajtjen e dënimit të merituar, sepse askush nuk duhet të jetë mbi ligjin, pa e marr parasysh se kush është. Por, si duket e tërë kjo ishte inskenim për mbylljen e xhamisë dhe largimin e Kastriot Dukës nga Marina.

Shumë dilema, lidhur me rastin e veprimtarisë së Kastriot Xhemal Dukës, hoxhës së Marinës i ka sqaruar në mënyrë tejet të sinqertë, drejtori i Shoqatës "Rahma Mercy", Halid Paten, në një bisedë që zhvilloi në TV Klan Kosova. Nga biseda e tij kuptohej se modeli i përdorur në paraqitjen e Islamit në xhaminë e Marinës, është i njëjti model që përdorin organizatat e krishtera në propagandimin e fesë së tyre, qofshin ato protestante, katolike, apo ortodokse. Në kuadër të Kishës katolike vepron Caritasi, organizatë humanitare shumë e fuqishme, ashtu veprojnë organizatat e ndryshme protestante si dhe ato ortodokse. Aty, krahas predikimit fetar bëhet edhe risocializmi i shoqërisë. Këtë model e kam vërejtur në mënyrë shumë të theksuar, në Palestinë, ku kishat u ofrojnë besimtarëve ndihma prej më të ndryshme me qëllim të stimulimit, që ata të qëndrojnë në vendet e tyre. Priftërinjtë, përveç predikimeve fetare merren edhe me aktivitete, siç janë hapja e punëtorive për punësimin e tyre.

### ATHUA A KA MË MESAZH TË KEQ PËR KOSOVËN SE KY?

Drejtori i Shoqatës, Halid Paten, në bisedën e tij në TV Klan Kosova, shprehu indinjatën e tij të thellë, për mbylljen e xhamisë së Marinës. Ai, tha se kjo ishte hera e 34 që ai po e vizitonte Kosovën. Xhamia e Marinës, ishte ngritur falë donacioneve që ai kishte siguruar, "duke shkuar shtëpi në shtëpi e dyqan në dyqan për të kërkuar ndihma nga donatorë të ndryshëm në Britani të Madhe, kurse kësaj radhe nuk më është lejuar jo hyrja në xhami për t'u falur, por as në oborrin e xhamisë, për shkak të shiritit që policia e Kosovës kishte qitur me shenjen ndalohet hyrja.".Ky është një investim në Drenicën tonë të varfër, qoftë ai edhe në infrastrukturë fetare, në ndërtimin e xhamisë, dhe ndihmat dedikuar fëmijëve jetimë të Marinës, nga një Shoqatë si "Rahma Mercy", kurse organet tona shtetërore nuk i lejojnë investitorit të hyjë në objektin e tij, që ai me mjetet e tij e ka ndërtuar. Athua a ka më mesazh të keq për Kosovën se ky?! Mbyllja e xhamisë së Marinës është një lajm ogurzi dhe shumë i keq për Kosovën. Ky akt do të reflektohet negativisht nga organizmat ndërkombëtare për mbrojtjen e të drejtave të njeriut, raportet UE, raporti i State Departamentit Amerikan për respektimin e të drejtave fetare, sepse ato matin me tjera kute e jo me kutet tona. Ky është një lajm shumë i dëmshëm edhe në raportet e Kosovës me vendet e botës arabe dhe islame prej të cilëve ne vazhdimisht kërkojmë ta njohin shtetin më të ri në botë. Ky është një akt flagrant i ndërhyrjes së shtetit laik në çështje të fesë.Nëse njerëzit e provincës nuk janë të aftë t'i peshojnë gjërat ashtu si duhet, atëherë është dashur që për gabime të këtilla të intervenojnë organet qendrore, sepse kështu po pëson Kosova si tërësi. Kosova nuk ka kohë për eksperimente.



Muhamed Sytari

# Kush po nxit urrejtje?

## Frymëra kryqtare e mesjetare që nxisin urrejtje kombëtare, fetare, njerëzore!

E kam dëgjuar disa herë atë fjalim të çuditshëm! E kam dëgjuar me habi, por edhe pa habi! Me habi, duke marrë parasysh kurajën e përzier me servilizëm të një prifti shqipfolës, që duke përzier kurajën për të hedhur vrer mbi myslimanët, përzier me servilizmin ndaj vendit që i ha bukën, nxit urrejtje kombëtare, fetare e humane! E kam dëgjuar atë fjalim të frikshëm (por aspak frikësues, sepse kjo është natyra e këtij soji) të priftit shqipfolës që krahason të vrarët e kasaphanës njerëzore të Srebrenicës me diçka që për etikë të shkrimit, misionit e vetë tragjedisë makabre në fjalë, nuk mund ta riprodhoj siç me krenari e deklaronte ai, prifti mesjetar i kohëve tona! E kam dëgjuar me neveri lutjen e tij kryqtarë për krahasim të fatit të tyre të hidhur me atë të vëllezërve të mi kosovarë, që falë Allahut e fituan lirinë e tyre me shumë vuajtje, dhembje, sakrificë e humbje shpirtrash burrërorë! E kam dëgjuar thirrjen e tij, me të cilën kryqëzon shpirtin e madh të bashkëjetesës ndër shqiptarë, atë shpirt të madh që buron nga Kur'ani , tradita e profetit më të madh, të cilin asnjëherë s'e njohën publikisht, ndaj të cilit patën kurajën dhe gjakftohtësinë për të hedhur vrer kohë më parë në Gjermani!? E kam dëgjuar dhe nuk më shkakton habi; kjo është natyrë e patjetërsueshme e atyre për të cilët Kur'ani urdhëron: "As jehuditë, e as krishterët kurrë nuk do të jenë të kënaqur me ty deri sa ta pasosh fenë e tyre" (El- Bekare, 120.) E kam dëgjuar atë fjalim të kobshëm të atij prifti mesjetar dhe ndër mend më erdhën dijetarët e djegur në turrat e drurit, librat e tyre të masakruar, bibliotekat e djegura e lumenjtë me ngjyrë të tjetërsuar nga boja e librave të dijetarëve tanë gjithashtu; kështu janë kryqtarët mesjetarë! Kur nuk patën mëshirë, respekt, nderim e vlerësim për dijetarët e tyre si të kishin për dijetarët tanë?!E kam dëgjuar atë fjalim! E lexova edhe letrën e tij të hapur, ku çuditërisht mundohet të justifikohet me aktivitetin 43 vjeçar për atë që "emocionalisht" ka deklaruar.

### FRYMËRA MESJETARE KRYQTARË TË ATIJ SOJI, JO VETËM QË E DËMTOJNË HARMONINË TONË KOMBËTARE E FETARE

Fjalët të dala nga goja e tij nuk kanë nevojë as për koment as për nëntekst as për kontekst! Ndërsa ai "plaku që s'e pyet njeri", në kohën e fjalimit të priftit shqipfolës, ka qenë myftiu i Detroitit (e përtej tij), pra zëri më i lartë e zyrtar i myslimanëve shqiptarë atje, Imam Vehbi Ismaili, rahmet pastë. Ai me një deklaratë serioze e ka dënuar aktin që edhe prifti e dënon por.., mesjetarisht! Nuk e di se ku ka më turp sesa një prift shqipfolës të fyejë një komb, një komunitet e një fe, kaq banalisht sa rasti në fjalë! Myslimanët nuk kanë qenë me bishta! Shqiptarët nuk janë të tillë! Ata 1 milion e 900 mijë krijesa humane nuk janë qimoshë si qimoshi me të cilin i krahason prifti shqipfolës (aspak shqiptar), por vëllezërit tanë shqiptarë kosovarë! Imagjinoni për pak sikur njëri nga Imamët e nderuar shqiptarë të Amerikës (a kudo në botë) të kishte folur në këtë mënyrë..!A do kishte justifikim për të?!E kam dëgjuar dhe e kam dënuar atë fjalim! Ai vetëm duhet dënuar! Frymëra mesjetare kryqtarë të atij soji, jo vetëm që e dëmtojnë harmoninë tonë kombëtare e fetare (për të cilën kemi punuar, punojmë e do të punojmë me shumë sinqeritet), por kthehen në një kërcënim serioz për të ardhmen e shëndoshë të marrëdhënieve tona ndërfetare! Shpirtrave të masakrave të kriminelëve serbë, që justifikohen se luftuan kundër "fundamentalizmit islam", u qoftë xheneti dhe mëshira e Allahut! Agresorëve të tyre, ndëshkimi hyjnor dhe zemërimi i brezave! Priftit kryqtar mesjetar që dëshiroi fatin e dëshmorëve të Srebrenicës edhe për vëllezërit tanë në Kosovë, TURPI i një kombi, me të cilin ai nuk mund të ketë më asnjë lidhje pas fjalimit të tij të neveritshëm!Sikurse lutem që përfaqësuesit më të lartë të kishave katolike në trojet shqiptare të distancohen publikisht nga kjo deklaratë e ulët, nxitëse e frymërave kryqtare mesjetare, shkatërruese të harmonisë fetare, kombëtare e humane!





## MYFTIU TËRNAVA U PRIT NGA MINISTRI I JASHTËM TURK AHMET DAVUTOGLU

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava më 08 mars 2010, në Ankara u prit në Ministrinë e Punëve të Jashtme të Turqisë nga kryediplomati turk, Ahmed Davutoglu, i cili myftiut i rezervoi një pritje të ngrohtë e miqësore. Myftiu Tërnava në takim me ministrin Davutoglu, pasi çmoj lartë rolin dhe kontributin e Turqisë për Kosovën, falënderoi ministrin Ahmet Davutoglu për përkrahjen dhe mbështetjen e diplomacisë turk në organizmat ndërkombëtar për Kosovën. Myftiu Tërnava kërkona nga ministri Davutoglu, që diplomacia turke të përdor ndikimin e saj tek shtetet e Konferencës Islamike për të lobuar për Kosovën, sidomos tek ato që ende nuk e kanë njohur Kosovën që një gjë të tillë ta bëjnë sa më para. Myftiu Tërnava në takim me ministrin Davutoglu u shpreh se disa shtete si rezultat i shumë faktorëve kanë rënën pre e propagandës së egër serbe të udhëhequr nga Jeremiqi, përball një realiteti krejt ndryshe që është në Kosovë.

Ministri turk Davutoglu u shpreh që Ankaraja zyrtare në tërësi e Ministria që e drejton ai në veçanti, si edhe deri tash do të jetë një ndër përkrahësit dhe mbështetësit e pa rezervë të Kosovës në arenën ndërkombëtare. "Mbështetja jonë për Kosovën do jetë e vazhdueshme derisa Kosova të jetë pjesë e të gjithë organizmave ndërkombëtar" –tha ministri turk i punëve të jashtme. Gjatë qëndrimit në Ankara myftiu takoi edhe kryetarin e DIJANET-it, dr.. Ali Baradakogllu me bashkëpunëtorë, pastaj Tajar Artikullac - kryetar i Sektorit të vakëfeve të DIJANET-it të Turqisë, Drejtorin e përgjithshëm të TIKA-së, Musa.





## MYFTIU TËRNAVA NË KAJRO: PAVARËSIA E KOSOVËS KA STABILIZUAR RAJONIN E BALLKANIT

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, me ftesë të autoriteteve egjiptiane, ka qëndruar në Kajro, ku është mbajtur Kongresi i 22-të i Këshillit Suprem për Çështje Fetare. Ky Kongres është mbajtur nën përkujdesjen e Presidentit të Egjiptit, Husni Mubarak. Këtë vit, në këtë kongres morën pjesë 80 delegacione nga shtete të ndryshme. Myftiu Tërnava aty lexoi kumtesën "Kosova nëpër kohë", ku paraqiti një histori të Kosovës. Duke folur për peripecitë që ka kaluar Kosova në 100 vjetët e fundit, ai vuri në dukje dhunën e egër serbe.. Më tutje, në fjalën e tij ai u përqendrua në 10 vjetët e fundit në liri, për t'u ndalur sidomos në këto dy vitet e Kosovës shtet i pavarur dhe për të vënë në pah arritjet në fushën e shtetndërtimit. Myftiu tha se pavarësia e Kosovës ka stabilizuar rajonin e Ballkanit. Ai u bëri apel të pranishmëve që të ndikojnë tek qeveritë e atyre vendeve që ende s'e kanë njohur pavarësinë e Kosovës, që ta bëjnë njohjen sa më parë. Gjatë qëndrimit në Kajro, Myftiu u bëri thirrje autoriteteve të Egjiptit që të njohin Kosovën shtet të Pavarur dhe Sovran. *(R.Shkodra)*



**KALOI NË JETËN E AMSHUESHME MR. HAMDI (TAHIR) THAÇI (1934-2010)**

Kush ishte Hamdi Thaçi

Mr. Hamdi Thaçi u lind më 24 janar 1934 në Gjakovë. Është i biri i Myderrizit Tahir ef. Thaçi (1898-1984), i cili ka qenë njëri prej hoxhallarëve, dijetarëve më të shquar jo vetëm të Gjakovës, por edhe në tërë Kosovën. Myderriz Tahir ef. Thaçi ka qenë i madhi prej katër djemve të Mulla Himës (Adurrahimit). Të katër djemtë e Mulla Himës ishin hoxhallarë, dy prej tyre hafëzë. Emrat e katër djemve të mulla Himës, gjyshit të Mr.Hamdi Thaçit, janë: myderriz Tahir Efendiu (1898-1984), mulla Ragibi (1900-1984), hafiz Hysniu (1910-1954) dhe hafiz Selimi (1913-2001). Edhe babai i tyre, mulla Abdurrahimi, me të tre vëllezërit, të gjithë kanë qenë hoxhallarë. Ky është një rast i rrallë jo vetëm në Kosovë e në Shqipëri, që në dy brezni, në një shtëpi, të kishte tetë dijetarë, tetë hoxhallarë! Tetë dijetarët, tetë hoxhallarët, paraardhësit e Mr.Hamdiut, ishin pasardhësit e dhjetëra hoxhallarëve të tjerë, disa prej të cilëve kanë qenë myderrizë, disa hafëzë, po ka pasur prej tyre edhe Myfti, siç ishte edhe Myftiu Ismail Efendi Yvejsi, një nga udhëheqësit e Degës së Lidhjes së Prizrenit në Gjakovë dhe pjesëmarrës në Kuvendit e Lidhjes së Prizrenit (1878).Të gjithë këta hoxhallarë, dijetarë e atdhetarë kanë qenë pasardhësit e Yvejs Efendiut, i cili ka qenë Myderrizi i parë i Medresesë së Madhe të Gjakovës, e cila për afër tre shekuj i ka dhënë dritë krejt Kosovës...

Bazat e edukimit fetar e kombëtar Hamdiu i mori në gjirin familjar, në familjen ku jetonin së bashku katër hoxhallarë, po u edukua sidomos nën kujdesin e mulla Tahirit. Mësimet fillestare i kreu në vendlindje, ndërsa shkollën e mesme, Medresenë, e kreu në Damask, në Siri, në vitin 1965. Menjëherë i vazhdoi studimet në Karaçi të Pakistanit, ku mbaroi Fakultetin e Drejtësisë. Studimet postdiplomike i vazhdoi në Universitetin e Panxhabit, në qytetin Lahore, në Pakistan, ku magjistroi në letërsi-filozofi në vitin 1971. Edhe pasi magjistroi, Mr. Hamdi Thaçi nuk iu nda studimit, hulumtimit dhe përgatiti tezën e doktoratës (mbi 800 faqe) me titullin: "Dy koncepte të filozofisë"...

Pas dhjetë vjetë shkollimi në Siri dhe Pakistan, edhe 10 vjetë të tjerë i kaloi në Tripoli të Libisë, ku jetoi, punoi dhe zhvilloi veprimtari të ndryshme - letrare, kulturore dhe atdhetare. Në shtypin arab ka botuar shumë shkrime, artikuj, studime; sidomos ka bashkëpunuar me gazetën "Java e Kulturës", që botohej në Tripoli, bashkëpunëtor i rregullt i së cilës ishte. Në Botën Arabe, përmes shkrimeve letrare, ai e bëri të njohur çështjen shqiptare... Nga shkrime të ndryshme, këtu vlen të përmendet shkrimi me titull: "Ndikimi i qytetërimit arab në artin dhe letërsinë shqiptare".

Rreth vitit 1980, pas njëzet vjetësh në mërgim, në Azi dhe Afrikë, ai do të kthehej në vendlindje, në Gjakovë, me përmallim të madh për çdo vend në Kosovë.... Pas një kohe të shkurtër, u vendos në Prishtinë, ku do të vazhdonte veprimtarinë, në fillim në gazetën "Rilindja", me shkrime e përkthime nga gjuha arabe, urdu... Ka botuar me dhjetëra, qindra shkrime nëpër gazeta e revista të ndryshme, jo vetëm në Kosovë. Në revistën "Dituria Islame", që e boton Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Mr.Hamdi Thaçi ka botuar shkrime shumë të dobishme, herë pas here, për afro njëzet vjet. Për lexuesit e rinj, këtu po paraqesim vetëm titujt e disa prej shkrimeve të tij.

1."Shqiptarët në Libi", "Dituria Islame", Nr.65, qershor, 1995(2) "Muhammed Ikball, Poezi, përkthye nga urdishtja, Nr.84, dhjetor, 1996. (3) "Nga atomi deri te multi universi i nënshtrohen vetëm Allahut", botuar në revistën "Dituria Islame", Nr.85, tetor-nëntor, 1996(4)"Stresi dhe rrugëdalja", "Dituria Islame", Nr.102-103, maj-qershor, 1998.(5) "Misticizmi Hebraik", "Dituria Islame", Nr.104, korrik-gusht, 1998(6) "Kuptimi i identitetit", "Dituria Islame", Nr. 123-124, 2000.(7) "Bazat e psikologjisë së besimit", Nr.126, dhjetor, 2000.(8) "Kriza e kulturës evro-perëndimore" Nr.127-128, janar-shkurt, 2001.(9) "Somnambulizëm (Ecja e përgjumur)", Nr.141, mars, 2002....etj. etj. Dy-tri javë, para se të ndërronte jetë, në revistën "Dituria Islame" u botua shkrimi i tij i fundit "Kur'ani dhe Shkenca e Multiuniversit", "Dituria Islame", Nr. 234, janar, 2010.

Përveç këtyre shkrimeve me shumë vlerë, rahmetliu ka botuar shkrime, studime, përkthime edhe në revistën "Frymëzimi" të Gjakovës, në revistën letrare "Jeta e Re" të Prishtinës, "Vepra" e "Hëna e Re" të Shkupit dhe në shumë gazeta të përditshme. Përveç librit me titull: " Filozofia Indiane" (Politeizmi), Koha, Prishtinë, 2003, botuar nga MASHT, dhe krijimtarisë aq të frytshme e të dobishme të publikuar, - Mr.Hamdi Thaçi ka lënë dorëshkrim të gatshme për t'u botuar, edhe shtatë libra. Gjatë viteve të Luftës Çlirimtare të UÇK-së, 1998-1999, rahmetliu ka qenë këshilltar politik për Lindjen e Mesme i Bacës Adem (Demaçit), i cili ishte zëdhënës politik i UÇK-së.

Ne, si krijesa njerëzore, të gjithë jemi të përkohshëm në jetën tokësore. Të gjithë prej Zotit jemi, të gjithë tek Zoti do të kthehemi. Insha'Allah kthehemi faqebardhë, siç u kthye ai në moshën 76-vjeçare, duke lënë gjurmë të pashlyeshme në kulturën islame-shqiptare.Ai kaloi në jetën e amshueshme, duke na lënë vepra me vlera të pamohueshme. Dr. Rexhep Boja i priu namazit të xhenazes. U varros në Prishtinë, me 22 shkurt 2010. Në varrimin e tij morën pjesë zyrtarë të lartë nga Kryesia e BIK-së, hoxhallarë nga Prishtina, intelektualë nga Prishtina, Mitrovica, Prizreni, Peja, Gjakova, dhe nga mbarë Kosova.

*(Mexhid Yvejsi)*



## MYFTIU TËRNAVA PRITI SHEFIN E ICO-SË PITER FAIT

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava priti në një takim pune shefin e ICO-së, Piter Fait, të cilin e njohu me punën, angazhimet dhe sfidat e Bashkësisë Islame të Kosovës. Shefi i ICO-së, Piter Fait, pasi falënderoi Myftiun për pritjen, çmoi lartë rolin dhe kontributin e bashkësive fetare në Kosovë, e posaçërisht të Bashkësisë Islame për ofrimin e komuniteteve fetare e etnike në Kosovën e pasluftës.

Piter Fait në bisedë me Myftiun u interesua për rrjedhat dhe gjendjen në Bashkësinë Islame. Myftiu Tërnava nga ana e tij, shprehu gatishmërinë e BI të Kosovës që të kontribuoj në krijimin e klimës së mirëbesimit në mes komuniteteve fetare e etnike në Kosovë. "Ne si popull, prej kohësh kemi kultivuar ndjenjën e tolerancës e mirëkuptimit ndërfetar e ndëretnik. Këtë traditë pozitive jemi të vendosur që ta kultivojmë edhe në të ardhmen"- tha Myftiu Tërnava.

Myftiu Tërnava e njohu shefin e ICO-së edhe me sfidat që ka Bashkësia Islame dhe njëherësh kërkoi nga ai që të përdor autoritetin e tij që sa më parë të bëhet i mundur rindërtimi i Xhamisë së Ibrit në pjesën veriore të Mitrovicës, që forcat serbe e shkatërruan në luftën e fundit.

Myftiu gjithashtu e njohu edhe rastin e Xhamisë së Arastes dhe të Xhamisë së Kalasë në Prizren. Myftiu kërkoi nga shefi i ICO-së, që edhe këto dy xhami në qytetin e Prizrenit të futen në planin për rindërtim dhe restaurim, kështu që qytetit të Prizrenit t'i kthehen të gjitha vlerat e dikurshme.

*(R.Shkodra)*

## MEDRESEJA SHËNOI DATËLINDJEN E MUHAMEDIT A.S.

Të enjten, më 25 shkurt 2010, në Medresenë e mesme "Alauddin" të Prishtinës, me moton " Ti je shembulli ynë " u mbajt manifestimi kushtuar datëlindjes së Pejgamberit a.s.. Pjesëmarrës, përveç nxënësve dhe profesorëve të medresesë, mysafirë qenë nga Kryesia e BIK-së, organizata "Tika", shoqata "Vakful Islam" etj.. Të pranishmëve iu drejtua drejtori i medresesë, Bahri ef. Simnica, i cili, pasi përshëndeti të pranishmit, tha: "Sot jemi tubuar për të kujtuar personalitetin e ndritur të njerëzimit, Pejgamberin Muhamed a.s.. Ne kujtojmë Pejgamberin, Muhamedin a.s., të cilin Allahu xh.sh., e zgjodhi për Pejgamber dhe e ngarkoi me Shpalljen e Kuranit, për ta bartur tek ne deri në Kiamet". Në emër të Kryesisë së BIK-së, të pranishmit i përshëndeti Ahmet Sadriu, i cili përgëzoi nxënësit dhe këshillin edukativo-arsimor të medresesë me rastin e datëlindjes së Pejgamberit Muhamed a.s..

Kori i nxënësve të medresesë për të pranishmit shfaqi një program të pasur me ilahi, poezi, e recitale kushtuar Pejgamberit Muhamed a.s..Në fund, drejtori i medresesë u ndau nga një dhuratë nxënësve më të mirë të çdo klase, ndërsa organizatës "Tika" i dha mirënjohje për bashkëpunimin dhe përkrahjen e medresesë.

## MYFTIU TËRNAVA U FOLI NXËNËSVE TË MEDRESESË PËR MEVLUDIN

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, me rastin e datëlindjes së Muhamedit a.s., më 5 mars 2010, pati një takim me nxënësit e medresesë së mesme "Alauddin" të Prishtinës, të cilëve u foli për traditën e manifestimit të datëlindjes së Pejgamberit tek ne. Ai në fillim nxënësve iu drejtua me fjalët: "Të flasësh për medresenë, është një privilegj, të jesh nxënës në medrese, po ashtu është një privilegj, kurse të shkruash për medresenë, përveçqë është privilegj, është edhe përgjegjësi" –për të vazhduar: "Të nderuar nxënës e nxënëse! Ju që keni fatin të jeni nxënës të medresesë, nuk dalloni aq nga kolegët tuaj në shkollat e mesme, me të vetmin ndryshim që ju këtu mësoni edhe për mësimet hyjnore". Më tutje duke folur për traditën e Mevludit tek ne, Myftiu Tërnava theksoi: "Tek ne tradita e manifestimit të datëlindjes së Pejgamberit është e kamotshme, është manifestim i mishëruar me popullatën tonë, i cili datëlindjen e Pejgamberit, 12 rebiul evelin, e ka shënuar dhe respektuar në mënyrën më të mirë. Për këtë qëllim ylematë tanë kanë krijuar vepra artistike, si në prozë ashtu edhe në poezi.Tek ne është i njohur manifestimi i mevludit, qoftë si krijimtari, qoftë si manifestim. Një traditë e tillë duhet të vazhdohet, sepse ajo shpreh përkushtimin e besimtarëve tanë ndaj Pejgamberit Muhamed a.s.".

Myftiu në fjalën e tij vlerësoi lart organizimin e nxënësve të medresesë për datëlindjen e Pejgamberit a.s., për se tha: "Edhe aktivitetet tuaja për këtë ngjarje duhen parë në vazhdën e traditës së kamotshme. Jam i impresionuar nga organizimi juaj për shënimin sa më madhështor të datëlindjes së Pejgamberit a.s.".

*(R.Shkodra)*



## GJILANI SHËNON DATËLINDJEN E MUHAMEDIT A.S.

Në xhaminë e Madhe në Gjilan, u shënua datëlindja e Muhamedit a.s.Për këtë manifestim festiv u dha një program të përgaditur nga KBI në Gjilan, ku u këndu kur'an, pjesë nga mevludi,ilahi kaside , dhe ligjeratë.Takimin e përshëndeti kryetari i KBI-së në Gjilan Ilmi ef. Krasniqi. Kurse në emër të Kryesisë së BIK dhe në emër të myftiut Mr Naim ef. Tërnava, tubimin e përshëndeti Dr. Farush ef. Rexhepi, anëtar i Kryesisë së BI-së të Kosovës, i cili njëherit mbajti ligjeratën me temën: Rëndësia e dërgimit të pejgamberëve, ku me theks të veçantë foli mbi personalitetin e të dërguarit të fundit Muhamedit a.s, i cili ndër të tjerash tha se shembulltyra e Muhamedit a.s ishte,është dhe do të jetë më se e nevojshme si mënyrë e jetesës islame për mbarë njerëzimin deri në Ditën e Gjykimit.Kori I medresesë "Alauddin" , paralelja në Gjilan lexuan pjesë nga mevludi tradicional, ca ilahi e kaside. Danë e mevludit e bëri kryeimami i KBI-së në Gjilan Agim ef. Hyseni. Vlenë të theksohet se gjatë këtij muaji ditëlindja e Muhamedit a.s u shënua edhe në xhamitë e tjera pranë KBI-së në Gjilan.

*(Agim Hyseni)*

## DEQANI KEMTON DATËLINDJEN E MUHAMEDIT A.S.

Në xhamin e fshatit Strellc i Ulët është mbajtur manifestimi qendror i lindjes së Muhamedit a.s organizuar nga KBI e Decanit ku mernin pjesë personeli i këtij Këshilli,Imamët e të gjitha xhamive,xhematlinje dhe qytetar të shumte.Fjalën përshendëtese mbajti kreu i KBI-së së Decanit, Besim ef.Hlilaj i cili tha se në historin e gjatë të njerëzimit Muhamedit a.s nuk i afrohet askush për nga madhështia,sakrifica dhe kontributi ndaj së vërtetës dhe gjinis njerzore. Jemi të obliguar ta njohim historin e jetës së tij,të veprojm sipas synetit të tij dhe prore të i dërgojm salavat pejgamberit tonë, porositi ne permbyllje te fjalimit te tij kryetari i K.B.I i Deqanit ef.Halilaj. Ligjëratën qendrore me tëmën "Mrekullit e Muhamedit a.s" Nazim ef.Ramadani.Ai veq tjerash tha se Pejgamberia është një dhuratë që nuk mund të arrihet e as të fitohet.Ajo i dhurohet nga Zoti atij që është i gatshem dhe i fuqishëm ta barte atë.Ai me tej i shpjiegoi në menyrë kronologjike mrekullit e Muhamedit a.s duke shtuar se Profeti ynëe ishte i fundit që do të vinte në tokë dhe mrekullia e tij nuk do të ishte si mrekullia e Musait dhe Isait e cila përfundoi me vdekjen e tyre.Pas ligjeratës,nxënësit të cilët vijojn mësim-besimin në këtë xhami shfaqen një program artistik me ilahi recitale e poezi kushtuar Muhamedit a.s.

*(Harun Shabanaj)*



## DRENASI KREMTON DITËLINDJEN E MUHAMEDIT A.S..

KBI në Drenas më datë 9 mars 2010, ka organizuar manifestim për përkujtimin e veprës së Muhamedit a.s. Manifestimi i mbajt në " Shtëpinë e Kulturës" ku u dha një program kulturo – artistik, në të cilin merrnin pjesë shumë mysafir,nga Kryesia e BIK-ut, Dr. Xhabir Hamiti, dhe Ekrem ef. Simnica. Prezent ishin, nxënësit nga medreseja në Prizren me koordinatorin e saj,z Miftar Ajdini, Fondacioni për Arsim dhe Kulturë Atmofera,mysafir nga KBI-Suhareka, Lipjani dhe Malisheva, përfaqësues nga Kuvendi Drenasit,Organizatat e dala nga lufta etj. Ligjeratën qendrore e mbajti Dr. Xhabir Hamiti i cili e vlerësoi se Drenasi është qytet tradicional i mevludit i cili u trashëgua dhe u këndua brez pas brezi gjer në ditët tona,nga ulematë më të njohur. Këtë takim e ka përshëndetur edhe kryetari KBI-së në Drenas Osman ef. Musliut. Ligjeratën e dytë e mbajti prof. Miftar Ajdini koordinator i Medresës në Prizren.Pas këndimit të ilahive kori i degës së medresës në Prizren shfaqi pjesë nga dokumentari "Ndryshimet që ndodhën me ardhjen e të dërguarit të fundit "i cili zgjoj një interesim të veçantë për të pranishmit.

*(Beqir Thaçi)*

## "A MJAFTON VETËM 8 MARSI?"

Ishte motoja e manifestimit të organizuar nga Departamenti për Gra e Kryesisë së BIK-ut për nder të nënës. Programi u mbajt më 08.03.2010 në Sallën e Kuqe në Pallatin e Rinisë dhe Sporteve, në Prishtinë, ku të ftuara ishin përfaqësuese të institucioneve të ndryshme.Ne emër të Departamenti për Gra të Kryesisë së BIK-së të pranishmet i përshendeti Hanife Jahiri, e cila tregoi se punën që ka bërë dhe bënë Departamenti i Grave është që t'i shpalos vlerat e gruas në Kosovë. Pastaj të pranishmeve ju drejtua ligjëruesja nga Shqipëria Suela Dibra, e cila është njëra ndër themelueset e këtij Departamenti, ku prezantoi festen e 8 Marsit nga perspektiva Islame : "është vetëm një ditë e vetme ku nënat dhe femrat respektohen dhe tregohet respekt ndaj tyre, sikur të ishte çdo ditë e vitit 8 Mars, atëherë Islami do ta priste krahëhapur festimin e një rasti të tillë". Kori i nxënëseve së Medresesë së Mesme "Alaudin" në Prishtinë prezantuan një program mjaft të pasur kulturor: ilahi, monolog, poezi të shkruara nga vetë nxënëset…etj. Qëllimi i këtij organizimi ishte që të tregojmë vlerën, të drejtat dhe pozitat që islami i ka dhënë Gruas. Këtë më së miri e tregojnë ajetet e ndryshme nga Kur`ani famëlartë dhe hadithe të ndryshme e të shumta nga i Dërguari i Allahut a.s. "Xhenneti është nën këmbët e nënës" "Gëzimi më i mirë i kësaj bote është një grua e mirë".

*(Hanife Jahiri)*



## MIJËRA MYSLIMANË NORVEGJEZË PROTESTOJNË KUNDËR PUBLIKIMIT TË KARIKATURAVE

Mijëra myslimanë norvegjezë protestuan në rrugët e kryeqytetit Oslo, në shenjë revolte kundër publikimit të një karikature të Muhamedit a.s. në gazetën "Dagbladet". Gazeta në fjalë Profetin a.s. e ka paraqitur si një derr. Protestuesit, shumë të zemëruar nga kjo nëpërkëmbje e figurës së Muhamedit a.s., kanë vlerësuar se ky është një sulm i madh për myslimanët dhe është kundër fesë së tyre. "Unë jam këtu, sepse ajo që ka bërë gazeta "Dagbladet", është shumë fyese për ne," - tha Kashif Aurangzev, një 34-vjeçar, shofer taksie. Protestuesit thërrisnin parulla për respektimin e feve dhe kanë kërkuar që të tregohet më shumë respekt për të gjitha fetë. Karikaturat janë ribotuar nga një gazetë norvegjeze në janar të vitit 2006, duke çuar në akte të dhunshme kundër Ambasadës norvegjeze në Siri. Në Norvegji myslimanët janë vlerësuar në 150.000 nga 4.5 milionë, sa ka ky vend.

## SULMOHET XHAMIA NË NASHVILLE

Një sulm vandal ka ndodhur ndaj një xhamie në Tennessee (Nashville), ka bërë që krerët e besimeve të ndryshme të bashkohen me duar për të luftuar urrejtjen fetare dhe racore në juglindje të këtij shteti amerikan. Shoqatat hebraike dhe krishtere kanë shprehur solidaritetin me myslimanët dhe kanë dënuar aktet e tilla që nuk kontribuojnë për paqen. Xhamia "Al-Faruk" është dëmtuar rëndë, sepse mbi muret e saj sulmuesit kanë shkruar "myslimanë, shkoni në shtëpi", si dhe kanë vizatuar disa kryqe në murin e jashtëm të xhamisë. Sulmuesit aty po ashtu kishin lënë një letër urrejtjeje, në të cilën shkruhej se Islami është armik dhe se feja është duke u përpjekur të shkatërrojë ShBA-në dhe Izraelin. Ky është sulmi i parë ndaj kësaj xhamie, që është ngritur në 2003. Një studim i kohëve të fundit nga "Qendra e Kërkimeve Pew", tregon se shumica e amerikanëve dinë shumë pak për Islamin.



## GLOBI KA 1.57 MILIARDË MYSLIMANË

Numri i myslimanëve në botë ka arritur në 1.57 miliardë, dhe, duke u bazuar në të dhënat e fundit, myslimanët tashmë përbëjnë gati një të katërtën e popullsisë së përgjithshme, shumica e të cilëve jetojnë në Azi. Sipas këtij studimi të "Forumi Pew" për Fe dhe Jetë Publike" të publikuar në www.timeturk.com, del se Indonezia ka numrin më të madh të myslimanëve në ndonjë shtet - gati 203 milionë banorë, që përfaqëson vetëm më pak se 13% të popullatës së përgjithshme. Myslimanët në Indonezi përbëjnë rreth 88% të popullsisë së vendit. Më pas renditet Pakistani, me 174 milionë myslimanë, të cilët përbëjnë rreth 96% të popullsisë së vendit, ndjekur nga India me rreth 161 milionë myslimanë, të cilët përbëjnë vetëm 13,4% të popullsisë. Sipas këtij studimi, shumica dërrmuese e myslimanëve janë të drejtimit suni – në mes 87 e 90% kundrejt 10-13%, që mendohet të jenë shiinj. Egjipti ka popullsinë më të madhe myslimane në Lindjen e Mesme dhe në Afrikë Veriore .Evropa ka rreth 38 milionë myslimanë. Rusia ka 16 milionë, Gjermania 4 milionë, dhe Franca 3.5 milionë. Nga rreth 4.6 milionë myslimanë në dy Amerikat, rreth 2.5 milionë jetojnë në ShBA. Këto studime janë mbledhur nga 232 vende dhe territore të botës.

## DIALOGU ISLAMI DHE EVROPA: IDENTITETI DHE ANKTHI

Dialogu me temën "Islami dhe Evropa - Identiteti dhe Ankthi" në mes akademikut zviceran, Dr-François Mayer nga Instituti "Religioscope", dhe Jamal Harvood nga Hizb-ut Tahrir, kishte tubuar shumë myslimanë dhe jomyslimanë në Zvicër. Dialogu vuri në pah paaftësinë dhe mosgatishmërinë e vendeve evropiane për t'i akomoduar pakicat dhe sidomos ato myslimane, edhe pse ato shtete trumbetojnë për pluralizëm dhe liri fetare. Veprimtaria u organizua pas ashpërsimit të klimës ndaj myslimanëve, që ka të bëjë me ndalimin e ndërtimit të minareve në Zvicër . Të dy panelistët theksuan nevojën që myslimanët duhet të angazhohen më shumë në debate të tilla përkitazi me Islamin në Evropë, për të siguruar që pikëpamjet e tyre të dëgjohen dhe që mitet janë ndërtuar si të pabaza e të paqena, dhe u ra dakord se debatet e tilla do të ulin tensionet në mes popullatës



## EGJIPTI RESTAUROI MANASTIRIN MË TË VJETËR NË BOTË

Autoritetet e shtetit të Egjiptit kanë përfunduar restaurimin e manastirit të krishterë, që konsiderohet më i vjetri në botë, i njohur si manastiri i Shën Antonit (Saint Anthony's). Manastiri besohet të jetë i vjetër afro 1.600 vjet. Projekti është mbështetur nga Qeveria Egjiptiane dhe kap një kosto prej 14 ml $ (£ 8.9 milionë), dhe realizimi ka zgjatur më shumë se tetë vjet. Manastiri është një vend shumë i popullarizuar për vizitorët koptë e të krishterë.



## MJEKËT MYSLIMANË NDIHMOJNË VIKTIMAT E HAITIT

Shoqata mjekësore islame në Amerikën e Veriut (IMANA) ka ndihmuar në konvertimin e "Bojeux park Parc" ( Haiti) një objekt të kujdesit shëndetësor. Bashkëpunimi është bërë përmes një partneriteti në mes IMANA (CDRS) dhe vullnetarëve të AIMER Haiti. Spitalet ekzistuese në Port-au-Prince janë të mbushura me pacientë, por mjekët nga IMANA thonë se janë duke shpresuar për të rritur kapacitetin e tyre, sepse viktima të tërmetit vazhdojnë të vijnë me probleme shëndetësore, si thyerje, plagë të infektuara dhe dehidratim."Tani, me partnerët tanë, ne jemi duke u ofruar shërbime më se 1oo pacientëve në ditë. Po shpresojmë t'i rregullojmë pajisjet që do të lejojnë që kirurgët tanë të vihen në kryerjen e procedurave të thjeshta për drejtimin e një dhome të plotë me celular operativ" -- tha Dr Samir Gafur, një mjek vullnetar në Port-au-Prince. Gafurri është mjek kardiolog në Qendrën Spitalore në Uashington DC. Shoqata IMANA planifikon të dërgojë ekipe shtesë (mjekë dhe kirurgë) çdo javë, për të mbështetur operacionet atje ....

## MYSLIMANËT DHE TË KRISHTERËT NORVEGJEZË BASHKËRISHT KUNDËR DHUNËS NË FAMILJE

Kisha e Norvegjisë e Këshillit Ekumenik & Marrëdhënie Ndërkombëtare si dhe Këshilli Islamik i Norvegjisë kanë publikuar një deklaratë të përbashkët, me të cilën dënohet haptazi dhuna brenda familjes. Kjo deklaratë myslimano-krishtere sjell në fokus çështjen e dhunës dhe marrëdhëniet në familje, prej kohësh një problem i rëndësishëm social në Norvegji. Sipas Rev Dr Olav Fykse Tveit, Sekretar i përgjithshëm i Këshillit të Kishës së Norvegjisë në Ekumenik dhe Marrëdhënie Ndërkombëtare, një në çdo katër femra ka qenë e ekspozuar ndaj dhunës në marrëdhënie familjare. Kurse Shuajb Sulltan Muhamed, Sekretari i përgjithshëm i Këshillit islamik të Norvegjisë, shprehet: "Në cilësinë tonë si komunitete fetare, ne duam të kontribuojmë pozitivisht në luftën kundër dhunës në familje dhe në marrëdhënie të ngushta, si me qëndrime ashtu edhe me veprimet tona". Dhuna në familje dhe në marrëdhënie të ngushta është një vepër penale që është kundër mësimeve tona fetare dhe të drejtave të njeriut. Kjo vlen edhe në Norvegji, sikurse kudo tjetër.

## MYSLIMANI FITON ÇMIMIN E LARTË TË OKB-SË PËR TOLERANCË

Abdul Setar Edhi nga Pakistani dhe François Houtart, një belg, që janë mbrojtës të të drejtave të njeriut,
- janë lauruar me një çmim prestigjioz të Kombeve të Bashkuara për punën e tyre në promovimin e tolerancës dhe jodhunës. Ata të dy janë nderuar me çmimin nga Organizata e Arsimit, Shkencës dhe Kulturës (UNESCO), për kontributin për përkushtimin dhe avancimin e tolerancës, artit, arsimit, kulturës, shkencës dhe komunikimit. Çmimi është themeluar në vitin 1995 për nder të 125-vjetorit të lindjes së Mahatma Gandit, i cili gjatë tërë jetës kishte bërë përpjekje për të përmirësuar kushtet e grupeve më të pafavorizuara në Pakistan dhe në Azinë Jugore, dhe për të promovuar dinjitetin e njeriut, të drejtat e njeriut, respektin reciprok dhe tolerancën.



## NDËRROI JETË SHEJHU I EZ'HERIT, MUHAMED SEJID TANTAVI

Shejhul Ez-her dr.Muhamed Sejid Tantavi ndërroi jetë në moshën 82 vjeçare pas një ataku në zemër që pati në Rijad,ku ishte ftuar të merrte pjesë në ceremonin vjetore të ndarjes së çmimit "Mbreti Fejsal". Ai u lind më 1928 në Said (Egjypt). Mësimet e para i mori në vendlindje ku edhe mësoi Kuranin përmendsh , mësimet e mëtejme më 1944 i vazhdoi në institutin fetar të Aleksandrisë. Më 1958 përfundoi fakultetin e Usulu dinit.Gradën doktor shkence në lëmin e hadithit dhe tefsirit e arriti më 1966, ku dy vjet më vonë emërohet pedagog në po të njëjtin fakultet. Në 1976 u emërua dekan në fakultetin e usuludinit në Asjut. Më 1985 u emërua dekan i fakultetit të studimeve islame dhe arabe,kurse më vonë më 1986 emërohet myfti i Egjiptit. Në vitin 1996 emërohet shejhul Ez-her, si pasues i shejhut Xhadul Hak Ali Xhadul Hak. Më vonë për katër vjet ishte myderris në Libi,kurse poashtu ishte edhe dekan i fakultetit të studimeve islame (pas universitare) në Universitetin Islamik të Medinës. Fetvat e tij shpeshëherë shkaktonin polemika në mesin e ylemave myslimanë. Në vitin 2004 fetvaja e tij ka zemëruar shumë myslimanë, pasiqë ai ka mbështetur vendimin e qeverisë frenge për të ndaluar hixhabin në shkolla dhe institucione shtetërore. Përkundër të gjitha kundërshtimeve, Sheikh Tantavi, i cili kishte PHD e tij në Hadith dhe Tefsir, mbeti një dijetar i shquar. Kah fundi i vitit 2009, ai u radhitt një nga 10 personalitetet e larta myslimane më me ndikim në botë në një studim që bëri Qendra Islame për Studime. Strategjike"Royal" në Jordani dhe Georgetovn University. Dr. Tantavi pas vetës la dy djem dhe një vajzë. Njëri djal punon në gjykatë, kurse tjetri në operatorin qendror të statistikave, kurse vajza e tij është specialiste e sëmundjeve të fëmijëve.

*(Rexhep Suma)*

